# DITURIA ISLAME

NUMER 264 | VITI 26 | KORRIK 2012 | RAMAZAN 1433 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



## RAMAZANI
## DHE AGJËRIMI

www.dituriaislame.net

O ju që besuat, agjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm.
(El Bekare, 183)

## PEJGAMBERI A.S. KA THËNË:

Agjërimi dhe Kur'ani do të ndërmjetësojnë për besimtarin ditën e ringjalljes. Agjërimi do të thotë: O Zot! Unë agjëruesin e pengova ditën nga të ngrënët, të pirët dhe nevojat e tjera të natyrshme. Pranoma ndërmjetësimin për faljen e tij. Edhe Kur'ani do të thotë: O Zot! Unë lexuesin e pengova natën nga gjumi dhe pushimi. Më mundëso të ndërmjetësoj për faljen e tij.
(Pas pranimit të këtyre lutjeve, të agjërimit dhe Kur'anit), do të pranohet ndërmjetësimi i tyre në favor të besimtarit.

Çdo punë e birit të Ademit i përket atij, përveç agjërimit. Ai është Imi dhe për të shpërblej Unë.

Agjëruesi ka dy gëzime: gëzimin gjatë iftarit dhe gëzimin gjatë takimit me Allahun në Ditën e Ringjalljes.

Tri dua nuk refuzohen: Lutja e prindit për fëmijën, lutja e agjëruesit dhe lutja e mysafirit.

Për çdo gjë jepet zekati. Zekati i trupit është agjërimi, kurse agjërimi është gjysma e durimit.

Kush ngrihet (lutet) Natën e Kadrit, me bindje e kënaqësi, i falen mëkatet e bëra.

DITURIA ISLAME









Me ftesë zyrtare nga Ministria e Çështjeve dhe Vakëfeve Fetare nga Mbretëria e Arabisë Saudite, një delegacion prej 13 vetash nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK), udhëhequr nga Myftiu i Republikës së Kosovës - Mr. Naim ef.Tërnava, qëndruan për vizitë dyjavore në Mekë, Medinë dhe Riad.




DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Botoi: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Ramazani, muaj i mirësive dhe sukseseve

*Më 20 korrik sipas takvimit është dita e parë e Muajit të Ramazanit. Ndodhemi para një sezoni që ofron dhe garanton shumë të mira (hajrate) .".. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes keni dronë Time (El Bekare, 197)*

*Ky është edhe sezoni më i madh i të gjitha mirësive, muaji mubarek, muaji i Ramazanit, të cilin e specifikoi i madhi Allah me zbritjen e Kur'anit, më i madhi libër të cilin askush nuk mund ta devijoj as ta shtrembëroj. Kushtetutë e përjetshme e udhëzimit të krijesave, ligji i qiellit për udhëzimin e tokës. (Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramadanit që në te (filloi të) shpallet Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqaruesi i rrugës së drejtë dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështërsim për ju (të agjëroni ditët e lëshuara më vonë). Që të plotësoni numrin, të madhëroni Allahun për atë se u udhëzoi dhe që të falënderoni. (El Bekare, 185).Kjo dhunti i është dhën ymetit të Resulullahit a.s., një muaj për çdo vit, ky mysafir i respektuar.*

*Myslimanët e respektojnë dhe nderojnë dhe fitojnë kënaqësinë e Allahut xh.sh. . Por ka edhe nga ata që nga ky muaj mban kujtimet dhe gjurmët më të këqija. Ruana Zot nga kjo kategori njerëzish. Përgëzime për ata që Ramazani i bën shefat. Përgëzime për atë që Kurani i bëhet dëshmitar."Agjërimi dhe Kur'ani ndërmjetësojnë për robin nesër në Ditën e Gjykimit. Në ditën e gjykimit vjen agjërimi dhe Kur'ani. Agjërimi thotë:"O Zot, këtë njeri e kam penguar nga ushqimi dhe epshet, prandaj më prano mua ndërmjetësues për të"; Kur'ani thotë: "Unë e kam penguar prej gjumit të natës, prandaj më prano mua ndërmjetësues për të.." (Ahmedi).*

*Kjo botë ka tregtarët e vet, por edhe Ahireti ka tregtarët e saj. Tregtarët e Dynjasë sezonin e fitimit e përcjellin me precizitetin më të plotë. Njashtu është edhe me tregtarët e Ahiretit që në këtë muaj shtojnë ibadetet, duatë, mirësitë, lutjet. Por fitimi i tregtarve të Ahiretit aspak nuk është i njëjtë me ata të dynjasë. Tregtarët e Ahiretit fitojnë faljen e Zotit të tyre, xhenetin nën të cilat rrjedhin lumenj. Tregtarët e ahiretit janë mu ashtu siç i ka cilësuar Allahu xh, sh. Ata janë njerëz që nuk i pengon as tregtia e largët e as shitblerja në vend për ta përmendur Allahun, për ta falur namazin dhe për ta dhënë zeqatin, ata i frikësohen një dite kur do të tronditen zemrat dhe shikimet (En-Nurë, 37).*

*Në këtë muaj shanset për të shtuar të mirat janë para tyre. Transmeton Ebu Hurejre se Resullullahi a.s., ka thënë: "Kur të fillojë ramazani, portat e xhenetit hapen, portat e xhehenemit mbyllen dhe shejtanët ndryhen.(Buhariu dhe Muslimi).Këto janë dëshmi dhe fakte që mundësitë për të bërë mirë janë të panumërta, kurse për të vepruar keq janë të pakta.*

*Ruaje vetveten tënde, gjuhën, veshët, sytë, duart , ruajë gjymtyrët tjera dhe mos prek haram dhe mos vepro haram. Mundohu të pastrohesh (nga mëkatet) në këtë muaj se është rasti për këtë. Mjerë për ata që e arrijnë këtë muaj dhe nuk arrijnë të bëjnë dallimin mes këtij muaji dhe muajve të tjerë. Mjerë për ata që privohen nga kjo mirësi. Allahu na e ka dhënë këtë mundësi në këtë muaj. Në qenien njerëzore ka dobësi, ai është krijuar nga balta e argjila, të zi e të prishur (me erë të keqe) të formuar- të trajtuar-mesun. E këtu është sekreti i fjalës së Tij ".. dhe ti japë atij shpirtin që është krijesë Imja..(El Hixhr, 29). Pra, në brendësi të njeriut forca shpirtërore dhe ajo materiale vazhdimisht janë në luftë me njëra tjetrën. Poashtu në këtë muaj kanë ndodhur ngjarje të cilat kanë ndryshuar pozitivisht rrjedhën e historisë njerëzore. Kemi betejën e Bedrit në të cilën triumfoi fjala e Allahut xh.sh., kundrejt mushrikëve. Kemi natën e Kadrit, ku ebu Hurejre transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush ngrihet (lutet) Natën e Kadrit, me bindje e kënaqësi, i falen mëkatet e bëra. " (Buhariu dhe Muslimi). Poashtu Muhamedi a.s. në një hadith tjetër thotë: "Kjo natë ka vlerë më shumë se një mijë muaj e atij që i ndalohet, i është ndaluar gjithë mirësia. Të mirën e tij e refuzon vetëm i mallkuari." (Ibn Maxhe)*

*Shpresojmë dhe kemi bindjen në të madhin Zot që të na e pranojë agjërimin dhe lutjet tona. Allahu na ndihmoftë që të kemi agjërim të lehtë. Të agjërojmë Ramazanin me bindje dhe kënaqësi, që të na falen mëkatet e bëra. Të lutemi për paqe e mirësi në familjet tona, për vendin tonë, mirëqenien dhe paqe në globin tokësorë.*

*Mr. Rexhep Suma*

# Reportazh nga Arabia Saudite

**Myftiu Tërnava vizitoi Rektorin e Universitetit Islamik të Medinës**

Me ftesë zyrtare nga Ministria e Çështjeve dhe Vakëfeve Fetare nga Mbretëria e Arabisë Saudite, një delegacion prej 13 vetash nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK), udhëhequr nga Myftiu i Republikës së Kosovës - Mr. Naim ef.Tërnava, qëndruan për vizitë dyjavore në Mekë, Medinë dhe Riad. Në Medinë Myftiu Tërnava pati një takim me Rektorin e Universitetit të Medinës – Dr. Muhamed El Ukle, i cili mysafirëve nga Kosova u bëri një mikpritje bujare në ambientet e Universitetit dhe, për nder të tyre, shtroi drekë dhe darkë. Myftiu u interesua për gjendjen dhe suksesin e studentëve kosovarë që studiojnë aty. Rektori El Ukle premtoi se në të ardhmen do të shtohet numri i studentëve kosovarë. Në këtë takim u inicua projekti për arritjen e një marrëveshjeje - "memorandum mirëkuptimi" në mes universitetit islamik "Xhamiatul Islamije" të Medinës dhe Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës. Kjo marrëveshje përfshin shkëmbimin e përvojave në mes Bashkësisë Islame të Kosovës - Fakultetit të Studimeve Islame (FSI) të Prishtinës, dhe universitetit islamik, "Xhamiatul Islamije" të Medinës, për shkëmbim përvojash, organizim të seminareve, konferencave shkencore etj.. Ky projekt, sipas Rektorit El Ukle, do të realizohet shumë shpejt. Për këtë çështje u bisedua po ashtu edhe me prorektorin - Dr. Abdurrahman Kadah, i cili ishte i ngarkuar me këtë çështje ku edhe u hartua projekti i marrëveshjes për memorandum bashkëpunimi në mes BIK-së dhe Universitetit të Medinës, që pritet të finalizohet shumë shpejt.







Më pas delegacioni vizitoi fushëbetejën e luftës së Bedrit, ku kishte ndodhur ballafaqimi i parë në mes besimtarëve dhe mushrikve dhe ishte arritur një fitore e pastër islame. Edhe pse të gjithë anëtarët e delegacionit kishin vizituar më parë këtë vend, emocionet që u krijuan gjatë vizitës si grup, lënë mbresa të veçanta, të gjata dhe të paharruara tek secili. Myftiu Tërnava, nga ana e tij, gjatë kësaj vizite nuk përtonte fare të sillte të dhëna për ndodhi e



ngjarje, dhe storie duke e sqaruar e detajizuar ngjarjet që u kanë ndodhur myslimanëve në këtë betejë historike. Delegacioni vizitoi po ashtu edhe kodrën e Uhudit. Po atë ditë, me kërkesë të studentëve të Medinës, delegacioni, edhe pse kishte një axhendë tepër të ngjeshur, pranoi ftesën e studentëve për një takim, ku të diskutohej për kushtet dhe brengat e tyre. Ai qe një takim shumë frytdhënës, edhe pse nuk ishin të pranishëm as gjysma e studentëve, sepse ato ditë mbaheshin provimet e fundvitit. Megjithatë, studentët bënë një pritje vëllazërore dhe shfaqën respekt të veçantë për këtë vizitë.





**Delegacioni i Kryesisë së Bashkësisë Islame kreu Umren**

Delegacioni i Kryesisë së Bashkësisë Islame bëri një Umre. Para se të mësyjnë Mekën, besimtarët para vetes kanë gjithmonë Fjalët e Allahut dhe Pejgamberit a.s., që flasin për peshën dhe vlerën e Umres. Lidhur me këtë, Resulullahu a.s. në një hadith thotë: "Nga njëra umre në tjetrën falen gjynahet e vogla".(Buhariu dhe Muslimi). Blerja e ihramave dhe nisja për Umre ishte kulmi i tërë udhëtimit. Pastrimi dhe veshja e petkut të ihramit, telbija, tekbiret , duatë, leximi i Kuranit, - të gjitha këto e karakterizojnë qëndrimin në ihram. Pas namazit të ikindisë, që e falëm në xhaminë e Resulullahit, u nisëm për Mekë, e cila nga Medina është afro 416 km.

Kur arritëm në Mekë, shkuam në Qabe... Mijëra myslimanë, duke bërë tavafin, kalonin dhe lëviznin sikur valët e detit, duke u lutur



dhe duke kërkuar falje nga Allahu, mirëqenie e paqe për njerëzimin dhe familjet e vendet e tyre. Ndonëse ishte mesnatë kur hymë në tavaf, Qabeja ishte e stërmbushur. Të qetë, të nënshtruar, në meditime të thella, bëmë tavafin, për të falur dy rekate tek mekami Ibrahim. Po ashtu shtatë ecje prej kodrës Safa drejt Merves dhe anasjelltas, një detyrim ky që na priste. Gjatë sajit kujtonim patjetër Fjalët e Allahut: "Safa" dhe "Merve" janë nga shenjat (për adhurim) e Allahut, e kush e mësyn shtëpinë për haxh (Qabenë për haxh) ose për umre (vizitë jashtë kohës së haxhit), nuk është mëkat për te t'i vizitojë ato të dyja (të ecë në ato dy vende). E kush bën ndonjë të mirë nga vullneti (joobliguese), s'ka dyshim se Allahu është shpërblyes i gjithëdijshëm". (El Bekare,158). E Lusim Allahun që ta ketë pranuar ibadetin dhe Umren tonë.

Gjatë ditëve në vijim, i gjithë delegacioni zhvilluam disa vizita dhe, përveç të tjerash, vizituam mesharil haramin (Mina, Muzdelife dhe Arefat). Këto vende të kujtojnë sezonin e Haxhit, të mbushura përplot me haxhinj nga të katër anët e botës, të veshur me petkun e ihramit. Sigurisht që ajo bukuria mahnitëse sikur u mungonte atyre vendeve në këtë sezon. Megjithëkëtë, gjithnjë është kënaqësi t'i vizitosh ato vende, qoftë edhe ashtu të zbrazura, dhe të ndalosh në secilin prej tyre e të shohësh nga afër investimet që janë duke bërë autoritetet saudite për rehatinë dhe komoditetin e haxhinjve.



**Myftiu Tërnava pritet nga zv/Ministri i Çështjeve të Fesë i Arabisë Saudite, Abdul Aziz Al- Amar**

Myftiu i Republikës së Kosovës Mr.Naim ef.Tërnava, me bashkëpunëtorët, u prit në vizitë zyrtare nga zv/Ministri i Çështjeve të Fesë i Arabisë Saudite, Abdul Aziz Al-Amar, i cili i shprehu mirënjohje dhe falënderim për punën madhore që është duke bërë Myftiu në shërbim të Islamit dhe Kosovës. Myftiu, nga ana e tij, falënderoi autoritetet saudite që kanë ofruar ndihmë për Kosovën në kohën kur më së shumti kishte nevojë për dorën e ndihmës dhe sidomos gjatë kohës së luftës në Kosovë, por edhe në periudhën e emergjencës – ndihma të shumta për popullatën e Kosovës. Ai theksoi edhe marrëdhëniet e shkëlqyera dhe bashkëpunimin shumë të ngushtë në mes BIK-së dhe Ministrisë së Çështjeve Fetare të Arabisë Saudite dhe premtoi se ky bashkëpunim do të thellohet e zgjerohet: "Ne kemi dorëzuar një Projekt në Ministrinë Tuaj për të ndihmuar në ngritjen e disa xhamive dhe vakëfeve, që do të ndërtojë BIK, sigurisht në bashkëpunim me ju dhe besoj se kjo kërkesë tashmë është aprovuar dhe inshalla, të fillojmë sa më shpejt ndërtimin e 17 xhamive të reja në Kosovë", - i tha Myftiu Tërnava zv/ Ministrit, Abdul Aziz Al- Amar. Nga ana e tij Zv/Ministri Al-Amar tha se vendi i tij ndjek me vëmendje zhvillimet në Kosovë dhe për Kosovën. "Ne si shtet jemi të përkushtuar që të ndihmojmë e përkrahim Kosovën në forumet dhe organizmat ndërkombëtarë" - tha Zëvendësministri saudit. Ndërkaq, për bashkëpunimin me Bashkësinë Islame të Kosovës dhe shtetin e Kosovës, ai tha se do të







shohin rrugët më të mira për të bashkëpunuar dhe për të investuar në krijimin e vakëfeve të reja, pa lënë anash fushat e tjera..

Po ashtu Myftiu Tërnava pati një takim me Dr Salih Husejn el Aid, Sekretar i përgjithshëm i Këshillit të Lartë për çështje fetare. Gjatë këtij takimi Dr. Salih Husejn el Aid, i konfirmoi Myftiut Tërnava se projektet për ndërtim të xhamive dhe vakëfeve u janë ofruar që nga viti 2008 janë aprovuar. Ai poashtu ka falënderuar Myftiun Tërnava edhe për mënyrën dhe formën e kompletimit të dokumentacionit që është kërkuar nga ky institucion. Ai ka shtuar se vendi i tij ndjek me vëmendje zhvillimet në Kosovë dhe për Kosovën. Poashtu në këtë vazhdë Myftiu Tërnava pati edhe një takim ku morrin pjesë shumë personalitete me ndikim në politikën e këtij shteti. Myftiu Tërnava në këtë takim mbajti fjalën kryesore, kur paraqiti historikun, organizimin, arritjet dhe sfidat e BIK-së dhe të institucioneve të saj. “Ne si Bashkësi Islame, gjatë luftës kemi qenë të dëmtuar rëndë, afro 50% të objekteve tona qenë shkatërruar, mirëpo pas luftës, falë organizimit të mirë të BIK-së, xhematit dhe ndihmës së donatorëve nga vendet arabe, prej të cilave prin Mbretëria e Arabisë Saudite, kemi arritur që t’i sanojmë dëmet e luftës”- ka thënë, ndër të tjera, Myftiu Tërnava. Ai po ashtu ka dhënë një intervistë për Radio Kurani Kerimin, ku prezantoi gjendjen dhe situatën që po kalon Kosova si shtet i ri dhe problemet me të cilat po ballafaqohet Kosova dhe sfidat që ka përpara.

Myftiu Tërnava me bashkëpunëtorët, pati edhe disa takime me personalitete të rëndësishme, si me drejtorin e Organizatës “El Vakf el Islami”, Muhamed El Kethiri, pastaj me Dr. Abdulhameed Al- Mazrou, zv/Sekretar i përgjithshëm i Zyrës dhe Marrëdhënieve Ndërkombëtare në organizatën“WAMY”. Një takim më të veçantë pati me Dr. Adil Esh-Shidin, zv/Sekretar i Ligës së Botës Islame, prej të cilit Myftiu Tërnava kërkoi që të ndikojnë në vendet islame të cilat nuk e kanë njohur ende pavarësinë e Kosovës. Në këtë takim u bisedua rreth njohjeve dhe zhvillimeve ekonomike e sociale të Kosovës si shtet i ri dhe atij iu kërkua të bëjë trysni më shumë tek shtetet islame që nuk e kanë njohur pavarësinë e Kosovës. Myftiu në vazhdën e takimeve zyrtare pati takim me Ibrahim Abdollah Al- Khuzayem, drejtor ekzekutiv i ‘The Islamic Solidary Found”, pastaj një takim vëllazëror dhe qëndrim në Ambasadën e Republikës së Kosovës, me Ambasadorin Dr. Rexhep Boja, të cilin e uroi për emërimin e tij Ambasadorë në Riad. Vizita zyrtare dy javore e delegacionit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës në Arabin Saudite, ishte e frytshme dhe e suksesshme.

Mr. Rexhep Suma

# Komentimi i sures “Er-Rrahman” (3)

**Sabri Bajgora**

الشَّمْسُ وَالْقَمَرُ بِحُسْبَانٍ.وَالنَّجْمُ وَالشَّجَرُ يَسْجُدَانِ. وَالسَّمَاءَ رَفَعَهَا وَوَضَعَ الْمِيزَانَ. أَلاَّ تَطْغَوْا فِي الْمِيزَانِ.
وَأَقِيمُوا الْوَزْنَ بِالْقِسْطِ وَلا تُخْسِرُوا الْمِيزَانَ. وَالأَرْضَ وَضَعَهَا لِلْأَنَامِ. فِيهَا فَاكِهَةٌ وَالنَّخْلُ ذَاتُ الأَكْمَامِ. وَالْحَبُّ
ذُو الْعَصْفِ وَالرَّيْحَانُ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ

**“Dielli dhe Hëna udhëtojnë sipas një përcaktimi të saktë. Edhe yjet edhe bimët i bëjnë përulje (dëshirës së Rrahmanit). Ai e ngriti edhe qiellin dhe Ai vuri drejtësinë.Që të mos kaloni kufirin në drejtësi. Edhe ju mbani me drejtësi peshojën, e mos lëni mangu në peshojë! Ai edhe tokën e bëri të shtrirë për krijesat. Në të ka pemë të llojllojta, ka edhe hurma me shporta të mbështjella. Edhe drithi me kashtën e tij edhe bimët aromatike (ose ushqyese). E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni (ju o njerëz dhe ju o xhinë)? (Er-Rrahman, 5-13)**

**Koment:**

**5. Dielli dhe Hëna udhëtojnë sipas një përcaktimi të saktë.**

Dielli dhe Hëna, janë cekur si mirësia e radhës nga i Gjithëmëshirshmi, për njeriun. Dobitë që ka njeriu prej këtyre dy trupave qiellorë janë të panumërta, dhe që të gjithë këta trupa planetarë, Allahu i ka nënshtruar që të jenë në shërbim njeriut, të krijesës që e zgjodhi për t’ia besuar mëkëmbësinë në Tokë.

Me dritën e Diellit vjen dita, ku çdo gjë gjallërohet, bimët, pemët, njerëzit dhe çdo gjallesë tjetër, sepse drita e tij i mbush me energji për jetë. Ndërsa me Hënën vjen nata me errësirën e saj dhe i Madhërishmi e ka bërë natën kohë për gjumë, që njeriu të pushojë nga lodhjet e ditës, në kërkim të rrizkut.

Dielli dhe Hëna, janë dy prej shenjave të mëdha të Allahut në nënqiellin tonë. Në bazë të lëvizjeve të tyre ne numërojmë kohën, ditët dhe vitet.

Dielli si qendër e sistemit tonë diellor, është ylli rreth të cilit sillen e lëvizin planetët e këtij sistemi. Po ashtu edhe Hëna ka rëndësi të veçantë për jetën në Tokë, sepse nën ndikimin e saj kemi procesin e baticës dhe zbaticës në dete. Në anën tjetër, pozicionet dhe fazat e Hënës shërbejnë në kalendarin mysliman edhe për caktimin e festave dhe disa nga adhurimet në islam, siç është fillimi dhe përfundimi i agjërimit, koha e Haxhit etj..

Allahu xh.sh. në Kur’an thotë:

“Ai e bëri diellin shndritës, e hënën dritë dhe asaj (hënës) ia caktoi fazat, që ta dini numrin e viteve dhe llogarinë.” – (Junus, 5)

Po t’i hedhim një vështrim më të thellë yjësive të panumërta të Allahut, galaktivave, planetëve dhe trupave të tjerë qiellorë, sigurisht se do të mbetemi të mahnitur nga lëvizjet e tyre të përcaktuara paraprakisht nga I Urti dhe Fuqiploti.

I Lartmadhërishmi në Kur’an, në shumë vende ka përmendur Diellin dhe Hënën se si ato lëvizin e notojnë në Galaktikë me lejen dhe vullnetin e Allahut. I Plotfuqishmi thotë:

“Edhe Dielli udhëton për në kufirin e vet (në cakun përfundimtar). Ai është (udhëtim) përcaktim i ngadhënjyesit, të dijshmit. Edhe Hënës i kemi caktuar fazat (pozicionet)derisa të kthehet në trajtën e harkut (rrem i hurmës së tharë). As dielli nuk mund ta arrijë hënën, e as nata paraditën po secili noton në një galaktikë.” - (Jasin, 38-40).

**6. Edhe yjet edhe bimët i bëjnë përulje(dëshirës së Rrahmanit)**

Kjo gjithësi e tëra i përulet me nënshtrim Krijuesit të saj: “Vetëm Allahut i bën sexhde çdo gjallesë që është në qiej e që është në tokë” – (En-Nahl, 19).

Sexhdja nënkupton nënshtrimin, përuljen dhe adhurimin dhe ka dy kuptime: 1) Sexhde adhurimi me dëshirë, në bazë të zgjedhjes dhe vullnetit të lirë, në të cilin grup hyjnë njerëzit dhe exhinët, përse Allahu thotë: “Pra, bini në sexhde për Allahun dhe adhurojeni!”,dhe 2) Sexhde e detyrueshme, në të cilën hyjnë engjëjt, gjallesat e tjera dhe planetët e galaktikat e shumta në këtë Univers: “Gjithçka që ka në qiej e në tokë i bën sexhde vetëm Allahut me dëshirë

ose me dhunë, (i bëjnë sexhde) edhe hijet e tyre në mëngjes e mbrëmje." – (Er-Rra'd, 15)

Po të hyjmë në analizë më të thellë, do të shohim se sexhdeja përulëse ndaj Allahut e yjeve dhe bimëve (pemëve) nënkupton nënshtrueshmërinë e plotë në kuptim të kryerjes së misionit të tyre për çka edhe i ka krijuar Allahu xh.sh.. Lëvizja e yjeve dhe planetëve nënkupton zbatimin e urdhrit të Allahut që kur i ka krijuar, ashtu sikur edhe bimësia që japin frutat e tyre duke qenë në shërbim të njeriut me urdhër të Fuqiplotit, e kryejnë në këtë mënyrë sexhden e tyre nënshtruese.

Madhështia e këtij ajeti, na jep shenjë për nderimin që i është bërë qenies njerëzore se çdo gjë në këtë ekzistencë, përfshirë diellin, hënën, yjet dhe bimët janë në shërbim të njeriut, meqë ai është bartës i Fjalës së Njëshmërisë deri në Ditën e Gjykimit. Allahu xh.sh. thotë:"Dhe për ju nënshtroi natën e ditën dhe diellin e hënën. Edhe yjet janë të nënshtruar me urdhrin e Tij. Vërtet, në këto ka argumente për një popull që mendon." –(En-Nahl, 12), dhe:

"A nuk e dini ju se Allahu nënshtroi për të mirën tuaj ç'ka në qiej e ç'ka në tokë dhe plotësoi ndaj jush të mirat e Tij të dukshme e të fshehta" – (Llukman, 20)

Rreth fjalës "En-Nexhm", shumica e mufessirëve janë të mendimit se kjo fjalë nënkupton bimët që nuk kanë trup (kërcyell) si gruri, elbi e të ngjashme me to dhe jo yjet e qiellit, ndërsa me fjalën "Esh-Shexheru"nënkuptohen pemët që kanë trupa (trungje). (Allahu e di më së miri).

**7. Ai e ngriti edhe qiellin dhe vuri drejtësinë.**

Qielli është hapësira mbi ne dhe përfshin çdo gjë që është mbi sipërfaqen e tokës.

Fjala "sema'ë"-"qiell", në Kur'an ka ardhur me disa kuptime. Ndër to me kuptim të reve si në ajetin 48 të sures "El-Furkan":"dhe Ne lëshuam prej qiellit (reve)ujë të pastër (shi).".Pastaj ka ardhur edhe në kuptim të shiut në ajetin 11 të sures "Nuh" "Ai ju lëshon nga qielli shi me bollëk", ndërkohë që në ajetet tjera të Kur'anit ka ardhur me kuptimin e saj të vërtetë për qiellin që simbolizon kupën qiellore mbi ne, së bashku me të gjitha galaktikat dhe sistemet diellore që ekzistojnë në këtë vasionë të mrekullueshme.

Allahu xh.sh. e ka zbukuruar këtë qiell me planetët dhe yjet që i ngjasojnë kandilave ndriçues:

"Vërtetë, Ne kemi stolisur qiellin më të afërt (të Dunjasë) me bukurinë e yjeve." (Es-Saffat, 6)

Në këtë hapësirë qiellore nuk mund të gjesh ndonjë zbrazëtirë, por çdo gjë është e përsosur, sepse është krijim i të Gjithëfuqishmit. Nga ky qiell, për hir të njeriut, nxen dielli, bie shiu, bora etj, dhe që të gjitha këto i janë nënshtruar atij që të jenë në dispozicion të jetesës së tij në këtë tokë.

"… dhe vuri drejtësinë"



Allahu xh.sh. veten e ka cilësuar si të Drejtë - "El-Adl"dhe vetëm Ai është në gjendje që të vërë drejtësinë dhe baraspeshën e çdo gjëje në këtë Univers. Fjala "drejtësi" në këtë ajet nënkupton pikërisht drejtësinë dhe baraspeshën, në kuptimin e vendosjes së rregullave e ligjeve të përpikta. Në bazë të kësaj drejtësie, rrjedh edhe jeta e njeriut mbi sipërfaqen e tokës.

Meqë Islami erdhi si Shpallja dhe mesazhi i fundit gjithëpërfshirës hyjnor në Tokë, është e natyrshme që tipari dhe karakteristika e tij kryesor të ishte Drejtësia.

Drejtësia, që është simbol i Islamit, nënkupton një baraspeshim në punët e vlefshme e të mira, duke vendosur çdo vlerë në vendin e saj meritor, me se dëshmohet se drejtësia është barometri i përgjithshëm dhe përfundimtar.

Mbase madhështia e drejtësisë dhe implikimi i saj në rrjetin e kësaj ekzistence, mbështeten edhe në këtë ajet kuranor:

"Allahu vërtetoi se nuk ka zot tjetër përveç Tij, e dëshmuan edhe engjëjt e dijetarët, dhe se Ai është Zbatues i drejtësisë..." - (Ali Imran, 18)

Drejtësia në Islam nuk nënkupton vetëm drejtësinë ekonomike, drejtësinë e gjykimit ose



drejtësinë në ndëshkime, ajo i përfshin që të tria këto segmente dhe përgjithësisht kjo drejtësi është metodë e jetës, program dhe tipar kryesor i Islamit. Dhe nga cilido kënd të vështrosh Islamin, do të shohësh se drejtësia dhe barazia mbizotërojnë ndaj tipareve të tjera. Në të ka drejtësi dhe mirëkuptim në mes të shpalljeve të mëparshme, baraspeshë në mes të individit dhe shoqërisë, baraspeshë në mes të dynjasë dhe fesë, barazi në mes të burrave e grave, barazi dhe drejtësi në mes të varfërve dhe të pasurve, barazi në mes të sunduesve dhe të nënshtruarve, madje mund të thuhet se mbi parimet e kësaj drejtësie janë ngritur qiejt dhe toka, sepse edhe planetët e yjësitë e panumërta lëvizin në këtë gjithësi në bazë të kësaj urtësie hyjnore, e cila ka vënë baraspeshën në çdo segment të saj.

**8. Që të mos kaloni kufirin në drejtësi.**

Rreth fjalës "drejtësi" në këtë ajet (8), mufessirët nuk janë të gjithë në ujdi nëse nënkupton drejtësinë, ashtu siç e synonte këtë kuptim ajeti paraprak, apo bëhet fjalë për peshojën, me të cilën njerëzit peshojnë gjërat gjatë shitblerjes. Sidoqoftë mendimi më i drejtë nga i cili kanë anuar shumica e dijetarëve, është se edhe në këtë ajet fjala "mizan"nënkupton"drejtësinë" e vërtetë që duhet ta stolisë karakterin e një muslimani, sepse i Lartmadhërishmi na porositë që në çdo gjë të kësaj bote të mbajmë drejtësi, dhe jetën tonë ta orientojmë me konceptet e kësaj drejtësie hyjnore. Përndryshe, pa drejtësi, jeta jonë humb kuptimin e saj fisnik, sepse në vend të drejtësisë do të zërë vend pasiguria, çrregullimi dhe çdo gjë e shëmtuar. Kur në një shoqëri humbin vlerat njerëzore, atëherë ajo shoqëri është e gjykuar në dështim të plotë, herët a vonë.

Si përforcim i këtij konstatimi vjen edhe ajeti 17 i sures Esh-Shura: "Allahu është Ai që e zbriti librin e vërtetë dhe drejtësinë.", si dhe ajeti 25 i sures El-Hadid ajeti 25: "Ne i dërguam të dërguarit Tanë me dokumente të qarta dhe Ne zbritëm me ata librin dhe drejtësinë që t'i përmbahen njerëzit të së drejtës."

Madje kuptimi i këtij ajeti të fundit, përputhet plotësisht me atë që kanë shpjeguar dijetarët, sepse Allahu xh.sh. i ka dërguar të Dërguarit e Vet me libra të shenjtë, në të cilët libra përfshihen të gjitha Ligjet për udhëzimin e njerëzve dhe lumturinë e tyre në të dy botët, dhe krahas Librave ka zbritur edhe drejtësinë me anë të së cilës veprojmë gjatë jetës sonë.

Shihet qartë se në këtë ajet nuk kemi të bëjmë me peshojat e njerëzve, por me drejtësinë absolute hyjnore, e cila ndalon nga e shëmtuara, tejkalimi, mizoria dhe mëkatimi. Kjo është drejtësia që thërret në mirëqenie, tolerancë, baraspeshim dhe mirësjellje në veprime e gjykime. Madje Imam Gazaliu është shumë i prerë kur lidhur me këtë ajet thotë:"A ua merr mendja se "Mizani-Peshorja"e përmendur në këtë ajet është peshorja me anë të së cilës njerëzit peshojnë grurin, elbin, arin dhe argjendin? A mos keni iluzione se këtu bëhet fjalë për boçat e kandarit (peshojës.?! Sa larg realitetit është ky konstatim dhe sa e shëmtuar mund të jetë kjo shpifje. Kij frikë Allahun dhe mos u thello në sqarime (komentime) të tilla dhe dije sigurt se kjo peshore-mizan" është "peshorja e njohjes së drejtësisë së Allahut, e njohjes së botës engjëllore, e Librave e të Dërguarve dhe e Pushtetit absolut të Allahut, që të na bëhet e kuptueshme mënyra e drejtësisë hyjnore…"[1]

**9. Edhe ju mbani me drejtësi peshojën, e mos lëni mangu në peshojë!**

Drejtësia absolute që mbretëron në çdo proces të kësaj gjithësie është dritë udhëzimi për të gjitha krijesat, në veçanti për njeriun. Nga kjo dritë ndriçohen edhe mendjet e njerëzve që të punojnë sipas kësaj drejtësie. Andaj çdo vepër e jona duhet të jetë në përputhje dhe konform saj.

Allahu xh.sh. i do robërit e vet të drejtë, gjë të cilën e ka potencuar në shumë ajete kuranore si: "Vërtetë Allahu i do të drejtit" – (El-Maide, 42)

Nisur nga këto premise fisnike, drejtësia që mbulon zemrat dhe shpirtrat tanë, është pikësynim i çdo aktiviteti tonë e në këtë rast edhe drejtësia në raportet ndërnjerëzore. Një segment i kësaj drejtësie pasqyrohet edhe me rastin e shitblerjes gjatë përditshmërisë sonë, ku njerëzit duhet të kenë shumë kujdes se si masin e peshojnë, që të mos i hyjnë në hak tjetrit, sepse një gjë e tillë paraqet shkelje drastike të së drejtës së konsumatorit, dhe një veprim i tillë prapatërheq ndëshkimin e të madhit Zot.

Në lidhje me këtë ka zbritur madje edhe një kaptinë e tërë kuranore "El-Mutaffifin", ku na tërhiqet vërejtja që të jemi të kujdesshëm gjatë matjes dhe peshimit. Pastaj Allahu xh.sh. edhe në suren "El-En'am"ajeti 152, thotë: "…zbatoni me drejtësi masën dhe peshojën."

Ndërkohë që në një hadith, i Dërguari a.s. ka thënë: "Të drejtit në Ditën e Gjykimit do të jenë të ulur në mindere (kolltukë) të dritës (nurit) në të djathtë të Rrahmanit (Mëshiruesit)"

Edhe rreth kuptimit të ajetit të 9-të, dijetarët nuk janë në ujdi nëse bëhet fjalë për peshojën e njerëzve apo për drejtësinë e Allahut. Zemahsheriu dhe ata të cilët komentimit i qasen në mënyrë sipërfaqësore, anojnë nga mendimi se këtu bëhet fjalë për peshojat e njerëzve që të kenë kujdes të mos tejkalojnë kufijtë e lejuar të tregtisë, ndërsa dijetarët e tjerë anojnë nga mendimi se edhe këtu bëhet fjalë për peshojat e drejtësisë hyjnore nesër në Ditën e Gjykimit, me të cilën do të maten e peshohen veprat e njerëzve, qofshin të mira apo të këqija, në të cilat peshoja askujt nuk i bëhet e padrejtë as sa grimca më e vogël e atomit. Në lidhje me këtë kuptim vjen edhe ajeti 47 i sures "El-Enbija'ë": "Në ditën e gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse është (vepra) sa pesha e një kokrre të melit, Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës."

Allahu e di më së miri!

**10. Ai edhe tokën e bëri të shtrirë për krijesat.**
**11. Në të ka pemë të llojllojta, ka edhe hurma me shporta të mbështjella.**
**12. Edhe drithi me kashtën e tij edhe bimët aromatike (ose ushqyese).**

Pas përmendjes së qiellit në ajetet paraprake, tash në vazhdim të ajeteve, shohim mirësitë e tjera që Allahu xh.sh. i ka përgatitur për njeriun, në Tokë. Fjala "El-Enam" sipas shumicës së komentatorëve nënkupton njeriun, ndonëse disa të tjerë nën këtë emërtim përfshijnë edhe exhinët e krijesat e tjera. Sidoqoftë, konteksti i ajetit, nënkupton në radhë të parë njeriun, sepse bëhet fjalë për të mirat e Allahut ndaj tij në këtë botë.

Ambienti që e rrethon njeriun në Tokë, është një ambient i përshtatshëm për jetesë, në të cilën ka pemë të llojllojshme dhe bimë të ndryshme. Janë përmendur edhe hurmat, si një prej ushqimeve kryesore të banorëve ku u shfaq Shpallja hyjnore, ndërkohë që në vazhdim janë cekur edhe drithërat, të cilat shërbejnë si ushqim për njeriun etj.

Të gjitha këto të mira që Allahu i krijoi për njeriun, janë nga mëshira e Allahut për ne dhe të gjitha këto mirësi që u përmenden, dëftojnë për pozitën e lartë të njeriut në konstelacion me krijesat e tjera në këtë gjithësi. Allahu xh.sh. thotë: "Njeriu le të shikoje ushqimin e vet. Ne lëshuam shi të mjaftueshëm. Pastaj e çamë tokën sipas nevojës së bimës, dhe bëmë që në të të mbijnë drithëra, Edhe rrush e perime, Edhe ullinj e hurma, Edhe kopshte të dendura, Dhe pemë e kullosa. Si mjete gjallërimi për ju dhe për bagëtinë tuaj." – (Abese, 24-32)

Njeriu në këtë tokë, e kalon jetën në harmoni të përkryer me ligjet e ekzistencës. Jeta e tij mbi sipërfaqen e Tokës është plot gjallëri e aktivitet. Ai i shfrytëzon të gjitha nimetet që Allahu ia ka lënë në dispozicion. Toka është shtëpia Jonë në të cilën jemi mëkëmbës me urdhrin, Vullnetin dhe dëshirën e Fuqiplotit. Çdo cep i tokës është në shërbim të njeriut. Për këtë arsye I Madhërishmi shpeshherë në Kuran e përmend faktin se çdo gjë në këtë tokë ia ka nënshtruar njeriut, e ky është plotësim i Vullnetit të Tij. Ai ia zgjodhi njerëzimit këtë fe të pastër, në këtë tokë të pastër, në të cilën Ymetit të Muhamedit a.s. ia bëri një nder të veçantë, kur dheun e saj e bëri të pastër, kurse vetë tokën, vend për sexhde dhe adhurim. Pikërisht ky është ai nderimi i madh që na është bërë neve, bartësve të flamurit të Njëshmërisë që pothuajse çdo pëllëmbë të kësaj toke, mund ta shfrytëzojmë për t'i rënë në sexhde Allahut të Madhërishëm, ashtu siç na ka dëftuar edhe Pejgamberi a.s.: "Toka më është bërë xhami, kurse dheu i saj pastërti".

**13. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni (ju o njerëz dhe ju o xhinë)?**

Ajeti i 13-të i kësaj sureje, përmbyll ciklin e parë të përmendjes së dhuntive dhe mirësive të Allahut ndaj njeriut, ndërkohë që në vazhdim të sures po ky ajet do të na përsëritet edhe 30 herë.

Përmendja e këtij ajeti 31 herë në këtë sure ka një urtësi të madhe, e këtë do ta shohim edhe në vazhdim të sures, ku tash ripërsëritja e tij do të na vjen pas cekjes së çdo të dytës mirësi.

Sipas shumicës së dijetarëve, ajeti në fjalë u është drejtuar jo vetëm njerëzve po edhe exhinëve, meqë edhe ky lloj i krijesave janë të ngarkuar me obligime ndaj Allahut njësoj sikurse njerëzit. Këtë konstatim e vërtetojnë edhe disa ajete të kësaj sureje, si fjala vjen: ajeti 31: "Ne do të merremi me (llogarinë për) ju, o ju dy të rëndësishmit (njerëz dhe xhinë)."; pastaj ajeti 33: "O turmë e xhinëve dhe e njerëzve, nëse keni mundësi të dilni përtej kufijve të qiejve e të tokës, depërtoni pra, po nuk mundeni vetëm me ndonjë fuqi të fortë."; dhe ajeti 35: "Juve dy grumbujve (njerëzve dhe xhinëve) u derdhet përmbi flakë



zjarri dhe do t'u derdhet rem i shkrirë e nuk do të keni mundësi të mbroheni."

Në lidhje me faktin se thirrja u është drejtuar njerëzve dhe exhinëve, kemi edhe transmetimin nga Xhabiri r.a. të ketë thënë: I Dërguari i Allahut një ditë doli para ashabëve dhe ua lexoi suren "Er-Rrahman" në tërësi, prej fillimit e deri në fund, ndërsa ashabët kishin heshtur të gjithë. Ai u kishte thënë: "Ua kam lexuar exhinëve këtë sure në "Natën e exhinëve" e ata kanë reaguar më mirë se ju. Sa herë që vija tek fjalët e Allahut: "Fe bi ejji alai rabbikuma tukedh-dhiban- E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni (ju o njerëz dhe ju o xhinë)?" ata thoshin: "Nuk e mohojmë asgjë prej mirësive të Allahut. Vetëm Atij I takon falënderimi".2

Duke analizuar urtësinë e përsëritjes së shumtë të këtij ajeti, përgjatë kësaj sureje, hasim në një komentim interesant ku ndër të tjera thuhet:

Ajeti në fjalë: "Fe bi ejji alai rabbikuma tukedh-dhiban- E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni (ju o njerëz dhe ju o xhinë)?"është përsëritur 8 herë, pas ajeteve që flasin rreth urtësive dhe madhështisë së Allahut në krijesa, fillimit të krijimit, mësimit të Kuranit etj. Pastaj është përsëritur 7 herë të tjera pas ajetit që flet rreth Zjarrit të Xhehenemit, duke simbolizuar kështu 7 dyert e Xhehenemit. Pastaj është përsëritur edhe 8 herë të tjera pas përmendjes së banorëve të Xhenetit, duke simbolizuar 8 dyert e Xhenetit dhe në fund është përsëritur edhe 8 herë të tjera pas përmendjes së dy xheneteve që gjenden nën këto dy xhenete. Prandaj ai që i beson me bindje tetë (8) përsëritjet e para, Allahu do t'ia dhurojë mirësitë e dy tetësheve të tjera të përsëritura, dhe do ta mbrojë nga ndëshkimi i zjarrit për hir të përsëritjes shtatë herë të këtij ajeti, pas ajeteve që flasin rreth ndëshkimit në Xhehenem.[3]

**Urtësia e këtyre ajeteve (5-13)**

- Dielli dhe Hëna janë dy shenja të mëdha të Allahut në Tokë, në bazë të lëvizjes së të cilëve, njerëzimi përllogarit kohën dhe njehson vitet.. Lëvizjet e tyre janë të paracaktuara dhe ato lëvizin e notojnë nëpër orbitat e tyre të njohura. Dielli dhe Hëna kanë ndikim të drejtpërdrejt në jetesën e njerëzve në Tokë. Pa këta trupa qiellorë, nuk mund të paramendohet jeta e njeriut mbi sipërfaqen e Tokës.
- Çdo gjë në këtë ekzistencë i përulet dhe i bën sexhde Allahut të Madhërishëm. Edhe yjet edhe bimët respektojnë këtë Urdhër dhe Vullnet hyjnor. Sexhdeja e tyre ndaj Mëshiruesit (Rrahmanit) nënkupton kryerjen e misionit të tyre, të caktuar nga i Lartmadhërishmi.
- Hapësira e pakufishme e qiellit mbi ne, është krijim madhështor i Krijuesit Fuqiplotë. Yjet që u shëmbëllejnë kandilave ndriçues, shërbejnë për orientimin e njeriut gjatë natës dhe rrugëtimit të tij në tokë dhe në dete.
- Meqë një prej emrave të bukur të Allahut është "El-Adl-I Drejti", kjo nënkupton se drejtësia është një prej shtyllave kryesore të qëndrueshmërisë së jetës njerëzore mbi sipërfaqen e tokës. Kjo drejtësi hyjnore ka mbushur tokën dhe qiellin dhe në bazë të kësaj drejtësie, njeriu i përmbahet Ligjeve hyjnore të zbritura nga i Madhërishmi.
- Allahu xh.sh. për hir të njeriut të cilin e nderoi me mëkëmbësinë në tokë, ia nënshtroi çdo gjë në këtë tokë, duke i dhuruar ushqime të llojllojshme nga bimët, drithërat dhe pemët.
- Pas të gjithë këtyre mirësive të panumërta ndaj njeriut, Allahu xh.sh. u drejtohet atyre njerëzve që mohojnë Zotin, duke përfshirë në këtë rast edhe llojin tjetër të krijesave me intelekt– exhinët, se cilën mirësi të Zotit Tuaj po e mohoni. Ky ajet që është përsëritur 31 herë në këtë sure, është argument i mjaftueshëm që mendjet njerëzore të kthjellen e të mos bien pre e intrigave të shejtanit të mallkuar, i cili mision të vetëm në këtë botë ka lajthitjen e njerëzve nga rruga e besimit të drejtë në Zotin xh.sh. Të përmendurit e fjalës "Rabb" në këtë ajet, tregon se Allahu xh.sh. është Edukuesi ynë mëshirëplotë, i Cili na mëson e edukon në rrugën e drejtë të cilën duhen ndjekur nëse dëshirojmë shpëtimin e botës së amshueshme.

(1) Dr. Shevki Dajf "Suretu-rr-Rrahman ve suver kisar", Shtëpia botuese "Darul mearif", botimi 3, f. 57, Kajro 1995. (2) E transmetojnë Tirmidhiu (3213); Hakimi (2/473) i cili këtë hadith e vlerëson si "sahih" në "Mustedrekun"e tij, sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, ndonëse këta nuk e kanë transmetuar; Bejhekiu në "Ed-Delail en-Nubuvveti" (2/232) (3) Hadaiku Rrevh… vëll. 28, f. 276

# Agjërimi ndërmjet shpirtërores dhe fizikes

**Nexhat Ibrahimi**

**Krahas namazit, agjërimi është nyja kryesore e besimit në Zotin dhe bën pjesë ndër faktorët kryesorë në formimin e personalitetit të njeriut dhe orientimin e aktivitetit të tij konstruktiv, në procesin e humanizimit të njeriut, në perceptimin e virtyteve njerëzore dhe fisnikërimin e shpirtit të tij.**

## Njeriu ndërmjet kundërshtive

Formimi i personalitetit të fuqishëm dhe të shëndoshë njerëzor duhet ta ketë parasysh faktin se njeriu gjendet në luftë të përhershme ndërmjet hamendjeve dhe kundërshtive. Në të zhvillohen gjithnjë beteja të pafundme dhe të vështira ndërmjet forcave destruktive (shejtanore) dhe pozitive (engjëllore). Njeriu, si qenie dualiste, i përbërë prej shpirtit dhe materies, është fushëbetejë e kundërshtive në mes frymës dhe materies, sepse në të janë në konflikt interesat e frymës dhe materies. Kjo luftë në mes frymës, që synon të ngjitet në 'lartësi', drejt burimit të saj, Allahut, dhe materies, e cila bie drejt fundit, e tërheq njeriun drejt burimit të saj, elementit shtazarak. Filozofi perëndimor, Henry Bergson, këtë konflikt e përshkruan si luftë në mes frymës që ngjitet drejt burimit të tij Zotit, dhe materies, e cila shkon poshtë e më poshtë dhe tërheq me vete njeriun. Madje, thelbin e qenies njerëzore disa e shohin në braktisjen e tij, në makthin e tmerrin që e shoqërojnë njeriun, në ikjen drejt boshllëkut dhe hiçit, në vdekje.

Dhe, vërtet, pozita e njeriut në botën fenomenale, e shikuar nga aspekti material, duket absurde, pikërisht sikurse thotë Albert Kamy - thelbi i pozitës së njeriut në botë është absurd.[1] Dhe njëmend, po qe se pozita e njeriut në natyrë do të zinte fill vetëm në bazën materiale, ai do të ishte më se absurd, tragjik dhe i pakuptimtë. Allahu thotë:"Pa dyshim, njeriu është në humbje, përveç atyre që besojnë dhe punojnë vepra të mira, dhe që i rekomandojnë njëri-tjetrit të vërtetën dhe që i rekomandojnë njëri-tjetrit durimin". (El-Asr, 2-3)

Por, në dallim nga ekzistencializmi dhe ...izma të tjerë evropianë, të cilët njeriun në këtë botë e shohin të pakuptimtë e absurd, duke ia mbyllur të gjitha rrugët, Kur'ani e përshkruan këtë gjendje të vështirë të njeriut ("Pa dyshim, njeriu është në humbje..."), por edhe i gjen rrugëdalje nga qorrsokaku dhe absurdi ekzistues, duke thënë se ata që dinë dhe besojnë se njeriu, krahas dimensionit material - ka edhe dimensionin shpirtëror, krahas trupit - ka edhe shpirtin, krahas qenies fizike - ka edhe qenien shpirtërore, krahas vlerave materiale - beson edhe në vlerat shpirtërore morale etike ("Përveç atyre që besojnë dhe punojnë vepra të mira, dhe që i rekomandojnë njëri-tjetrit të vërtetën dhe që i rekomandojnë njëri-tjetrit durimin".).[2]

Njëmend, feja i dha njeriut edhe dimensionin e dytë, i cili ndihmon në zgjidhjen e kundërthënieve, kurse ndjenjën e braktisjes, vuajtjes, dhembjes, kotësisë së njeriut, - e humanizon; jetën e tij e bën me plotë forcë e energji, optimizëm e kurajë. Ai, njeriu, nuk është krijesë absurdi, rastësie, aksidenti, po qenie me mision të caktuar, të lartë, si e quan Kur'ani "zëvendës i Zotit në Tokë" (halifet'ull-llah fi'l-erdi - El-Bekare, 30), që ai, në emër të Krijuesit të qeverisë, me tërë mirësitë e botës dhe kozmosit.[3]

## Agjërimi si mjet efikas kundër skllavërimit material

Ofensiva e fuqishme materialiste në botën aktuale po shtrihet dhe po skllavëron çdo pore të jetës. Ky skllavërim dhe shkretim dita ditës është më i theksuar, është më i theksuar sidomos me zhvillimin e hovshëm të arritjeve tekniko-

teknologjike. Në disa etapa historike, dhe sidomos te disa popuj, njeriu është shndërruar në lodër pasive, me se ai ka humbur nga vlera e tij. Edhe pse ia kanë lehtësuar jetën, kompjuteri dhe makinat e llojllojshme digjitale kanë varfëruar në masë të madhe dimensionin e tij intelektual dhe shpirtëror. I shtrënguar nga të gjitha anët, në shumë raste njeriu u është nënshtruar epsheve animale, dhe si pasoja kemi alkoolizmin, narkomaninë, perversitetin, hipererotizmin, stresin, depresionin etj..

Agjërimi në Islam paraqet NJË mjet jashtëzakonisht të fuqishëm dhe efikas në luftë kundër materializmit vulgar dhe presionit të tij skllavërues. Ky kundërshtim nuk refuzon a injoron epshin dhe materien me çdo kusht dhe tërësisht. Agjërimi nuk ka synimin që tek njeriu të zhvillojë asketizmin, raportin pasiv ndaj materializmit dhe ndrydhjen e epsheve. Përkundrazi, agjërimi tenton të vendosë baraspeshë ndërmjet shpirtit e materies, trupit e shpirtit, zemrës e arsyes, dashjes dhe dijes. Agjërimi nuk provon që njeriun ta shndërrojë në engjëll, dhe aq më pak në zot, siç ndodh në fetë e tjera. Agjërimi synon që njeriu të mbetet njeri, sepse cilido proces tjetër sjell tëhuajësim. Ja një porosi e Kur'anit, në të cilën shihet qartë se agjërimi është mjet kundër mëkatit: "O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, për t'iu shmangur mëkateve, (agjërimi) zgjat disa ditë. Ndonjëri prej jush që gjendet i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër, ai agjëron aq ditë sa ka prishur – në ditët e tjera. Dhe ata (njerëz) që kanë vështirësi për të agjëruar (si për shembull, plaku i mbetur), duhet të japin aq sa mund të ngopet një i varfër me ushqim gjatë ditës (për një ditë agjërimi - ushqim për një ditë). E kushdo që të bëjë ndonjë të mirë më tepër, për të është më mirë. Por, agjërimi juaj është më i dobishëm, në qoftë se e dini (do ta agjëronit)". (El Bekare, 183-184).

Agjërimi lufton shfrenimin dhe dominimin e epshit. Ai e lufton instinktin e pangopur për forma të reja të shfrytëzimit, që aktualisht zë vend gjithnjë e më të madh në mjedisin tonë. Kjo formë e materializmit po rrezikon, nga brenda dhe nga jashtë, njeriun dhe njerëzinë. Me të drejtë Imam Gazaliu vëren se njerëzit më tepër u kushtojnë vëmendje sëmundjeve fizike, kurse pak ose fare pak sëmundjeve shpirtërore. Si pasojë e kësaj gjendjeje, njeriu humb lumturinë dhe fiton iluzione të rrejshme e kalimtare. Islami njeriun nuk e privon nga kënaqësitë objektive, por tenton të vendosë baraspeshë në mes shpirtit dhe trupit. Këtu konsiston urtësia e agjërimit islam, që njeriu të posedojë të mirat por të mos posedohet nga jashtë. Me fjalë të tjera, shpirtërorja në Islam është që njeriu të mos bëhet vegël e epsheve, por të mirat e Tokës dhe të qiejve t'i administrojë sipas udhëzimit hyjnor. Nëse do të agjëronte po nuk do të hiqte dorë nga të këqijat, gjendja e njeriut do të jetë si në frymën e hadithit të Muhammedit a.s. - se njeriu pas këtij ibadeti është vetëm i uritur dhe i etur: "... ve rubbe sâimin hadhdhuhu min sijâmihi el-xhū'u ve'l-atashu - ... Shumë prej njerëzve që agjërojnë, nga agjërimi i tyre nuk kanë gjë pos urisë dhe etjes". (Taberaniu nga Ibni Umeri).[4] Siç mund të arsyetojmë dhe të përfundojmë, agjërimi nuk është ikje nga materia, nuk është qëndrim indiferent e pasiv kundrejt saj, po qëndrim aktiv e pozitiv, duke i dhënë materies statusin e mjetit dhe jo statusin e synimit. Kjo pajtohet edhe me hadithin e njohur të Muhammedit a.s., se lufta kundër vetvetes është më e rëndë sesa lufta kundër armikut: "Efdalu'-xhihadi en juxhahid'err-rrexhulu nefsehu dhe hevahu. – Xhihadi më i mirë është që njeriu të luftojë kundër dëshirave të tij dhe pasioneve të tij". (Nga Ebi Dherri).[5] Agjërimi ringjall dhe forcon hyjnoren te njeriu, forcon vullnetin e tij dhe e orienton drejt së mirës, duke e liruar atë nga presioni i materies. Agjërimi tek njeriu e ndihmon hyjnoren që ta kërkojë lumturinë e kësaj bote, nëpërmjet realizimit të vlerave njerëzore dhe morale. Kjo, sfida, njeriun e dallon dhe e bën ndryshe nga krijesat e tjera.[6]

**Shumëdimensionaliteti i agjërimit**

Agjërimi nuk është ibadet njëdrejtimësh, po është shumëdimensional. Ai nuk plotëson vetëm një segment të jetës sonë, atë të ibadetit, po edhe aspekte të tjera. Nga aspektet e tjera është edhe ai shëndetësor. Derisa Muhammedi a.s. në transmetim të Ebu Hurejres, atë kohë tha "Sūmū, tesihhū - Agjëroni, do të jeni të shëndetshëm"[7], mjekësia kohët e fundit po zbulon dobi të shumta nga agjërimi. Arsyeshmëria e agjërimit nuk kontestohet në asnjë pikëpamje.

Është fakt se kohët e fundit, falë jetës gjithnjë e më pak me angazhime fizike të rënda, falë përdorimit të mjeteve teknike dhe mekanike, falë jetës urbane, po ashtu edhe jetës së shthurur, kur hamë çdo gjë që na serviret në treg, njeriu disi i është dorëzuar këtij ritmi dhe kësaj mënyre të jetës. Shumica e sëmundjeve bashkëkohore, nga ana tjetër, janë pasojë e kësaj mënyre jetese. Obeziteti, sëmundjet kardiake, të enëve të gjakut, diabeti janë vetëm disa nga pasojat e kësaj shthurjeje. Prandaj, agjërimi nuk ka qenë kurrë më i nevojshëm sesa aktualisht, edhe si preventivë edhe si ilaç. Duke agjëruar, ne do të ruajmë stabilitetin e ushqimit e të pijes, gjumit, veshjes, jetës intime etj.. Krijimi i shprehive të mira na çon në formimin e një personaliteti stabil, të pathyeshëm dhe, mbi të gjitha, kreativ në shpirt dhe trup. Pikërisht këtë synonte Muhamedi a.s. në transmetimin e Ebu Hurejres, kur tha: "Es-Sijâmu xhunnetun min'en-nâr - Agjërimi është mbrojtës nga zjarri".[8] Aspekti social është një segment tjetër që duhet theksuar.



Kjo ndjenjë nxit tek njeriu drejtësinë sociale dhe altruizmin. Duke abstenuar nga ushqimi e pija, njeriu ndien uri e etje dhe në këtë mënyrë shtohet ndjenja e kursimit dhe solidaritetit me të nevojshmit. Zotërimi i materies domethënë solidarizim me të tjerët, dhe e kundërta, robërimi nga materia domethënë rrënim i dinjitetit njerëzor. Agjërimi i njeriut, abstenimi nga ushqimi e pija, po jo dhe braktisja e shprehive negative tek njeriu, kjo domethënë se njeriu kryen vetëm aspektin fizik të ibadetit që nuk sjell efektin e synuar. Një segment tjetër social i agjërimit është edhe sadekat'ul-fitri, i cili është i lidhur ngushtë me agjërimin e Ramazanit. Duke ndarë vlerën e një ushqimi ditor për të nevojshmit, ne bëhemi bamirës të përhershëm. Ikja nga ky detyrim, sjell në pikëpyetje angazhimin tonë të Ramazanit, rrëgjon ibadetin tonë në formën fizike, pa shpirt e pa përkushtim, që do të pasqyrohet edhe në efektshmërinë e tij në jetën tonë të përditshme.

**Në vend të përfundimit**

Agjërimi i Ramazanit, pavarësisht nga çrregullime që mund të sjellë gjatë kryerjes së tij, megjithatë lë gjurmë të thellë dhe me rëndësi si në rrafshin individual, ashtu edhe atë shoqëror. Ai, po ashtu, e freskon njeriun shpirtërisht, apo paraqet një infuzion të domosdoshëm për gjallërimin e njeriut. Agjërimi posedon sharmin e tij, fuqinë psikologjike dhe, edhe më tepër, fuqinë mistike. Agjërimin e bëjnë të madh edhe Beteja e Bedrit, Çlirimi i Mekës, dhe sidomos Nata e Kadrit, fillimi i shpalljes së Kur'anit, nata kur njeriu u urdhërua të lexojë e të mësojë.

Si i tillë, agjërimi vepron si korrektor në fushën morale individuale, po edhe morale shoqërore, në fushën ekonomike individuale dhe shoqërore. Sikur sadakatë e Ramazanit të tuboheshin dhe të shpërndaheshin drejt (në frymën e këmbënguljes së Ebu Bekrit), Bota Myslimane do ta braktiste përgjithmonë varfërinë dhe do të shndërrohej në një 'bum' industrial, ekonomik, teknologjik, arsimor. Në këtë mënyrë do të plotësoheshin shumë aspekte të agjërimit, e njeriu do të ndihej njeri në kuptimin e plotë.

[1] Husein Xhozo, Islam u vremenu, botimi II, Novi Pazar, 2002, f. 76. (Nga ky tekst janë marrë edhe ide të tjera). [2] Sejjid Husein Nasr, Ideale dhe realitete të Islamit, Tiranë, 2008. [3] Husein Xhozo, Po aty. [4] Izbor poslanikovih hadisa (IPH), përzgjodhi dhe tuboi: Jakup Memiç, Sarajevë, 1985, hadithi nr. 878. [5] IPH, hadithi nr. 111, Po aty. [6] Jusuf El-Karadavi, Fikh'us-sijam, Bejrut, 1990. [7] IPH, hadithi nr. 989, po aty. [8] IPH, hadithi nr. 990, po aty.

# Ramazani – muaji i devotshmërisë

**Ajni Sinani**

**Myslimanët që i ruajnë dhe zbatojnë këto dispozita dhe simbole të fesë islame, siç janë agjërimi i Ramazanit, namazi, zekati, haxhi dhe respektimi i Urdhrave të Allahut, duhet të vazhdojnë t'i edukojnë edhe fëmijët dhe familjet e tyre në këtë rrugë.**

Falënderimi i takon Allahut Që e ka dalluar muajin Ramazan nga muajt e tjerë dhe në këtë muaj ka obliguar agjërimin."O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu sikur u ishte urdhëruar atyre para jush, me qëllim që të ruheni (nga gjynahet)." (El Bekare, 183).

Në këtë muaj të bekuar, i Gjithëmëshirshmi zbret rahmetin e Tij të pafund, sepse është muaji në të cilin ka filluar shpalljen e Kuranit fisnik:.'Muaji ramazan është ai në të cilin ka zbritur Kurani ...' (El Bekare, 185).Njeriu i kohës sonë gjendet para pyetjeve thelbësore të jetës: Mbi çfarë baze të ndërtojë vlera dhe cilat janë parime reale për të, familjen dhe shoqërinë në tërësi? Shpirti i tij i trazuar është vazhdimisht në kërkim të së Vërtetës. Ndërkaq, vetëm zemra që është e ndriçuar me iman dhe e mbushur me devotshmëri, mund ta kuptojë botën dhe jetën rreth tij e të njohë vlerat e vërteta dhe të njëmendta.

### Muaji Ramazan

Agjërimi dëshmon për madhështinë e Islamit si fe hyjnore, që përmban vlera dhe dispozita që fshehin shumë të mira dhe mirësi për të mirën e individit dhe shoqërisë. Ai e edukon besimtarin që të ushtrojë vetëdisiplinë dhe vetëpërmbajtje në përmbushjen e dëshirave të natyrshme, dhe rrënjos një mendësi përkushtimi ndaj virtytit moral.

Ramazani na viziton çdo vit, me qëllim që të kalitë dhe edukojë zemrat tona, të pastrojë shpirtrat tona dhe të na veshë petkun e devotshmërisë dhe dëlirësisë.

Ai është sipas kalendarit hënor, prandaj çdo herë lëviz dhjetë ditë më përpara. Kjo bën që ai të bjerë në të gjitha stinët e motmotit, në mënyrë që besimtarët të kenë mundësi të agjërojnë në dimër, kur ditët janë të shkurtra, po edhe në verë, kur dita zgjat 17 orë.

### Kush duhet të agjërojë?

Agjërimi i muajit Ramazan është obligim për çdo mysliman të rritur, qoftë mashkull ose femër. Nga agjërimi janë të liruar njerëzit që vuajnë nga probleme psikike, i sëmuri, udhëtari, gratë gjatë ciklit të tyre, shtatzënat si dhe të burgosurit. Këta agjërimin e plotësojnë më vonë.

Edhe pse agjërimi gjatë verës në temperatura të larta, nuk është i lehtë, agjëruesit me iman të fuqishëm i bëjnë ballë etjes e urisë dhe nuk e prishin atë. Kjo sepse besimtarët e sinqertë nuk do të pranojnë kurrë që të marrin një gllënjkë ujë apo dhe një copë buke, për të prishur agjërimin e tyre. Kështu kanë vepruar që nga fillimi, gjeneratë pas gjenerate, kështu veprojnë edhe sot. Shumë punëdhënës myslimanë privatë i kanë përshtatur Ramazanit orarin punës, kështu që restorantet dhe lokalet e tyre i mbyllin gjatë ditës.

Pejgamberi a.s. ka thënë: 'Kushdo që ha padrejtësisht vetëm një ditë të Ramazanit, nuk do të jetë në gjendje për ta kompensuar atë ditë edhe sikur të agjërojë tërë jetën'! (Buhariu)

Myslimanët që i ruajnë dhe zbatojnë këto dispozita dhe simbole të fesë islame, siç janë agjërimi i Ramazanit, namazi, zekati, haxhi dhe respektimi i Urdhrave të Allahut, duhet të vazhdojnë t'i edukojnë edhe fëmijët dhe familjet e tyre në këtë rrugë.

### Objektivi i agjërimit

Agjërimi na forcon besimin në gajb/të fshehtën, që njeriu nuk mund ta shohë me sy dhe as ta arrijë

me mendjen e tij. Ai është një rigjenerimin për shpirtin dhe kalitje për trupin. Pjesa dërrmuese e myslimanëve i japin rëndësi vetëm heqjes dorë nga ushqimi dhe pija. Ndërkaq, objektivi kryesor i agjërimit është që besimtari dhe besimtarja të arrijnë shkallën e devotshmërisë. Kjo sepse ai është një trampolinë nga ku besimtari kridhet në detin e devotshmërisë (lealekum tetekun), dhe ai i frenon dhe zbut dëshirat dhe pasionet e shfrenuara tek njerëzit.Agjëruesi, edhe pse i uritur e i etur, edhe pse ka përpara tij bukën e ujin, edhe pse nuk ka ndonjë kontrollues tjetër përveç Allahut dhe as dëshmi tjetër përveç ndërgjegjes së tij, megjithatë vetëpërmbahet. Tërë këtë e bën duke hequr dorë me dëshirë dhe vullnetarisht nga kënaqësitë kalimtare të kësaj bote, në mënyrë që të arrijë shpërblimet e përhershme të Botës tjetër.Agjërimi paraqet një luftë të vërtetë kundër nefsit dhe e inkurajon besimtarin në ndjekjen e normave islame dhe ruajtjen e pastërtisë së shpirtit, duke u përmbajtur nga mëkatet e mëdha e të vogla. Dhe s'ka humbje më të madhe sesa të lejojë njeriu që, brenda zemrës së tij, të rritet pema e mëkatit dhe të mos përpiqet për ta zhbërë atë me pendim të sinqertë.

Njeriu ka tri forca: forca e pasionit, siç është te kafshët, forca për dominim, si tek egërsirat, dhe forca e melekëve. Vetëm me dominimin e forcës shpirtërore mbi dy të tjerat, mund të arrihet gjysma e durimit. Pejgamberi a.s. ka thënë: 'Për çdo gjë jepet zekati. Zekati i trupit është agjërimi, kurse agjërimi është gjysma e durimit'. (Ahmedi).

Allahu kërkon prej besimtarëve që të agjërojnë vetëm 30 ditë dhe u premton atyre një shpërblim që nuk mund të merret me mend: 'Allahu dëshiron t'jua lehtësojë dhe jo t'jua vështirësojë...'. (El Bekare, 185).

Ramazani është muaji i fitores së shpirtit mbi trupin dhe i së përjetshmes ndaj së përkohshmes. Ai është një simbol i ngadhënjimit mbi shejtanin dhe pasionet e mëkateve.

Pejgamberi a.s. ka thënë: 'Askush nuk do të agjërojë një ditë për Allahun, e Allahu të mos e largojë nga zjarri shtatëdhjetë harife'. (Buhariu dhe Muslimi) Në hadith shprehja harife është përdorur në kuptimin e një viti.

Agjërimi ndihmon për forcimin e karakterit dhe fisnikërimin e personalitetit. Agjëruesit heqin dorë nga ushqimi dhe uji, që jashtë Ramazanit i kanë të lejuara, e të mos flasim për gjërat e ndaluara. Ata nuk lejojnë të zbresin në nivelin e atyre që u binden shejtanit dhe pasioneve të ulëta. Ndërkaq, ka edhe njerëz që në vend të Allahut, Që i ka krijuar në formën më të bukur dhe i ka pajisur me mendje, i binden nefsit dhe instinkteve të tyre shtazore.

Muhamedi a.s. ka thënë: 'Agjëruesi ka dy gëzime: gëzimin gjatë iftarit dhe gëzimin gjatë takimit me Allahun në Ditën e Ringjalljes'. Gëzimi gjatë iftarit nënkupton gëzimin e besimtarit që ka agjëruar atë ditë në emër të Allahut dhe që tash mund të hajë dhe të pijë.

Kurse në Ditën e Ringjalljes, agjëruesi do të gëzohet për shpërblimin që Allahu ka përgatitur për të. Agjëruesi do të gëzohet me një gëzim të papërshkrueshëm kur të shohë se sa sevape ka fituar, sikurse një person që për punën e tij merr një shpërblim të shumëfishtë dhe të paimagjinueshëm.

Duke folur për kënaqësinë e vërtetë të besimtarit, ëmbëlsinë e adhurimit dhe të studiuarit e shkencës në emër të Allahut, Ibn Hazmi ka thënë: 'Ëmbëlsia dhe kënaqësia e dijetarit për dijen e tij, kënaqësia e të devotshmit për devotshmërinë e tij dhe e muxhtehidit për ixhtihadin e tij, është shumë më e madhe se kënaqësia e atyre që jetojnë për të ngrënë, për të pirë dhe për t'u dëfryer'.

Enesi r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: 'Tri dua nuk refuzohen. Lutja e prindit për fëmijën, lutja e agjëruesit dhe lutja e mysafirit'.

Prandaj duhet të përfitojmë nga koha e Ramazanit, që të pendohemi dhe të kthehemi në gjirin e Islamit, duke u përgatitur për ditën kur besimtarëve të sinqertë, duke hyrë në Xhenet, do t'u thuhet: "Ju bëftë mirë, hani e pini për atë që keni bërë në ditët e kaluara". (El Hakka, 24).

Dijetarët islamë e kanë komentuar hadithin duke thënë se lloje të ndryshme të adhurimit, si: namazi, rukuja, sexhdja, lutja, sakrifica, bamirësia etj., u janë bërë edhe idhujve të ndryshëm përveç Allahut, por idhujtarët nuk kanë agjëruar kurrë për idhujt dhe zotat e tyre. Prandaj agjërimi është specifikë e myslimanit të sinqertë.

Gjatë Ramazanit preferohet të ngrihemi në syfyr. Abdullah ibn Umeri transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: 'Me të vërtetë Allahu dhe melekët i bekojnë ata që çohen në syfyr'. (Ibn Hibban).

Muhamedi a.s., në hadithin që e transmetojnë Tirmidhiu, Ibn Hibbani dhe Ibn Maxhe, rekomandon që një e treta e stomakut të mbushet me ushqim, një e treta tjetër me ujë dhe një e treta të lihet e zbrazët, për frymëmarrje normale.

Dijetarët islamë agjërimin e ndajnë në tri kategori:

1. Agjërimi i zakonshëm, që nënkupton heqjen dorë nga ushqimi, pija dhe marrëdhëniet seksuale.

2. Agjërimi i posaçëm, që nënkupton abstenimin e shikimit, të folurit, dëgjimit, duarve, këmbëve dhe pjesëve të tjera të trupit nga mëkati. Xhabir ibn Abdullahu thotë: 'Kur agjëroni, le të agjërojë gjuha juaj, shikimi juaj, dëgjimi juaj dhe të gjitha organet tuaja. Mos lejoni që dita e agjërimit tuaj të jetë njëlloj si çdo ditë tjetër'.

3 Agjërimi i veçantë, që është agjërimi i zemrës dhe mendjes nga të gjitha ambiciet dhe motivet e ulëta tokësore, duke flakur çdo gjë përveç Allahut. Ky është niveli i pejgamberëve, i njerëzve të sinqertë dhe të afërt me Allahun. Ebu Hurejre r.a. transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: 'Sa agjërues nuk kanë asgjë nga agjërimi i tyre, përpos urisë dhe etjes!" (Nesaiu).

Falënderimi I takon Allahut që na bëri pjesë të Ymetit islam, që është më i zgjedhuri ndër të gjitha ymetet gjatë gjithë historisë njerëzore. I Gjithëdijshmi Allah ka thënë: 'Ju jeni bashkësia më e mirë e dalë për njerëzimin ...'. (Ali Imran, 110).

# Virtytet e agjëruesve

**Vedat Shabani**

**Myslimanët nuk përjetojnë një muaj më të vlefshëm sesa muaji i Ramazanit, kurse mynafikët-hipokritët nuk përjetojnë një muaj më të keq sesa muaji i Ramazanit. Kjo për arsye se myslimanët përgatitin tërë forcën për të shtuar adhurimet, ndërsa mynafikët-hipokritët mundohen t'i hutojnë ata dhe t'i largojnë nga adhurimi, prandaj ai është dhunti për besimtarin dhe mallkim për njerëzit e shthurur. (Muhamedi a.s.)**

Falënderimi I takon Allahut Fuqiplotë, paqja dhe mëshira e Zotit qofshin për të dërguarin e Tij, Muhamedin a.s., familjen e tij dhe të gjithë ata që pasojnë rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

Çfarë është agjërimi? Cila është e vërteta rreth agjërimit? Cilat janë fshehtësitë e agjërimit? Cilat janë ndikimet e agjërimit?

A do të thotë agjërimi vetëm braktisje e ushqimit, pijeve dhe kontakteve intime prej agimit deri në perëndimin e diellit, e pastaj njeriu të veprojë çfarë të dojë?

Sikur të ishte agjërimi në këtë formë, atëherë s'ka dyshim se do të ishte gjëja më e lehtë për çdo njeri, dhe nuk do ta kishte atë shpërblim aq të madh, për të cilin na ka lajmëruar Zoti xh.sh. kur thotë: (Çdo vepër që bënë njeriu, është për të, çdo e mirë shpërblehet me dhjetëfishin e saj, përveç agjërimit, ai është Imi dhe vetëm Unë jap shpërblimin për të. Disa dijetarë të mëhershëm kanë thënë: Agjërimi më i lehtë është Braktisja e ushqimit dhe pijeve.

Pejgamberi a.s. në një hadith ka sqaruar të vërtetën rreth agjërimit. Ai thotë: "Ai person i cili (gjatë agjërimit) nuk i braktis fjalët dhe veprat e ndyta, ai person të mos e braktisë as ushqimin dhe as pijen." (Buhariu.)

Agjërim i plotë dhe korrekt konsiderohet agjërimi që e bën agjëruesin të arrijë shkallën e devotshmërisë, siç ka thënë Allahu xh.sh.: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm". (El Bekare, 183).

Njeriu nuk ka mundësi të arrijë shkallën e devotshmërisë përveç nëse praktikon moralin-etikën e përsosur dhe largohet prej gjërave të pamoralshme, atëherë agjërimi patjetër duhet t'i posedojë këto gjëra:

1. Të ndaluarit nga ushqimi, pijet dhe gjërat që prishin agjërimin,

2. Ruajtja e syrit, gjuhës, dëgjimit, këmbës, dorës dhe të gjitha gjymtyrëve të trupit nga mëkatet.

3. Agjërimi i zemrës nga preokupimet e ulëta dhe mendimet që e largojnë njeriun nga Zoti, dhe largimi i saj i tërësishëm nga çdo gjë tjetër përveç Zotit xh.sh..

Agjërimi duhet t'u shpjegohet njerëzve në mënyrë praktike, në të kundërtën ai humb shpirtin e tij dhe shndërrohet në një trup pa shpirt, ose në një fotografi imagjinare.

Ku është etika-morali i agjërimit dhe namazit?

Ku është besa-amaneti?

Ku është mikpritja dhe bujaria?

Ku është devotshmëria dhe braktisja e gjërave të dyshimta?

Ku është dhembshuria dhe mëshira?

Ku është turpi dhe frika nga Zoti?

Ku është durimi dhe mbështetja ndaj Zotit?

Ku është përpjekja për vepra të mira dhe bashkëpunim të ndërsjellë?

Çfarë dobie ka agjërimi i cili nuk të ndalon-largon nga punët e ndyta dhe të neveritshme?

Çfarë dobie ka agjërimi që nuk të bën të përmbahesh nga fjalët dhe veprat e kota?

Çfarë dobie ka agjërimi që nuk të largon nga përgojimi, thashethemet, zilia dhe urrejtja?

Çfarë dobie ka agjërimi që nuk i pastron zemrat nga koprracia, egoizmi dhe çdo vepër e ligë?

Realisht, vështrimi i njerëzve karshi agjërimit duhet të ndryshojë në dritën e koncepteve islame dhe bazuar në Ligjin e Zotit xh.sh..

**Agjërimi ndryshon njerëzit**

Njerëzit duhet ta konsiderojnë patjetër agjërimin si njërin prej adhurimeve më të mëdha dhe si njërën prej shtyllave të fesë islame, e jo ta konsiderojnë si një traditë të trashëguar nga të parët gjeneratë pas gjenerate.

Shumë njerëz nuk ndryshojnë asgjë në jetën e tyre as nuk përmirësohen pas përfundimit të Ramazanit. Bile disa njerëz vetëm sa largohen edhe më shumë nga Zoti gjatë muajit të Ramazanit, ata janë mynafikët-hipokritët (ruajna, Zot, prej tyre), të cilët e urrejnë Ramazanin dhe përgatiten për ta luftuar atë me çdo kusht vetëm e vetëm që t'i largojnë njerëzit nga ky adhurim.

Këtë ka aluduar edhe Pejgamberi a.s. kur ka thënë: "Myslimanët nuk përjetojnë një muaj më të vlefshëm sesa muaji i Ramazanit, kurse mynafikët-hipokritët nuk përjetojnë një muaj më të keq sesa muaji i Ramazanit. Kjo për arsye se myslimanët përgatitin tërë forcën për të shtuar adhurimet, ndërsa mynafikët-hipokritët mundohen t'i hutojnë ata dhe t'i largojnë nga adhurimi, prandaj ai është dhunti për besimtarin dhe mallkim për njerëzit e shthurur".(Ahmedi dhe Bejhekiu, kurse Ahmed Shakir thotë se është hadith autentik.)

Le të jetë Ramazani një shkollë për edukimin e Ymetit, për të gjitha grupet, në virtytet e përsosura, ngritjen në gradat e adhurimit me qëllim të arritjes së kënaqësisë së Zotit, në udhëheqjen e njerëzimit dhe përforcimin në tokë, ashtu siç ka thënë Allahu xh.sh.: (Shih: En-Nur, 55). Realisht, virtytet e agjëruesve janë të shumta dhe nuk kemi mundësi t'i përmendim të gjitha, mirëpo do të cekim disa prej tyre:

**Durimi**

Prej virtyteve të agjërimit është durimi. Ramazani është muaji i durimit, sepse abstenimi prej gjërave të zakonshme gjatë ditës, kërkon një durim, njeriu duron urinë dhe etjen në shenjë respekti, nënshtrimi dhe dashurie ndaj Zotit xh.sh. e në shenjë pasimi ndaj Pejgamberit a.s.. Gjithashtu agjëruesi duhet të ketë durim ndaj dëmeve të njerëzve, mendjelehtësisë dhe përdhosjes së tyre. Për këtë arsye, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nëse ndonjëri prej jush është agjerueshëm, atëherë të ketë kujdes nga vepra dhe fjalë të ulëta, e nëse ndonjëri e fyen ose e rreh atë, ai le të thotë: Unë jam agjerueshëm". (Buhariu dhe Muslimi.)

Pavarësisht nga kjo këshillë e artë e Pejgamberit a.s., ne prapë hasim njerëz të cilët në momente të caktuara humbin durimin për arsyen më të vogël, hidhërohen, fyejnë, mallkojnë dhe goditin, e, kur të qetësohen dhe të qortohen për veprimet e tyre, arsyetohen se janë agjerueshëm!! Sikur agjërimi është ai që i fton ata për këto veprime dhe fjalë



të liga. Sikur ky njeri ta dinte të vërtetën rreth agjërimit, se ai është muaji i durimit, faljes dhe mëshirës, nuk do ta akuzonte me këtë akuzë të pabazë.

**Besa-amaneti**

Prej virtyteve të agjërimit është besa-amaneti, sepse agjërimi është një pjesë e amaneteve që i ka pranuar-bartur njeriu, ndonëse Toka dhe qiejt qenë treguar të paaftë për pranimin-bartjen e tyre. Allahu xh.sh. thotë: (Shih:El Ahzab,72), për këtë arsye ka ardhur paralajmërimi i fuqishëm për atë që neglizhon-thyen besën e këtij muaji të begatshëm, duke ngrënë para perëndimit të diellit, edhe në qoftë se kjo bëhet disa minuta pra kohës së caktuar.

Transmeton ebu Umamete el-Bahiliu, i cili thotë se e ka dëgjuar Pejgamberin a.s. duke thënë: "Përderisa unë isha duke fjetur, më erdhën dy burra të cilët më kapën për krahu dhe më dërguan pranë një kodre të lartë e më thanë: Ngriu. Unë u thashë: Nuk mundem. Ata më thanë: Ne do të ta lehtësojmë, e atëherë u ngrita dhe, kur arrita në mes të kodrës, dëgjova disa zëra të fuqishme. Pyeta: Çfarë janë këto zëra? M'u përgjigjën: Kjo është ulërima e banorëve të Xhehenemit. Më pastaj vazhduan rrugën me mua dhe u takuam me një popull të varur në këmbët e tyre, nga të cilat rridhte gjak. Pyeta: Kush janë këta? Ata u përgjigjën: Këta janë ata që bëjnë iftar para kohës". Nëse ky paralajmërim kaq i fuqishëm është për ata që tolerojnë në agjërimin e tyre dhe e lehtësojnë atë duke bërë iftar pak para perëndimit të diellit, atëherë si qëndron puna me ata që nuk agjërojnë fare? Apo me ata që tallen me agjëruesit?

**Mëshira, barazia dhe përmbushja e nevojave të njerëzve.**

Prej virtyteve të agjërimit janë edhe: mëshira, barazia dhe përmbushja e nevojave të njerëzve, sepse Ramazani është muaji i mëshirës dhe barazisë. Gjatë këtij muaji i pasuri kujton vëllanë e tij të varfër dhe ka mëshirë ndaj tij, prandaj e ndihmon me të holla, ushqime dhe pije. Për këtë ka urdhëruar edhe Pejgamberi a.s., i cili thotë: "Kush i jep iftar një agjëruesi, e ka shpërblimin e

njëjtë sikur ai, pa i munguar atij nga shpërblimi i agjërimit të tij”. (Tirmidhiu dhe Ahmedi, ndërsa hadithologu El-Albanij thotë se është hadith autentik.)

**Vazhdimi i ibadetit**

Agjëruesi duhet të jetë i lidhur me ndjenjat e vëllezërve të tij myslimanë, duhet të ketë mëshirë ndaj të dobëtve, t’u ndihmojë të varfërve dhe, me aq sa ka mundësi, të mundohet t’u sjellë atyre dobi dhe të largojë prej tyre çdo dëm, Allahu xh.sh. thotë: (Shih: El-Haxh, 77). Ndërsa Pejgamberi a.s. ka thënë: “Myslimani është vëlla i myslimanit, ai nuk ia bën të padrejtën atij, nuk e dorëzon; atij që i del në ndihmë besimtarit, Allahu xh.sh. do t’i dalë në ndihmë; atij që i lehtëson myslimanit një prej brengave të kësaj bote, Allahu xh.sh. do t’i lehtësojë një prej brengave të botës tjetër dhe atij që ia mbulon të metat një myslimani, Allahu xh.sh. do t’ia mbulojë të metat Ditën e Kiametit”. (Buhariu dhe Muslimi.)

**Përpjeka për vepra të mira**

Gjithashtu prej virtyteve të agjëruesve është edhe përpjekja për vepra të mira. Allahu xh.sh. thotë: (Shih: En-Nisa, 85). Ndërsa Ebu Musa el-Eshariu r.a. thotë: Kur i vinte ndonjë lypës Pejgamberit a.s., ai u drejtohej të pranishëmve duke u thënë: “Bëni mirë, gjeni mirë”. (Buhariu dhe Muslimi.)

**Këshilla për çdo mysliman**

Prej virtyteve të agjërimit është edhe këshilla për çdo mysliman. Pejgamberi a.s. ka thënë: “Feja është këshillë, feja është këshillë, feja është këshillë”. Të pranishmit e pyetën: Për kë, o i Dërguar i Allahut? Ai tha: (Për hir të Zotit, të librit të Tij, të Dërguarit të Tij dhe këshillë për udhëheqësit e besimtarëve dhe masën në përgjithësi). (Muslimi.) G jithashtu Xhabir ibn Abdullah r.a. thotë: “Ia kam dhënë besën-e I kam premtuar Pejgamberit a.s. që do ta fal namazin, do ta jap zeqatin dhe do të këshilloj çdo mysliman”. (Buhariu dhe Muslimi.)

Pejgamberi a.s. ka thënë: “Nuk e ka plotësuar imanin-besimin asnjëri prej jush përderisa të mos i dëshirojë vëllait të tij atë që dëshiron për veten e tij”. (Buhariu dhe Muslimi.)

E drejtë e myslimanit kundrejt vëllait të tij mysliman është që ta këshillojë atë, ta thërrasë për çdo gjë që është e mirë për të, dhe ta largojë nga çdo gjë që është e dëmshme për të. Kjo është brenda kornizave të vëllazërisë islame dhe unitetit të besimit, që e ka formuar Pejgamberi a.s. kur ka thënë: “Shembulli i myslimanëve në dashurinë e tyre, mëshirën dhe respektin e ndërsjellë, është sikur shembulli i një trupi, nëse një pjesë e trupit ankohet, atëherë i tërë trupi është i sëmurë”. (Buhariu dhe Muslimi.)

Ramazani është një rast shumë i mirë dhe i volitshëm për këshillë, mësim dhe për udhëzimin e njerëzve, sepse zemrat janë të drejtuara nga Zoti i tyre, shpirtrat janë të etura për të dëgjuar fjalët e Zotit dhe fjalët e të Dërguarit të Tij, qetësia mbretëron dhe shejtanët janë të prangosur. Për këtë arsye çdo mysliman duhet ta shfrytëzoj këtë muaj të bekuar për këshillë, mësim dhe udhëzim për njerëzit, e në veçanti imamët e xhamive, nxënësit dhe studentët e studimeve islame, të cilët kanë një barrë jashtëzakonisht të madhe karshi njerëzve - për t’i ftuar në rrugën e drejtë.

**Bashkëpunimi në mirësi dhe devotshmëri.**

Prej virtyteve të agjërimit është edhe: bashkëpunimi në mirësi dhe devotshmëri. Për këtë ka urdhëruar edhe Allahu xh.sh. kur thotë: (Shih: El Asr, 1-3). Gjatë muajit të Ramazanit mund të bëhen shumë aktivitete dhe punë të mira, siç janë:

1. Shtruarja e iftarit;
2. Fëmijëve t’u jepen njohuri elementare të fesë islame;
3. Mbajtja e ligjëratave të ndryshme nëpër xhami, radio, televizione dhe salla të ndryshme;
4. Shpërndarja e librave dhe CD-ve me njohuri rreth muajit të Ramazanit;
5. Ndihma ndaj të varfërve, nevojtarëve dhe bonjakëve.

Çdo mysliman duhet t’u bashkohet vëllezërve në ndonjërin prej këtyre aktiviteteve, ose me pasurinë e tij, ose me mundin e tij, ose me kohën e tij, në mënyrë që të mos humbë shpërblimin e madh gjatë këtij muaji të begatshëm.

**Pajtimi mes njerëzve**

Prej virtyteve të agjërimit është edhe pajtimi mes njerëzve. Kjo është një punë shumë e madhe, të cilën e anashkalojnë shumë njerëz. Allahu xh.sh. thotë: (Shih: El Huxhurat, 10); gjithashtu në një vend tjetër Allahu xh.sh. thotë: “Pajtimi është më i dobishmi” / En-Nisa, 128).

Pejgamberi a.s. ka thënë: “Për çdo falangë (nyjë të eshtrave) të njerëzve duhet të jepet sadaka-lëmoshë;për çdo ditë që lind dielli dhe pajton dy njerëz, është sadaka-lëmoshë; nëse ndihmon ndonjë njeri në rrugë duke ia bartur valixhet apo diçka tjetër, është sadaka-lëmoshë; çdo hap që bën për të falur namazin, është sadaka-lëmoshë dhe çdo pengesë që largon nga rruga, është sadakë-lëmoshë”. (Buhariu dhe Muslimi.)

S’ka dyshim që virtytet e agjëruesve janë të shumta, ato përfshijnë çdo sjellje të mirë, çdo cilësi të bukur dhe çdo vepër të pëlqyer. Prandaj konsiderohet i suksesshëm ai që gjatë këtij muaji, bën më shpesh këso virtytesh dhe nga çdonjëri prej tyre përfiton diçka, ndërsa i dështuar konsiderohet ai që nuk ka përfituar asgjë nga ky muaj i bekuar, po e ka kaluar atë në gjumë dhe ndenjje të kota. Për fund, i lutemi Zotit xh.sh. që të na e mundësojë agjërimin e këtij muaji ashtu siç është i kënaqur Ai dhe të na bëjë prej të amnistuarve nga zjarri i Xhehenemit.

# Ramazani, virtytet, vlera dhe rëndësia e tij

**Mr. Fitim Gashi**

**Në krahinën e Hixhazit, në pjesën perëndimore të Arabisë, jo larg Detit të Kuq, ndodhet qyteti i Mekës (Mekka). Në qendër të këtij qyteti gjendet një ndërtesë e vogël në formë katrori. Meka dhe ndërtesa e saj prej guri njihen nga udhëtarët dhe udhëpërshkruesit botërorë që nga lashtësia. Ajo ndërtesë është Bejtullahu – Shtëpia e Allahut.**

## Domethënia dhe origjina e agjërimit

Agjërim, në kuptimin etimologjik të fjalës do të thotë ndalim, të ndalosh veten nga çdo gjë: ushqimi, pija etj.. Fenomeni i agjërimit është shumë i hershëm dhe ka një histori shumë të lashtë. Agjërimi është i njohur në të gjitha fetë e shpallura, madje edhe në paganizëm. Të dhënat tregojnë se agjërimi ishte i njohur dhe aplikohej edhe tek egjiptianët e lashtë e pastaj është bartur edhe te grekët e vjetër. Këtë e kanë praktikuar edhe babilonasit, kinezët e popuj të tjerë. Agjërimi ishte i njohur dhe praktikohej edhe tek ithtarët e librave hyjnorë "Ehlul Kitab". Këtë e vërteton ajeti që flet për obligueshmërin e agjërimit. Allahu i Lartësuar në Kuran thotë:(Shih: El Bekare,183). Siç kuptohet edhe nga ajeti, agjërimi njihej tek popuj dhe gjenerata të hershme, që, në shenjë respekti ndaj Zotit, agjëronin ditë të caktuara ose i ndalonin vetes disa lloje ushqimesh. Edhe pse rendi dhe mënyra e agjërimit dalloheshin, të gjithë e njihnin atë si një formë adhurimi. Lashtësia e kësaj dispozite flet për rëndësinë e saj dhe për faktin se në shpirtin e njeriut është ushqyer përherë ndjenja për adhurimin e Allahut në forma të ndryshme[1].

Fjala agjërim, në kuptimin terminologjik të Islamit do të thotë pezullim, largim, heqje dorë nga të ngrënët, të pirët dhe nga marrëdhëniet intime, që nga agimi deri në perëndimin e diellit[2].

## Synimet e agjërimit

Agjërimi dhe aplikimi i tij në praktikë, mbi të gjitha,është obligim fetar, një nga pesë shtyllat e Islamit dhe adhurim që bëhet vetëm për hir të Zotit, gjë që nënkupton nënshtrimin ndaj Allahut dhe respektimin e ligjeve të Tij.

Agjërimi ka për qëllim lartësimin e shpirtit, dëlirësinë dhe përsosjen e tij. Synon ngritjen e ndërgjegjes së individit, ndriçimin e mendjes dhe zbardhjen e zemrës. Ai është një institucion edukativo-moral, i cili synon edukimin fizik e shpirtëror të njeriut, për ta përgatitur atë përballë sprovave me të cilat ballafaqohet në jetën e përditshme. Objektiv final i agjërimit është devotshmëria, mirëqenia e njeriut dhe lumturia e tij në këtë botë dhe në Botën tjetër.

## Devotshmëria synim parësor i agjërimit

Sipas Islamit, për agjërimin nuk mjafton nëse bëhet fjalë vetëm për aspektin fizik të njeriut, që manifestohet me heqjen dorë nga ushqimi, pija etj.. Agjërimi, para së gjithash, është një veprim aktiv shpirtëror, me të cilin ai që e kryen këtë obligim, dëshiron të arrijë cakun që i ka caktuar Allahu i Lartësuar. Për këtë arsye ai e bën nijetin për agjërim, që është në pajtim me qëllimin që vullneti i Allahut të Lartmadhëruar i caktoi agjërimit. Duhet ta dimë se ajo që Allahu i Madhërishëm dëshiron nga agjërimi ynë, është që vendimi ynë të jetë në pajtim me vullnetin e Tij. Gjëja e parë që do të na kujtohet kur të agjërojmë, le të jetë fakti se Allahu është i mëshirshëm, me agjërimin nuk synon vuajtjen as vështirësinë tonë dhe se deri tek Ai nuk do të arrijnë as rraskapitja e as dobësia e trupit tonë. Qëllimi i agjërimit nuk është vuajtja fizike, pavarësisht se gjatë agjërimit shfaqen disa vështirësi të vogla. Kur Allahu i Madhëruar tha: "Ju është bërë obligim agjërimi", nuk e përfundoi ajetin me fjalët "që të vuani", ose "që të dobësoheni", por tha: "që

të bëheni të devotshëm". Allahu i Lartësuar në këtë mënyrë agjërimin e bëri sprovim shpirtëror dhe moral. Ai dëshiroi që agjërimi të jetë mënyra përmes së cilës do të hyjmë në radhën e njerëzve të devotshëm. Pra, devotshmëria është qëllimi i vërtetë i agjërimit dhe, nëse e kuptojmë dhe e pranojmë këtë si qëllim kryesor të agjërimit, atëherë pas saj do t'i gjejmë edhe të gjitha frytet e tjera. Por, nëse gjatë agjërimit anashkalohet devotshmëria, atëherë i tërë angazhimi ynë do të jetë i kotë dhe pa vlerë tek Allahu.

Devotshmëria është në të vërtetë qëllimi i përbashkët i të gjitha ibadeteve, po agjërimi i jep asaj një dimension të ri dhe domethënie më të gjerë. Arsyeja pse agjërimi i jep devotshmërisë një dimension të ri dhe domethënie më të gjerë, qëndron në faktin se devotshmëria që rezulton nga obligimet e tjera, ka të bëjë me përmbajtje, nga veprimet e ndaluara, kurse agjërimi këtyre ndalesave u shton një pjesë të re, e cila na mëson si të përmbahemi nga gjërat e lejuara dhe, nganjëherë, si mund të heqim dorë nga ajo që rëndom është mjet për jetë. Nëse ndalesat e tjera në formë të maturisë dhe vazhdimësisë, lënë në trashëgimi themelet e para të devotshmërisë, agjërimi, në manifestimin e sinqertë të përuljes dhe pendimit, lë në trashëgim aspekte të devotshmërisë së skajshme.

### Veçoritë, vlera dhe rëndësia e muajit të Ramazanit

Muaji i Ramazanit është i dalluar dhe veçohet nga muajt e tjerë. Ai ngërthen në vete ngjarjet dhe ndodhitë më madhështore në historinë e njerëzimit. Për nga vlera dhe rëndësia, muaji i Ramazanit është i pazëvendësueshëm. Në këtë muaj, me ndihmën e Allahut, myslimanët triumfuan në betejën e Bedrit, e cila solli momentin vendimtar ndërmjet besimit dhe mohimit, lajthitjes dhe përudhjes, së keqes dhe së mirës, së vërtetës dhe gënjeshtrës, së drejtës dhe së padrejtës. Në këtë muaj Allahu bëri të mundur çlirimin e Mekës, me se qe siguruar fitorja e imanit dhe së vërtetës dhe me se i Dërguari i Allahut proklamoi politikën e dashurisë, paqes dhe dëlirësisë. Në këtë muaj hapen dyert e qiellit, gjë që nënkupton hapjen e dyerve të mëshirës së Allahut për shumëfishimin e shpërblimit të veprave të mira dhe faljen e mëkateve për ata që pendohen. Në këtë muaj hapen dyert e Xhenetit, çelësat e të cilit janë veprat e mira dhe të sinqerta, të cilat, me anë të shumëfishimit të pakufishëm të shpërblimit të tyre, më lehtë se kurrë shpien drejt dyerve të tij (Xhenetit). Në këtë muaj mbyllen dyert e Xhehnemit, dhe kjo nënkupton mundësinë e madhe të agjëruesit dhe lehtësimin e tij për t'u larguar nga mëkatet, si në aspektin fizik, ashtu edhe në atë shpirtëror e shoqëror. Largimi nga mëkatet rezulton me përfitimin e mëshirës dhe lirimin nga zjarri. Ai që lirohet nga zjarri, për të janë të mbyllura dyert e Xhehnemit[3]. Në këtë muaj është Nata e Kadrit, që ka vlerën e më shumë se një mijë muajve dhe në të cilën njerëzve u ndahet mëshira dhe falja e Allahut. Dhe, mbi të gjitha, ashtu sikur thuhet edhe në suren Bekare, në këtë muaj zbriti Kur'ani fisnik, i cili do t'i ngjallte dhe ndriçonte zemrat pas një errësimi të thellë, dhe njerëzit do t'i udhëzonte në rrugën e drejtë duke i dhënë jetës kështu kuptimin e saj të vërtetë."(ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramazanit, në të cilin filloi të shpallej Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues( i së vërtetës nga gënjeshtra)".( El Bekare, 185).

Për nga vlera dhe rëndësia, muaji i Ramazanit, i cili llogaritet sipas kalendarit hënor, shtrihet në të gjithë muajt e vitit kalendarik që kemi në përdorim, përmban një urtësi krejt të veçantë. Kështu, agjërimi mbahet në ditë të nxehta, të ftohta, të freskëta, në ditë të gjata, të shkurtra e mesatare dhe begaton të gjitha ditët e vitit, pa dallim.

### Vlera dhe dobitë e agjërimit

Vlera e agjërimit është shumë e madhe, kurse dobitë e tij janë të shumëllojshme. Sigurisht që nuk është e mundur që, nëpërmes një shkrimi simbolik, të përmblidhen vlerat dhe dobitë e agjërimit, mirëpo do të mundohemi të përmendim disa prej tyre.

### Shumëfishimi i shpërblimit

Agjërimi është një sekret në mes njeriut dhe Krijuesit të tij, është një adhurim, i cili bëhet vetëm për hir të Allahut. Për këtë arsye edhe shpërblimi për të është i veçantë dhe shumëfish më i madh në krahasim me ibadetet e tjera. Në të vërtetë, shpërblimi për një punë të mirë shumëfishohet prej dhjetë deri shtatëqind herë, ndërsa shpërblimi i agjërimit nuk ka as fund e as numër, siç është theksuar edhe në hadithin kudsij, ku i Dërguari i Allahut përcjell fjalët e të Lartmadhërishmit dhe thotë: "Çdo punë e birit të Ademit i përket atij, përveç agjërimit. Ai është Imi dhe për të shpërblej Unë". (Buhariu dhe Muslimi).

Arsyeja e veçimit të agjërimit në këtë hadith është se ky adhurim-ibadet është i fshehtë dhe askush nuk mund të dijë këtë përkushtim përveç Allahut të Lartësuar. Ai bëhet vetëm për hir të Allahut dhe është larg syve të njerëzve dhe larg çdo mendjemadhësie[4].

### Pranimi i duasë-lutjeve

Duaja-lutja ka qenë dhe mbetet gjithherë arma më e fuqishme e besimtarit, me anë të së cilës ai kërkon mëshirën, faljen dhe begatitë e Allahut të Lartësuar. Duaja-lutja është shigjeta e natës, ajo është litari i gjatë midis Tokës e qiellit, është fitim i qartë pa asnjë çmim, është leverdi pa telashe. Ajo është armiku i fatkeqësive, të cilat i pengon dhe i ndalon. Duaja, në të gjitha kohët,

ka një rol mjaft të rëndësishëm në jetën e njeriut, dhe sidomos në muajin e Ramazanit. Ashtu sikur thotë Pejgamberi a.s., duaja e agjëruesit është e pranuar dhe nuk kthehet mbrapa: "Tre personave nuk u kthehet lutja mbrapa: Agjëruesit derisa të hyjë koha e iftarit, imamit të drejtë dhe atij që i është bërë padrejtësi". (Termidhiu).

Agjëruesi duhet të jetë i kujdesshëm dhe të mos ngurrojë që të lutet në këtë muaj të bekuar, dhe në veçanti në kohën e iftarit, sepse në ato momente Allahu i pranon lutjet e sinqerta nga robërit e Vet. Po ashtu, në agimin e hershëm, gjegjësisht në kohën e syfyrit duhet të bëhen lutje, ngase mëshira e Allahut të Lartësuar zbret në qiellin e dynjasë dhe thotë: "A ka kush që Më lutet, që t'i përgjigjem".

**Falja e mëkateve**

Edhe pse njeriu është nga krijesat më të përsosura, megjithatë është i krijuar në një formë të dobët, kështu që mundësia për të gabuar është shumë e madhe, mbase edhe nuk ka njeri pa gabime. Për këtë arsye besimtarit i bëhet thirrje që të pendohet dhe të kërkojë falje gjithnjë nga Allahu i Lartësuar. Muaji i Ramazanit është një rast ideal dhe mundësi shumë e mirë për t'u penduar dhe për t'i fshirë mëkatet. Agjërimi është një ibadet me anë të të cilit përfitohet më së lehti magfireti-falja. Madje, ashtu siç thotë i Dërguari i Allahut a.s., agjëruesit me bindje dhe sinqeritet, i falen të gjitha mëkatet: "Kush e agjëron muajin e Ramazanit me besim (të sinqertë) dhe me shpresë (se do të shpërblehet nga Allahu për të), atij do t'i falen mëkatet e mëhershme". (Buhariu dhe Muslimi). Në hadith së pari është theksuar fjala imanen, d.m.th.kush e agjëron muajin e Ramazanit duke besuar fuqishëm se agjërimi i Ramazanit është një farz i rëndësishëm dhe se për të ka shpërblim tek Allahu i Lartësuar, e pastaj ihtisaben, d.m.th.kush shpreson shpërblimin te Allahu i Madhërishëm dhe agjëron për hir të kënaqësisë së Tij. Ndaj myslimani agjëron për shkak se fuqishëm beson në farzin e agjërimit të cilin ia ka caktuar Krijuesi i tij, e jo për ndonjë shkak tjetër, dhe për agjërimin e tij pretë shpërblim vetëm nga Allahu i Lartësuar, e jo nga dikush tjetër.

**Agjërimi ndërmjetësues Ditën e Gjykimit**

Dita e Gjykimit është nga ditët më të vështira, ajo është dita e paraqitjes para Allahut të Plotfuqishëm, dhe është dita e llogarisë. Njeriu, në këtë ditë më shumë se kurrë ka nevojë për ndihmë, sepse atëherë përcaktohet vendbanimi i tij. Askush dhe asgjë nuk mund t'i ndihmojë njeriut atë ditë, përveçse mëshira e Allahut dhe veprat e tij. Agjërimi në këtë ditë ka një rol të veçantë dhe shumë me rëndësi. Ai, së bashku me Kur'anin, do të ndërmjetësojnë për besimtarin. I



Dërguari i Allahut thotë: "Agjërimi dhe Kur'ani do të ndërmjetësojnë për besimtarin ditën e ringjalljes. Agjërimi do të thotë: O Zot! Unë agjëruesin e pengova ditën nga të ngrënët, të pirët dhe nevojat e tjera të natyrshme. Pranoma ndërmjetësimin për faljen e tij. Edhe Kur'ani do të thotë: O Zot! Unë lexuesin e pengova natën nga gjumi dhe pushimi. Më mundëso të ndërmjetësoj për faljen e tij. (Pas pranimit të këtyre lutjeve, të agjërimit dhe Kur'anit), do të pranohet ndërmjetësimi i tyre në favor të besimtarit". (Imam Ahmedi dhe Tabraniu në el-kebir).

**Për agjëruesit derë e veçantë në Xhenet**

S'ka dyshim se synimi final i çdo myslimani është që të arrijë kënaqësinë e Allahut dhe hyrjen në Xhenetin e Tij. Ai për këtë punon dhe përgatitet gjatë tërë jetës së tij. Agjërimi është një mjet shumë i fuqishëm, përmes të cilit arrihet Xheneti. Allahu i Madhërishëm ka bërë që për agjëruesit të jetë një derë e veçantë e Xhenetit, e cila quhet "Rrejjan",përmes së cilës do të hynë vetëm agjëruesit. Pejgamberi a.s., ka thënë: "Vërtet në Xhenet është një derë e cila quhet Rejjan, nëpër të cilën do të hyjnë Ditën e Gjykimit vetëm agjëruesit, e pasi të hyjnë agjëruesit, dera do të mbyllet dhe nuk do të mund të hyjë askush tjetër". (Hadithin e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi).

Këto ishin disa nga vlerat dhe dobitë e agjërimit. E lusim Allahun e Madhërishëm që të na pranojë agjërimin dhe të gjitha veprat e mira.

[1] Es-sevm Fikhuhu ve Esraruhu, Mahjud-din Mitu (f.23-24). Darul kalem.Dimeshk-Bejrut.Bot.4.1979.[2] Fikhu's-Sijam,Jusuf Kardavi (f.9).Mektebetu vehbeh.Kajro.Bot.2.2006.[3]Es-sijam ve Ramadan fis-suneti vel-Kuran, Abdurrahman Hasen el-Mejdani (f.149-150). Darul kalem-Dimeshk. Bot.1.1987.[4] El-Ilmam bishejin min ahkam Es-sijam, Abdulaziz bin Abdallah Err-Rraxhhi (f.19-21). Darul vatan-Rijad. Bot.1.1993.

# Ramazani, simbol i ndryshimit të individit dhe shoqërisë

**Fejsal Spahiu**

**Ramazani është muaji i ndryshimit, ngase, me agjërimin, myslimani e ndryshon rutinën e përditshme të ushqimit ditor. Njeriu ha gjithnjë dy a tri herë në ditë, e në Ramazan agjëron, pra këtë rutinë të ushqimit e ndryshon me iftarin dhe syfyrin. Ky ndryshim i rutinës ditore është prolog për gatishmërinë e ndryshimeve të mëdha që duhet t'i bëjë myslimani në jetën e tij.**

Normalisht, ndryshimi duhet bërë në emër të Allahut, sipas udhëzimeve të Tij dhe duke synuar kënaqësinë e Tij. Kjo, sepse në hadithin kudsij qëndron se Allahu i Madhërishëm për agjëruesit e sinqertë thotë: "E lë hajen dhe pijen për hir Timen". Kjo qasje ndaj agjërimit konsiston në faktin se myslimani duhet të ketë objektiva madhorë në jetën e tij, dhe këta objektiva duhet të çojnë në ndryshime pozitive në jetën e myslimanit, në mënyrë që të jetë vërtet një personalitet i respektuar dhe me peshë në shoqëri.[1]

Ndryshimi për se bën thirrje muaji i Ramazanit, nuk ndalet vetëm në nivel individual, po shkon përtej tij dhe përfshin edhe shoqërinë dhe mbarë gjininë njerëzore. Kjo, sepse Ramazani njeriun e bën të mendojë seriozisht rreth sjelljes së tij në këtë botë, siç e paraqet këtë vetë Kur 'ani, kur Allahu i Madhërishëm ua shpalosi meleqve këtë qenie të dalluar dhe rolin e tij, duke thënë (Shih: El Bekare,30).[2]

Të qenët zëvendës në tokë, nënkupton veprimin permanent për ndryshime nga e mira në gjithë botën, e këtu demonstrohet karakteri universal i mesazhit islam dhe i mesazhit të Ramazanit për ndryshime.

Ramazani është muaji i ndryshimit të sjelljes dhe qëndrimit të myslimanit ndaj tjetrit, ose, thënë ndryshe, muaji i pastrimit shpirtëror që reflekton në përmirësimin e sjelljes së myslimanit dhe të vetive të tij në drejtim të ndërtimit të karakterit të shëndoshë. Muaji i Ramazanit, ashtu siç është përshkruar në Kur 'an dhe në hadithet e të Dërguarit të Allahut a.s., sjell mesazh të qartë për myslimanin, se duhet të ndryshojë në drejtim pozitiv, të ngrihet në piedestale më të larta morale dhe të shndërrohet në shembull të njeriut me karakter të vyeshëm. I Lartmadhërishmi ka thënë:[3] (Shih: El Bekare,183).[4]

Edhe Muhamedi a.s., në hadithet e tij ka nënvizuar në veçanti thirrjen e Ramazanit për ndryshim, duke e shprehur këtë karakter të muajit të Ramazanit në mënyra dhe formulime të ndryshme në thëniet e tij.Pejgamberi a.s., në një hadith të tij thotë: "Ai që nuk i lë fjalët e mbrapshta dhe veprimet e shëmtuara, le ta dijë se Zoti nuk ka nevojë që ta lërë hajen dhe pijen". (Buhariu).[5]

Po ashtu, transmetohet se Pejgamberi a.s.,ka thënë: "Sa e sa agjërues ka që prej agjërimit të tyre nuk kanë asgjë tjetër përveçse durojnë urinë dhe etjen". (Nesaiu dhe Ibn Maxhe).[6] Ramazani është muaji i ndryshimit për mbarë njerëzimin, ngase në këtë muaj pati filluar shpallja e Kur'anit, ngjarje kjo që hapi faqe të re të historisë për gjithë njerëzimin, e jo vetëm për myslimanët. I Lartmadhërishmi Allah, në Kur 'anin famëlartë, ka thënë: (Shih: El Bekare,185).[7]

**Ramazani është muaji i ndryshimit**

Ramazani është muaji i ndryshimit për të gjithë njerëzit, ngase në të filloi të shpallej Kur 'ani, i cili është udhërrëfyes për njerëzit dhe sqarues i gjërave, gjegjësisht njerëzve ua shpjegon qartë se cila është rruga e vërtetë dhe ku të çon ajo, dhe cila është rruga e gabuar e çfarë përfundimi të ofron ajo. Ai që kupton, kur e lexon Kur 'anin, do të bëjë patjetër ndryshime në botëkuptimin, moralin, sjelljen dhe programin e jetës në përgjithësi.[8]

Muaji i Ramazanit është muaji i ndryshimit në planin intelektual. Edhe kjo është e lidhur pikërisht me fillimin e shpalljes së Kur 'anit në këtë muaj të shenjtë. Ramazani është simbol i shpalljes së librit, fjalëve, lavdërimit të diturisë dhe lapsit. Në një ambient dhe botë, ku mbretëronin injoranca dhe paditura, në muajin Ramazan filloi shpallja e librit të Allahut, i cili bën thirrje për dituri, mësim, lexim dhe shkrim.[9]

Me këtë u bë ndryshim i madh në planin intelektual. U hapën horizonte të reja të dijes dhe ngritjes intelektuale. Në këtë muaj iu shpall luftë injorancës: Muaji i Ramazanit paraqet frontin më të madh kundër injorancës dhe padituri së. Kjo, sepse në këtë muaj filloi shpallja e Kur 'anit, gjegjësisht ky muaj u dallua sepse në të u shpallën fjalët e para kuranore që bëjnë thirrje për shkencë, dituri dhe progres: (Shih: El Alek,1-5).[10]

Ramazani është muaji i ndryshimit në drejtim të vënies së planeve strategjike për zhvillimin e shtetit islam. Kjo, ngase në muajin e Ramazanit u zhvillua Lufta e Bedrit, e cila bëri kthesë të madhe në arenën botërore përkitazi me qëndrimin e fuqive të kohës ndaj shtetit islam dhe misionit pejgamberik në përgjithësi.

Pas fitores në Bedër, myslimanët në arenën botërore u panë si fuqi serioze, e cila do ta ushtronte fuqimisht ndikimin e vet në marrjen e vendimeve dhe në bërjen e politikës rajonale dhe globale. Thënë ndryshe, u thye bindja e gabuar, e imponuar nga makineria propagandistike e mushrikëve të Mekës, se bëhej fjalë për një grupacion rebel ndaj traditave të të parëve, të cilët nuk kishin perspektivë. Pas luftës së Bedrit, myslimanët u promovuan si shtet serioz me ushtri, komandë, udhëheqje politike, sistem të përkryer shoqëror, politik dhe ekonomik, që buron nga Zoti.[11]

Normalisht, kjo nënkuptonte vënien e një strategjie për veprim në arenën ndërkombëtare, ndryshe nga veprimtaria më e ngushtë në Mekë, kur myslimanët nuk kishin ende shtet dhe ndonjë ndikim më gjerë në arenën ndërkombëtare.

Nisur nga kjo, Ramazani jep mesazh të qartë për Ymetin islam se duhet të marrin vend meritor në hartimin e politikës botërore dhe të bëhen subjekt aktiv në qarqet vendimmarrëse, e jo të ngelin si deri tash subjekt joserioz i padenjë edhe në zbatimin e vendimeve, e jo më në marrjen e tyre. Këtij Ymeti që, për shekuj me radhë, i priu me sukses njerëzimit dhe kontribuoi aq shumë për botën, nuk i ka hije të gjendet në margjina të ndodhive dhe proceseve botërore. Ja, Ramazani për çdo vit është një nga thirrjet dhe mesazhet madhore se Ymeti islam duhet të rikthehet aty ku e ka vendin, pra në krye të vendit në dhomën e vendimmarrjes, por duke vepruar dhe punuar seriozisht për këtë.[12]

**Sadekatul fitri**

Ramazani është muaji i ndryshimit në aspektin social. Muaji i Ramazanit, përmes agjërimit dhe disa veprimeve të tjera që janë veçori e këtij muaji, bën thirrje për solidaritet dhe e mëson njeriun të bëhet bamirës. Kështu, gjatë Ramazanit, besimtari, duke agjëruar, e kupton gjendjen e skamnorëve, e kupton se ç'do të thotë të mos kesh ç'të futësh në bark, prandaj, pas agjërimit, ai bëhet më solidar, më bamirës ndaj tjerëve, më i interesuar për gjendjen ekonomike dhe materiale të vëllezërve të tij, gjë që në të vërtetë paraqet thelbin e besimit Islam. Një element



tjetër, që mbështet këtë koncept dhe mesazh të agjërimit, janë edhe thëniet e të Dërguarit të Allahut, në të cilat kërkohet dhe lavdërohet ai që ushqen një agjërues në Ramazan. Pejgamberi a.s.,: "Kush ushqen ndonjë agjërues ose përgatit ndonjë luftëtar, do të ketë shpërblimin sikur ata". [Hadithi është i saktë, e transmeton Bejhekiju në përmbledhjen e tij "Es-Sunen"].[13] Në një hadith tjetër, ai thotë: "Kush i jep iftar ndonjë agjëruesi, do ta ketë shpërblimin sikur ai, pa iu pakësuar asgjë nga shpërblimi i agjëruesit". [Hadithi është i saktë, e transmetojnë Ahmedi, Tirmidhiju, Ibn Maxhe].[14]




Në këtë drejtim, në muajin e Ramazanit kemi edhe institucionin e sadekatu-l-fitrit, i cili është i gradës vaxhib për agjëruesin në terminologjinë e shkollës sonë juridike, pra medhhebin Hanefi. Sadekatu-l-fitri u jepet të varfërve, dhe kjo tregon se muaji i Ramazanit është muaj i solidaritetit dhe bamirësisë. Margaritarët që flasin se Ramazani është muaj i ndryshimit, nuk përfundojnë me kaq, por ne po e përmbyllim këtu këtë temë, me shpresën që, edhe kaq sa u tha këtu, do të jetë e dobishme për lexuesin.

**Ramazani muaji i Faljes dhe mëshirës**

Ai është muaji, fillimi i të cilit është mëshirë, mesi i të cilit është falje dhe fundi i të cilit është mbrojtje nga Zjarri."

Një prej veçorive që e dallojnë këtë muaj, është edhe fakti se Muhamedi a.s. e ka cilësuar këtë si muaji i "mbrojtjes nga zjarri i Xhehenemit". Siç transmeton Ahmedi një hadith nga Xhabiri r.a., Pejgamberi a.s. ka thënë:"Agjërimi është mburojë që i mbron njerëzit nga zjarri".

Nga sa u tha më lart, mund të nxjerrim këto përfundime:

1. Ligjvënësi më i Urtë ka nxitur për agjërimin e Ramazanit, duke qartësuar dobitë e tij dhe vendin e lartë të tij tek Ai; sikur agjëruesi të kishte mëkate sa shkuma e detit, atij i falen ato për shkak të këtij adhurimi të mirë e të begatë.

Ebu Hurejra r.a., transmeton se i Dërguari i Allahut a.s., ka thënë:"Kush e agjëron Ramazanin me bindje të plotë, duke llogaritur shpërblimin nga Allahu, atij i falen të gjitha mëkatet e bëra më parë".

2. Agjërimi i Ramazanit është shkak për pranimin e lutjeve dhe shpëtimin nga Zjarri

I Dërguari i Allahut thotë: "Allahu liron nga Zjarri prej robërve të Tij çdo ditë e çdo natë të muajit të Ramazanit. Çdo myslimani, që lutet me ndonjë lutje, ajo i pranohet".

3. Agjëruesi është prej të sinqertëve dhe dëshmorëve.

Amr ibn Murrah el Xhuheni r.a., transmeton: Një burrë erdhi tek i Dërguari a.s., dhe i tha: O i Dërguari i Allahut! Çfarë thua nëse dëshmoj se nuk ka Zot tjetër që meriton të adhurohet, përveç Allahut dhe se ti je i Dërguari i Tij, e fal Namazin, e jap Zekatin, e agjëroj Ramazanin dhe ngrihem me ibadet në të (falem natën – teravitë), atëherë nga cilët jam unë? Ai tha: "Nga të sinqertët dhe dëshmorët – shehidët".

[1] Abdullah ibn Xharullah, "Si ta presim muajin e Ramazanit", f. 98, 2007 [2] Kur'an, Bekare, 30[3] Aid b. Abdillah El Karni, Muaji i Ramazanit muaj i pendimit, shtator 2009 [4] Kur'an, Bekare, 183 [5] Sahihul Buahri [6] Sunenu Ibni Maxhe [7] Kur'an, El-bekare, 185 [8] Nasir b. Sulejman Umer, Metodologjia e të pyeturit në Ramazan, f, 120 , gusht 2009 [10] Kur'an, El Alek, 1-5 [11] Suhbai, "Programi ditor i agjeruesit", f 35, 2006 [12] Sulejman ibn Nasir, "Komentim i librit të agjërimit nga përmbledhja e imam Tirmidhiut", f 139, 2011 [13] Sahihul muslim [14] Sunenu ibni Maxhe

# Të sëmurët dhe dispozitat që kanë të bëjnë me ta gjatë agjërimit

**Driton Arifi**

**…E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) të një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të…". (El Bekare, 185)**

Një përsiatje e shkurtër lidhur me qëllimet fisnikëruese të agjërimit, na bënë të kuptojmë se Allahu i Lartmadhërishëm nuk dëshiroi që përmes këtij obligimi t'i ngarkojë robërit e Tij me atë që nuk do të mund ta bartin ose ta durojnë. Këtë fakt Allahu e sqaron në ajetin kuranor që detajizon disa prej dispozitave të agjërimit:" …Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju...". (El Bekare, 185).

Ashtu siç është synim parësor i çdo adhurimi-ibadeti fisnikërimi dhe devotshmëria e njeriut, e jo privimi nga të mirat ose dobësimi i njeriut, edhe tek agjërimi Allahu e synoi që kjo të arrihet nga agjëruesit. Por, meqenëse agjërimi është një obligim fizik-shpirtëror dhe ka nevojë për shëndet të qëndrueshëm, në mënyrë që të mundësohet kryerja e tij në mënyrën siç e dëshiroi Allahu, atëherë domosdoshmërish duhet kuptuar se nga ky obligim janë të liruar myslimanët që vuajnë nga ndonjë sëmundje e caktuar, e cila do të përkeqësohej ose shërimi i së cilës do të vonohej, nëse njeriu agjëron muajin e Ramazanit.

### Sëmundja që lejon prishjen e agjërimit

Meqë "sëmundja-El-merad" është një term që ka kuptim të gjerë dhe mund të shkaktojë huti tek njerëzit, ndoshta edhe do të linte hapësirë për interpretime irracionale, dijetarët islamë janë munduar të zbulojnë se për çfarë sëmundjeje është fjala, për shkak të së cilës, i goditurі prej saj, lirohet nga agjërimi.

Ajeti kuranor, të cilit i referohen të gjitha interpretimet e dijetarëve islamë lidhur me sëmundjen në kohën e agjërimit, thotë:" Jeni të obliguar (për Ditë të caktuara), e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), për një të varfër, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju". ( El Bekare, 185)

Sipas mendimit të Imam Ebu Hanifes, të cilin e mbështesin shumica e dijetarëve islamë, sëmundja që lejon prishjen e agjërimit është ajo që përkeqëson gjendjen e agjëruesit, mund ta shpjerë në vdekje ose vonon a pengon shërimin e personit në fjalë. Madje, shumë dijetarë kanë theksuar faktin se, nëse agjërimi mund të shpjerë në shkatërrim të sigurt, atëherë jo vetëm që nuk lejohet por edhe ndalohet agjërimi, sepse shkatërrimi i vetvetes është i ndaluar në Islam.[1] Mirëpo konstatimin që agjërimi e dëmton shëndetin e agjëruesit, duhet ta bëjë mjeku që është ekspert I fushës përkatëse, i cili njëherësh është i besueshëm dhe nuk flet nga hamendja. Një konstatim të tillë nuk do të duhej t'ia japë vetvetes as vetë personi që agjëron, sepse mund të mos jetë real në vlerësimin e tij dhe, rrjedhimisht, mund të justifikojë prishjen e agjërimit e të bëjë mëkat tek Allahu xh.sh..

Pozitën dhe dispozitën e të sëmurit për lejimin e prishjes së agjërimit, me unanimitet të dijetarëve, e marrin edhe gruaja shtatzënë

dhe ajo që është duke ushqyer foshnjën me gji, nëse konstatohet se agjërimi dëmton ( e në shumë raste ndodh pikërisht kështu) foshnjën e palindur tek shtatzëna ose atë të lindurën tek nënat që ushqejnë fëmijën me gji.[2]

Theksi duhet vënë në faktin se ajeti tekstualisht obligon kompensimin e të gjitha atyre ditëve të humbura gjatë Ramazanit nga i sëmuri, pasi të shërohet, jashtë muajit të Ramazanit.

E nëse sëmundja është e natyrës shërimi i së cilës nuk shpresohet, sikur është kanceri vdekjeprurës e të ngjashme, ose për shkak të moshës së shtyrë të të sëmurit, atëherë obligohet fidjeja-shpagimi me të holla, e që obligohet të paguajë nga një shujtë ditore për të varfrit, sipas mendimit më të saktë të dijetarëve (e jo vetëm një porcion), për çdo ditë që nuk ka agjëruar. Allahu në ajetin e lartcituar tha:" …E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) të një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të…".

E nëse nuk kanë mundësi të paguajnë as fidjen-shpagimin, atëherë ata lirohen krejt nga obligimi, sepse :"Allahu nuk ngarkon askënd përtej mundësive të tij…". (El Bekare, 286)(3)

**Përdorimi i mjeteve kuruese të ndryshme dhe dispozitat e tyre gjatë agjërimit**

Për myslimanët e përkushtuar në agjërimin e tyre, mbeten dilemë disa prej gjërave, lidhur me faktin nëse duhet të prishin apo jo agjërimin e tyre, në veçanti ato që kanë të bëjnë me përdorimin e disa mjeteve dhe barnave shëruese. Preokupimit të tyre dijetarët islamë janë përpjekur t'i gjejnë zgjidhje dhe të nxjerrin dispozitat e Sheriatit islam përkitazi me ato probleme. Meqë për shumicën e çështjeve që do t'i përmendim këtu, dijetarët islamë kanë pasur divergjenca, ne do t'u referohemi vendimeve të "Akademisë së Jurisprudencës Islame", nën ombrellën e së cilës veprojnë elita e dijetarëve islamë bashkëkohorë.

Gjërat që prishin dhe ato që nuk prishin agjërimin:

a) Pikat e syrit, pikat që vihen në vesh dhe pastrimi i veshit, pikat e hundës, sprej i hundës , - asnjë prej këtyre nuk e prishin agjërimin nëse nuk gëlltitet diçka që mund të ketë depërtuar në fyt (në mënyrë që të shmanget futja e tyre në stomak).

b) Kapsulat që vihen nën gjuhë, të cilat përdoren për shërimin e shtrëngimeve të gjoksit (angjina e gjoksit) nuk e prishin agjërimin, nëse nuk gëlltitet ajo që arrin në fyt.

c) Futja e pasqyrës kirurgjike, ose e gypave të hollë, ose ndonjë bari në vrimën urinale ose në mitër, - nuk e prishin agjërimin.

ç) Gërryerja e dhëmbit, nxjerrja e dhëmballës, pastrimi i dhëmbëve, qoftë edhe me pastë pastruese, - nuk e prishin agjërimin, nëse nuk gëlltitet ajo që arrin në fyt.

d) Shpëlaja e plotë e gojës ose gazi që përdoret për shërime lokale në gojë, nuk e prishin agjërimin nëse nuk gëlltitet ajo që ka arritur në fyt.

e) Injeksionet shëruese, qoftë nën lëkurë, muskuj, ose në damarë të gjakut, - nuk e prishin agjërimin, me përjashtim të atyre që janë ushqyese (infuzionet)

ë) Thithja e gazit të oksigjenit, dhe as e gazeve që përdoren për anestezi - nuk e prishin agjërimin nëse në to nuk ka materie ushqyese.

f) Yndyrat, kremet që përdoren për lyerje të ndonjë pjese të trupit, ose flasteret terapeutike që kanë yndyra ose lëndë kimike e që vihen në trup, edhe nëse trupi thith materien e tyre, - nuk e prishin agjërimin.

g) Futja e ndonjë gypi të hollë nëpër damarët e gjakut a të zemrës, që shërben për zgjerimin e disa arterieve të gjakut nuk e prish agjërimin.

gj) Futja e pasqyrës kirurgjike përmes barkut ose në stomak, për të kontrolluar ose operuar zorrët ose ndonjë organ të brendshëm, nuk e prish agjërimin.

h) Të vjella e paqëllimshme nuk e prishin agjërimin, në dallim nga të të qëllimshme, që e prishin.

Ndërkaq "Këshilli Juridiko-mjekësor Islam" në mbledhjen e tij në Darul-Bejda (Kazablanka) në Marok, dha opinionin e vet edhe për disa çështje për të cilat kishte hezituar të jepte vendim Akademia Juridike Islame. Këshilli në fjalë me shumicë votash konstatoi:

a) Përdorimi i pompës së oksigjenit, që përdoret nga të sëmurët prej astmës (frymëmarrjes) nuk e prish agjërimin.

b) Kapsulat ose barnat që vendosen në zorrën e trashë (vrima anale), ose pasqyrat kirurgjike, nuk e prishin agjërimin.[4]

Gjithashtu, sipas shumicës së dijetarëve bashkëkohorë, përdorimi i insulinës gjatë ditës së agjërimit, për ata që vuajnë nga sëmundja e sheqerit, por që nuk janë në atë shkallë sa të mos mund ta durojnë agjërimin, nuk e prish agjërimin, edhe pse, nëse ka mundësi të shtyhet deri pas kohës së iftarit, është më e preferuar.

Mendimet e Këshillit Juridiko-mjekësor Islam i përkrahën shumica e juristëve islamë bashkëkohorë dhe fetvatë e tyre dolën në përputhje me këto vendime.

(1) Bedaius-sanai' ,El-Kasani. (2\609) Darul- kutub ilmijje. Bejrut. Bot. i 1.1997. dhe : El-fikh el-islamij ve edil-letuhu, Dr. Vehbet Ez-zuhjeli. (3\1700) . Darul Filkër. Damask. Bot. 4.2004. (2) Sherh Fethul-Kadir, Ibn Humam (2\79). Daru Alemil-Kutubi. 2003.Rijad. (3) Ibid.(2\358). (4) Mevsuat elkadaja el-fikhijje el-muasire, Dr. Ali Muhamed Salus. Mektebet Darul-Kur'an. Egjipt. Bot. 11-të .2002

# Si filloi frymëzimi hyjnor - dërgata (3)

**Dr. sci. Musa Vila**

**Frikësimi i profetit a.s. dhe përkrahja e Hatixhesë**

**Shprehja në hadith – dhe kështu i Dërguari i Allahut u kthye me të, e zemra e tij ishte e trembur.**

Shprehja - u kthye me të, d.m.th. ai u kthye me gjithë tregimin dhe ngjarjen që i kishte ndodhur, apo u kthye në shtëpinë e tij me pesë ajetet që i kishin zbritur.

Shprehja – zemra e tij ishte e trembur konsiston me vetë situatën në të cilën ndodhej. Një trishtim ishte i pritshëm, ngase nga vetë natyra e njeriut, kur i ndodh diçka e befasishme, është që zemra t'i dridhet, sidomos kur njeriut i ndodh diçka që i lë gjurmë drejtpërsëdrejti në trupin e tij. Profeti a.s. ndodhinë e Shpalljes e përjetoi drejtpërdrejt, madje u ngulfat nga shtrëngimi i skajshëm i Xhibrilit a.s.. Në versionin e Muslimit thuhet – i dridhej mishi (muskujt), pjesa që ndodhet mes supeve dhe sqetullave. Kjo ndodh atëherë kur njeriu përjeton trishtim të skajshëm dhe trembje të madhe.

**Shprehja në hadith – atëherë tha: -Mbulomëni, mbulomëni!**

D.m.th. më mbështillni dhe më mbuloni me rroba.

Vini re se si Profeti a.s.,. kërkoi në shumës dhe jo në njëjës.

Ai iu drejtua të gjithë të pranishmëve, gruas, farefisit, shërbëtorit dhe të tjerëve. Këtë thënie e përsëriti disa herë, gjë që tregon për nevojën e domosdoshme për ta mbuluar me rroba. Në ato momente, Profeti a.s. ndiente trishtim dhe të ftohtë të madh në trupin e tij. Ai qëndroi i mbuluar derisa iu larguan trembja dhe të ftohtët që kishte nga ethet e frikësimit.

**Shprehja në hadith – vërtet kam qenë shumë i frikësuar për veten time.**

Këto fjalë Profeti a.s., ia tha Hatixhesë pasi i rrëfeu ngjarjen që i kishte ndodhur në shpellën Hira.

Në versionin e Muslimit thuhet: – "Pastaj i tha: "Oj Hatixhe, ç'ndodh me mua?" Ç'u bë me mua? Ç'më ndodhi mua? Çfarë kuptimi ka shprehja në hadith: "Vërtet kam qenë shumë i frikësuar për veten time" dhe nga kush është frikësuar?

Ibn Haxheri[12] thotë: "Për këtë shprehje të hadithit dijetarët kanë shfaqur dymbëdhjetë mendime. Se ai është frikësuar: 1. Nga çmenduria; 2. Nga gjurmët e stresit; 3. Nga vdekja prej tmerrit të madh; 4. Nga sëmundja; 5. Nga sëmundja e pashërueshme; 6. Nga pamundësia për të bartur barrën profetike; 7. Nga pamundësia për ta shikuar melekun nga frika që kishte marrë; 8. Nga mosdurimi i kurtheve të popullit të tij; 9. Nga mbytja; 10. Nga ndarja prej vendlindjes; 11. Nga përgënjeshtrimi i njerëzve; 12. Nga ofendimet.

Përparësi u jepet mendimit të tretë dhe dy të tjerave pas tij, e mendimet e tjera janë të refuzuara. Them se mendimi i tretë, "frika nga vdekja prej tmerrit që përjetoi", ka përparësi për shkak të dobësisë së forcës njerëzore përballë forcës engjëllore, e kjo e fundit, pasi e kishte shtrënguar fort Profetin, la gjurmë të pashlyeshme.

Vetë shprehja e formuluar në kohën e shkuar "kam qenë i frikësuar", dhe jo në të tashmen, tregon se frika ishte ndërprerë dhe kishte mbetur si diçka e kaluar.



**Shprehja në hadith – kurrsesi jo, betohem, për Zotin, se Ai kurrë s'ka për të të lënë ty të turpërohesh.**

Me këto fjalë Hatixheja e ngushëlloi Profetin a.s.. Pasi pushoi një copë herë dhe e mblodhi veten, ai ia rrëfeu këtë ndodhi Hatixhesë dhe e pyeti me frikë: "E kush ka për të më besuar mua, Hatixhe"?!

Duke u bërë personi i parë në historinë e Islamit që i besoi Profetit a.s., Hatixheja i tha këto fjalë: "O i Dërguari i Allahut! Unë të pranoj dhe ta dëshmoj ty. Në fillim më thirr mua në rrugën e Allahut."

Me shprehjen e lartshënuar Hatixheja bënte një vlerësim të së shkuarës, d.m.th. jetës dhe figurës së Profetit a.s. gjer në atë çast, theksonte faktin se e kaluara e tij e pastër dhe e shkëlqyer ishte paralajmëruesja dhe mbështetja e së ardhmes së tij të qartë, dhe se e mira nuk mund të shpërblehej përveçse me të mirë.

Pjesëza ( kel-la) kurrsesi jo! Kategorikisht jo, tregon:

a) mohimin e diçkaje me një formë a formulim të prerë, domethënë "O i Dërguar i Allahut, nga ajo ngjarje që të ka ndodhur, detyrimisht nuk ka vend për frikë për ty";

b) ndalimin e diçkaje me një metodë kërcënuese, domethënë: "O i Dërguar i Allahut, mos u frikëso, po na përgëzo". Këtë e konfirmon edhe versioni i Muslimit "– Kurrsesi jo! Përgëzo (na sill lajme të mira)".

Fjala (juhzijke) ka prejardhje nga paskajorja(el hizju), që nënkupton poshtërim, përbuzje, nënshtrim nga dobësia. Në një version tjetër është se do të thotë nuk do të jesh i pikëlluar. Neveviu thotë se të dy versionet janë autentike dhe tregojnë çastin kur Hatixheja mohon çdo poshtërim dhe pikëllim që ndoshta mund t'i ndodhte Profetit a.s.. Ajo bazohej në të kaluarën e tij, e cila ishte plot cilësi të shkëlqyera, moral të lartë, ndershmëri të pakrahasueshme. Ai ishte përkrahës i së vërtetës, ndihmonte të afërmit dhe të largëtit, fizikisht dhe materialisht.

**Shprehja në hadith – vërtet ti i viziton të afërmit.**

Prej cilësive që njeriu duhet t'i kultivojë në individualitetin e tij shpirtëror, është mbajtja dhe ruajtja e lidhjeve farefisnore. Me lidhje farefisnore nënkuptohen lidhjet prej gjaku dhe nga miqësia. Ky obligim mund të manifestohet në forma të ndryshme të bamirësisë. Nganjëherë reflektohet me shërbim, nganjëherë me ndihmë materiale, nganjëherë me vizitë dhe përshëndetje etj.. Profeti a.s. prej cilësive më të pëlqyeshme kishte vizitën e të afërmve. Në një moment ai

u shpreh kështu:"Farefisi është lidhje prej Zotit (sikurse janë damarët të lidhur në mes tyre). Allahu thotë: "Kush e mban lidhjen me ty, Unë e mbaj lidhjen me të, dhe kush i ndërpret lidhjet me ty, edhe Unë i ndërpres lidhjet me të."[13]

**Shprehja në hadith – ti bart barrën e të dobëtve.**

Do të thotë se ti merr mbi vete barrën e atyre që s'janë të zotët për ta mbajtur veten, si i dobëti, jetimi, i varfri. Rrjedh nga fjala – person i varfër ose në trashëgimi – njeri pa baba e pa djalë, njeri i shkretë. Kjo fjalë është cekur edhe në Kur'anin famëlartë: – "E ai është edhe barrë për kujdestarin e tij" (En-Nahl, 76). Bartja e barrës së të tjerëve është një cilësi tjetër që karakterizon moralin e Profetit s.a.v.s. dhe që mbetet model për moralin tonë.

**Shprehja në hadith – ti i jep të varfrit.**

Ti ia jep atë që nuk e posedon apo që nuk ia jep tjetri. Profeti a.s.,., me bujarinë e tij, ka tejkaluar çdo përmasë njerëzore. Së pari ai posedonte vlera morale, me të cilat përfitonte zemrat e të tjerëve. Ai shpërndante nga pasuria aq sa të tjerët nuk mund t'i afroheshin dot. (El Madum) është personi që nuk ka aftësi për të fituar, personi që është i varfër. Pra, Profeti a.s. në çdo aspekt, në atë shpirtëror edhe në atë material, ishte i dobishëm për të tjerët.

**Shprehja në hadith – ti e respekton mikun.**

Do të thotë se ti i ofron mysafirit atë që meriton për gosti. Edhe kjo është cilësi e domosdoshme për besimtarin, ngase Profeti a.s., humanitetin e kishte kultivuar që herët në karakterin e tij. Themi – e kam respektuar mysafirin.

**Shprehja në hadith – ti e ndihmon popullin duke gjykuar me drejtësi.**

Fjala (nevaibu) ka njëjësin (naibetun)d.m.th. ngjarje, ndodhi . Këtu Hatixheja sikur e përgëzon Profetin a.s. për misionin me vlera të mëdha, që është në shërbim të njerëzimit, për ta nxjerrë atë nga errësira në dritën e vërtetë.

Vini re! Ndihmesa e Profetit a.s. ndaj popullit është e kushtëzuar me përkrahjen e së vërtetës, ngase ndodhitë mund të jenë me fat dhe pa fat, të mira dhe jo të mira. Në Islam të ndihmosh tiranët është cilësi e injorancës, kurse traditë e Profetit a.s. ka qenë ndihma për të dobëtit dhe viktimat.

Neveviu thotë: "Kuptimi i fjalëve të Hatixhesë është se vërtet ty Muhamed, nuk të godet ndonjë e keqe, sepse Allahu të ka dhuruar cilësi të moralit të lartë dhe virtyte të shkëlqyera. Nga kjo kuptohet se:

- cilësitë e moralit të lartë janë shkak për mbrojtje nga ndodhitë e këqija;
- lavdërimi i njeriut para syve të tij, është i lejuar në disa raste të interesit të veçantë;
- lejohet shoqërimi i atij që ka frikë nga ndonjë çështje dhe përgëzimi duke i theksuar shkaqet e mbrojtjes dhe shpëtimit;
- fjalët e saj janë një fakt për personalitetin e plotë të saj, për mençurinë dhe intelektin, për stabilitetin e zemrës së saj dhe për të kuptuarit e thellë të saj;
- atij që i ndodh ndonjë befasi në ndonjë çështje, duhet t'i afrohet një person i besueshëm që e këshillon dhe e orienton".[14]

Mund të themi se qëndrimi i Hatixhesë tregon për rëndësinë e qëndrimit të gruas së mirë. Islami inkurajon që të martohemi me besimtare të devotshme, të ndershme, trimëresha dhe besnike.

Pas asaj që i ndodhi Profetit a.s., Hatixheja r.a. e mori me vete dhe shkoi në shtëpinë e Vereka bin Nevfelit, djalit të xhaxhait të saj.

Hatixheja ishte e bija e Huvejlidit, ndërsa Huvejlidi dhe Nevfeli ishin vëllezër ose djemtë e Esedit.

Shtrohet pyetja: Pse Hatixheja r.a. zgjodhi Verekën për t'u konsultuar? Sepse:

a) ishte djali i xhaxhait të saj, prandaj kishte besim më të madh për t'u këshilluar dhe udhëzuar;

b) ishte i krishterë në kohën e injorancës dhe konsiderohej ndër personalitetet e rralla e të zgjedhura, të cilët nuk adhuronin idhuj. Ai ishte besimtar i krishterë në kohën kur shumica e njerëzve ishin zhytur në injorancë dhe humbje. Nga ai merrej përvoja dhe mendimi i shëndoshë që lidhej me fenë. Ai njihte librat qiellorë dhe kishte njohuri të thella në fe;

c) njihte shkrimin ibranisht, me të cilin e shkruante edhe Ungjillin dhe sillte citime prej tij. Në versionin e Muslimit qëndron: Ai e njihte shkrimin arab dhe e shkruante Ungjillin në arabisht.

Pra, ai njihte gjuhën dhe shkrimin ibranisht si dhe gjuhën dhe shkrimin arab. Është e njohur se Ungjilli ka zbritur në gjuhën sirianishte, kurse Tevrati në gjuhën ibranishte (hebraishtja e vjetër). Në kohën e tij Ungjilli ishte shkruar vetëm në gjuhën sirianishte. As Tevrati e as Ungjilli nuk ishin shkruar në gjuhën arabe.

Ibn Haxheri thotë: "Ai cilësohej si lexues i shkrimit të Ungjillit dhe jo si memorizues i tij dhe i Tevratit, ngase memorizimi i tyre nuk ishte i lehtë si memorizimi i Kur'anit. Ky është edhe një atribut i këtij Ymeti, që karakterizohet nga nxënia përmendsh. Për këtë Ymet thuhet: Ungjijtë e Ymetit janë në gjokset (mendjet) e tyre".[15]

d) Në atë kohë Vereka ishte plakur aq shumë, saqë i kishte ikur drita e syve – . Kjo tregon për përvojën e tij të gjatë dhe se ai u takonte radhëve të atyre prej të cilëve mund të merreshin këshilla për shumë çështje.

[13] "Sahihul Buharij", nr. 5989. [14] "Sahihu Muslim, bi sherh En-Nevevij", vëll. 2, f.202. [15] "Fet'hul Bari", vëll.1, f. 34.

# Sadakatul-Fitri

**Dr. Jusuf El-Kardavi**

**Kjo është një formë e kontratës që përdoret si një prodhim financiar nga bankat islame, që mundëson qiradhënien e një pasurie për një kohë të caktuar kundrejt një pagese të caktuar; kjo është e lejuar në Islam duke u bazuar në dy burimet kryesore të Sheriatit, në Kur'an dhe Synet.**

**Njerëzit janë vëllezër dhe robër të Allahut**

Islami është fe e vëllazërisë dhe e drejtësisë. Erdhi për të vendosur qëllimin e madh në tokë, ku të gjithë njerëzit të ndihen si vëllezër. Erdhi për të ngritur dhe eliminuar të gjitha dallimet që ndajnë dhe klasifikojnë njerëzinë, për shkak të të cilave njerëzit ngrihen më lart se tjetri. Erdhi për të vendosur vëllazërinë dhe drejtësinë në mes tyre, dhe për të shpallur se njerëzit janë të barabartë si dhëmbët e krehrit. Mirëpo, Islami nuk u mjaftua me pohimin e këtij parimi në teori, nuk u mjaftua që t'i thotë çdo njeriu: Ky është vëllai yt, e më pastaj ta braktisë atë. Nuk ka vend për vëllazëri kur disa janë të uritur, kurse të tjerë janë të ngopur; kur disa nuk kanë veshmbathje, e të tjerë kanë veshmbathje të mjaftueshme, po vëllazëria e vërtetë realizohet kur të jepen frytet e tij me sinqeritet, kur të ketë bashkëpunim dhe solidaritet në mesin e tyre, kur i forti të ndihmojë të dobëtin, i pasuri ta marrë për dore të varfrin, - dhe njerëzit të bëhen bujarë në mes tyre. Duke u nisur nga kjo, në parimet e Islamit, ligjet dhe dispozitat e tij, ekziston një vend i posaçëm për realizimin e kujdesit ndaj të varfërve. Allahu xh.sh. ka obliguar që zekati t'u jepet të varfërve, dhe ky është shtylla e tretë e Islamit, ashtu siç e bëri dhënien e tij shenjë të besimit, kurse mosdhënien e tij e bëri shenjë të mosbesimit.

**Përveç zekatit, Islami vendos edhe të drejta të tjera**

Islami nuk mjaftohet vetëm me dhënien e zekatit, duke dhënë një pjesë të caktuar të pasurisë sonë, veçse shfrytëzoi çdo rast e mundësi që i pasuri ta ndihmojë të varfrin nevojtar, si:

1. Kur burri dëshiron ta shkurorëzojë gruan e tij, e i thotë asaj: "Ti për mua je si shpina e nënës sime", në këtë rast, Islami ia ndalon burrit marrëdhënien seksuale me të derisa të lirojë nga robëria një rob; nëse nuk mund të gjejë rob për ta liruar, atëherë duhet t'i agjërojë dy muaj rresht pandërprerë; e nëse nuk mund të bëjë as këtë, atëherë duhet t'i ushqejë 60 të varfër.
2. Personi që bën marrëdhënie seksuale me gruan e tij gjatë ditës në muajin e Ramazanit, edhe ai e ka për obligim shpagimin e njëjtë si më sipër.
3. Kush betohet në Allahun, e pastaj shkel betimin dhe nuk e mban besën e dhënë, shpagimi i tij do të bëhet duke i ushqyer 10 të varfër, ose duke u siguruar atyre veshmbathje, ose duke liruar nga robëria një rob, e ai që s'ka mundësi materiale për këto gjëra, atëherë duhet t'i agjërojë tri ditë. Shpagimi për shkeljen e betimit nuk është agjërimi (siç mendojnë shumë njerëz), por ai është i caktuar për ata që s'kanë mundësi materiale.

**Përkujdesja për të varfrit në dhënien e sadakatul-fitrit**

Islami e konfirmoi këtë përkujdesje atëherë kur për çdo mysliman obligoi sadakatul-fitrin. Sadakatul-fitri emërtohet kësisoj për shkak të përfundimit të agjërimit dhe fillimit të ngrënies (mos agjërimit). Ky është një obligim vjetor, që nuk ka të bëjë me pasurinë, si zekati për të lashta dhe fruta, ose zekati mbi kafshët dhe në mallin e tregtisë, ose zekati mbi pasurinë e ruajtur, veçse

është një sadaka që është e lidhur për kokat e njerëzve, është një lloj takse për individët, është obligim për çdo mysliman.

**Urtësia e obligueshmërisë së Sadakatul-Fitrit**

Transmetohet nga Pejgamberi a.s. se: "Sadakatul-Fitri është obliguar si pastrim për agjëruesin për fjalët e këqija dhe banale si dhe si furnizim për nevojtarët". (Ebu Davudi, Ibën Maxhe dhe Hakimi nga Ibn Abbasi r.a.).Agjëruesi nuk le pa e përzier agjërimin e tij me fjalë të këqija e banale, të cilat i thotë ose i dëgjon, ose shikon gjëra të ndaluara a diçka të ngjashme. Allahu xh.sh. dëshiron që jeta e agjëruesit të jetë e pastër, pa fjalë të këqija e banale, Ai dëshiron që jeta në Ramazan të jetë si një pjesë e jetës në Xhennet, e cila u është paradhënë njerëzve në dynja. Nëse dikush shan a dëshiron ta rrahë agjëruesin, atëherë të mos ia kthejë sharjen me sharje, dhe as të keqen me të keqe, po të keqen le t'ia kthejë me të mirë, duke thënë: "Unë jam njeri që agjëroj, jam duke agjëruar". (Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.).Kështu duhet të jetë jeta e agjëruesit gjatë agjërimit. Agjërim nuk konsiderohet vetëm lënia e hajes dhe pijes, po gjithashtu edhe lënia e fjalëve të këqija e banale, braktisja e sharjes, dëshmisë së rrejshme dhe gënjeshtrës. Allahu i dëshiron këto nga agjëruesi, megjithatë, sa agjërues e arrijnë këtë nivel?!Të shumtën e rasteve, agjëruesi përdor fjalë të këqija, hidhërohet dhe flet gjepura, prandaj sadakatul-fitri është përcaktuar në fund të agjërimit, që ta pastrojë agjëruesin nga ajo që e ndoti agjërimin e tij dhe që reduktoi vlerën e tij.Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjërimi i muajit të Ramazanit është i varur në mes qiellit e Tokës, dhe nuk lartësohet (tek Allahu) përveçse me dhënien e sadakatul-fitrit". (Sujutiu në "El-Xhamiu Es-Sagir" duke e cilësuar si hadith të dobët).Kuptimi i fjalës "është i varur" është: pranimi i tij nuk është i plotë, dhe agjërimi nuk plotësohet përveçse me dhënien e sadakatul-fitrit, sepse nga një aspekt, ai është pastrim për agjëruesin, dhe nga aspekti tjetër, është furnizim për nevojtarët. Në një hadith tjetër, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Bëjuni të mundshëm që të mos enden (të mos lypin të varfrit) në këtë ditë" (Ibn Adijju dhe Ed-Daru Kutniu nga Ibn Omeri r.a.), mos i lini të varfrit (pa marrë parasysh varfërinë dhe nevojën e tyre), që t'i zgjasin duart e tyre dhe të kërkojnë nga njerëzit në Bajram, gjatë ditëve të gëzimit dhe festës. Obligim i myslimanëve është që t'i shoqërojnë vëllezërit e tyre të varfër në gëzimet e këtyre ditëve, për këtë arsye është përcaktuar sadakatul-fitri, për t'ia dhënë të varfrit para se të lypë, para se t'ia lagin fytyrën lotët e tij, para se ta zgjasë dorën e tij.

**Sasia e sadakatul-fitrit**

Pejgamberi a.s. e obligoi sadakatul-fitrin një sa'a[1] ushqim, nga: hurmat, rrush i thatë, gruri, elbi, djathi a diçka tjetër që hanë njerëzit. Prandaj, dijetarët kanë thënë: Sadakatul-fitri jepet kryesisht nga ushqime të vendit, ku njeriu e jep për veten e tij dhe për çdo person tjetër që e furnizon me ushqim dhe është i obliguar t'i furnizojë ata, si: për gruan e tij, fëmijët që jetojnë me të, dhe për shërbëtorët e tij. Për të gjithë këta duhet të jepet sadakatul-fitri, pa marrë parasysh nëse kanë agjëruar apo jo, sepse dhënia e sadakatul-fitrit edhe për ta është plotësim i agjërimit të vetë njeriut (agjëruesit). Pra, ai jep për: meshkujt e femrat, për të mëdhenjtë e të vegjlit dhe për të lirët e robërit.



**Dhënia e sadakatul-fitrit me vlerën e të hollave**

Imami Ebu Hanife (Allahu e mëshiroftë) ka lejuar që myslimani ta japë sadakatul-fitrin e sasisë së vlerës së ushqimit me vlerën e të hollave. Transmetohet se Omer ibn Abdul-Azizi (halifja i drejtë) i shkroi guvernatorit të tij në Basra, Adijj ibn Urtah, të cilin e urdhëronte për ta marrë sadakatul-fitrin nga banorët, për çdonjërin nga gjysmë dërhemi. Në atë kohë, gjysmë dërhemi kishte vlerën e një sa'i të ushqimit. Të këtij mendimi janë edhe: Thevriu, Hasan El-Basriu e të tjerë. Ndoshta kjo do të ishte më e dobishme në disa raste, dhe sidomos nëse i varfri ka nevojë për të. Sepse, nëse të varfrit i grumbullohen ushqimet, ai nuk do të ketë dobi prej tyre, dhe do të detyrohet t'i shesë me çmim më të ulët. Ndërkaq, prej të hollave mund të ketë dobi, se me to mund të blejë rroba, ëmbëlsira për fëmijët e vet, ose diçka tjetër të dobishme për familjen e tij. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Bëjuni të mundshme që të mos enden (të mos lypin të varfrit) në këtë ditë". Siç realizohet mundësia me ushqime, gjithashtu realizohet edhe me vlerë në të hollave.

Mirëpo, nga një anë, Pejgamberi a.s. në kohën e vet përcaktoi dhënien e sadakatul-



fitrit me ushqime, sepse dhënia e të hollave ishte një gjë e rrallë në atë kohë tek arabët, e sidomos për banorët e shkretëtirave, sepse ata nuk kishin të holla, përveç në raste të rralla. Nga ana tjetër, vlera e të hollave ndryshon në varësi nga vendi, rrethanat dhe mjedisi. E sikur Pejgamberi a.s. ta kishte caktuar sadakatul-fitrin, për shembull, një dërhem, ndonjëherë dërhemi nuk vlen hiçgjë, e ndonjëherë e ka vlerën e madhe. Ndërkaq sa'i i ushqimit është i kufizuar dhe i mbulon nevojat njerëzore, që është ushqimi i njeriut, përkatësisht sasia e ushqimit që i mjafton atij për një ditë, dhe kjo nuk mund të ndryshojë me ndryshimin e kohës dhe vendit. Prandaj, dhënia e sadakatul-fitrit lejohet në vlerë të të hollave, madje, ndoshta një gjë e këtillë, preferohet më shumë në kohën tonë, sepse njerëzit të shumtën e rasteve gjatë veprimtarive të tyre, i përdorin të hollat. Për sa i përket dhënies së sadakatul-fitrit me ushqime apo me diçka tjetër të ngjashme me të, ndoshta kjo do ishte më e mirë për banorët e shkretëtirave. Ndërkaq, për banorët e qyteteve, ndoshta do të ishte më mirë dhe më lehtë që sadakatul-fitrin ta japin me të holla.

**Kush obligohet për të dhënë sadakatul-fitrin?**

Sadakatul-fitrin është i obliguar ta japë personi që posedon vlerën e tij, që i mbetet tepricë nga nevojat familjare të ditës dhe të natës së Bajramit. Sadakatul-fitri nuk është si zekati, për të cilin kushtëzohet posedimi i vlerës së nisabit, por ky obligohet me kushtin e lartcekur (t'i teprojë vlera e sadakatul-fitrit nga nevojat familjare të ditës dhe natës së Bajramit për të dhe familjen e tij), sepse Islami dëshiron nga sadakatul-fitri një kuptim të mirë, pra, që ta mësojë myslimanin për të dhënë e shpenzuar, madje edhe i varfri të mësohet që një ditë edhe ai të japë e të shpërndajë (nga pasuria e tij) dhe të lartësohet dora e tij. Nuk ka gjë nëse i varfri jep sadakatul-fitrin për veten dhe familjen e tij, kurse të tjerët i japin atij. Prandaj, "Pejgamberi a.s. e ka obliguar sadakatul-fitrin një sa'a hurme ose një sa'a elb, për çdo njeri: të madh e të vogël; rob e të lirë; mashkull e femër; të pasur a të varfër". (Transmetojnë të gjithë përveç Ibn Maxhes nga Ibn Omerit r.a.). Më pas, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Për sa i përket të pasurit në mesin tuaj, Allahu do ta pastrojë atë. Ndërkaq, për sa i përket të varfrit në mesin tuaj, Allahu do t'ia kthejë atij më shumë sesa ka dhënë" (Bejhekiu dhe Ed-Daru Kutniu), nga njëra anë, i varfri jep sadakatul-fitrin, ndërsa nga ana tjetër i vijnë atij sadakatë dhe zekatet, e Allahu ia kompenson më mirë e më shumë se ajo që dha, pra myslimani mësohet të japë kur ka bollëk dhe kur është në gjendje mjerimi.

**Koha e dhënies së sadakatul-fitrit**

Koha e dhënies së sadakatul-fitrit fillon me perëndimin e diellit të ditës së fundit të Ramazanit, dhe zgjat deri para faljes së namazit të Fitër-Bajramit. Ndërsa, për atë që e jep pas namazit të bajramit, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Atij që e jep sadakatul-fitrin para namazit (të Bajramit), i konsiderohet sadaka e pranuar, kurse atij që e jep pas namazit (të Bajramit), i konsiderohet sadaka (lëmoshë) e rëndomtë" (Ebu Davudi, Ibn Maxhe dhe Hakimi nga Ibn Abbasi r.a.), nëse e vonon nga koha e tij, nuk e ka shpërblimin e sadakatul-fitrit. Në këtë rast, ai bën mëkat, po megjithatë nuk i bie obligueshmëria e tij në asnjë rast deri sa ta japë, edhe nëse vonohet.

Myslimani duhet të kujdeset që sadakatul-fitrin ta japë me kohë, pra para namazit të Bajramit. Madje lejohet dhënia e tij edhe para Bajramit, për një apo dy ditë, siç transmetohet nga Ibn Omeri r.a., që ka thënë se ata e jepnin sadakatul-fitrin një a dy ditë para Bajramit. Madje, Imam Shafiu (Allahu e mëshiroftë) e lejoi dhënien e sadakatul-fitrit prej fillimit të Ramazanit. Ndërkaq, Hanbelinjtë, dhënien e tij e lejuan nga mesi i Ramazanit. Sidoqoftë, të gjitha këto janë një lehtësim për njerëzit. Mirëpo, preferohet që sadakatul-fitri të jepet pak kohë para Bajramit, në mënyrë që të mbetet për Bajram, sepse ai është caktuar për këtë qëllim, që edhe të varfrit t'i bëjë pjesëmarrës në gëzimin dhe festimin e Bajramit. Sa më afër Bajramit që të jepet sadakatul-fitri, aq më shumë do ta japë dhe do ta realizojë këtë qëllim.

Shënim. Në Kosovë, sasia e sadakatul-fitrit për një person është caktuar 2 euro nga Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës, që është organizatore e mbledhjes dhe shpërndarjes së sadakatul-fitrit (përkthyesi).

Një sa'a është e barabartë me 4 kg.



# Mudaraba

**Dr. Islam Hasani**

**"...udhëtojnë nëpër tokë dhe det duke kërkuar të mirat e Allahut." (El Muzemmil, 20)**

**Mudaraba** është një kontratë e definuar si ndarje e humbjes dhe e fitimit PLS 'Profit and Loss Sharing', e cila përdoret nga individë, kompani dhe banka islame për investime në partneritet. Është një kontratë shumë e rekomanduar për financime, por është e ditur se implementimi i saj kërkon konsolidim të përpjekjeve dhe besueshmëri në partneritet, që të arrihet suksesi i dëshiruar. Termi 'Mudaraba' rrjedh nga fjala "Ed-darb fil-erd", e përdorur në Kur'an, që do të thotë "bëj një udhëtim". Quhet kështu, sepse të shumtën e rasteve punëtorit i kërkohet të bëjë udhëtime si pjesë e punës së tij, për të realizuar qëllimin dhe plotësimin e projektit biznesor.

Është e qartë se fjala daraba është përdorur për të treguar udhëtimin prej një vendi në një tjetër, ose për të bërë një udhëtim për qëllime tregtie duke kërkuar të mirat e Allahut.

Fjala tjetër që përdoret për të njëjtin qëllim si 'Mudaraba', është "El-Kirad" apo "El-Mukaradah". Fjala kard dhe mukaradah burojnë nga fjala karada, që do të thotë ndaj a shkëpus. Quhet kështu për arsye se në praktikë, për të formuar këtë kontratë, ai që siguron kapitalin një pjesë të kapitalit të tij e ndan për t'u përdorur nga mudaribi (ndërmarrësi) në projektin biznesor, me qëllim të gjenerimit të fitimit për t'u ndarë në mes tyre. Të dy këta terma janë përdorur për të njëjtin qëllim, e dallimet në përdorim vareshin nga vendi dhe rajoni. Mudaraba është përdorur nga populli i Irakut, kurse Mukaradah është përdor nga populli i Hixhazit.

**Përshkrimi i 'Mudarabas' sipas medhhebeve (shkollave juridike)**

Për nga përshkrimi se çka përmban në vete kjo kontratë, dijetarë të ndryshëm që u përkasin të katër medhhebeve (shkollave juridike), kanë dhënë definimet e tyre që nuk kanë dallime përmbajtesore.[I]

- Malikinjtë: Mudaraba është një agjenci për tregti që jep para të gatshme për një pjesë të fitimit.

-Shafiinjtë: Mudaraba është një marrëveshje në të cilën një pronari i jep kapitalin një punëtori, i cili tregton me të dhe, në fund,ndajnë fitimin.

- Hanbelinjtë: Mudaraba është një kontratë në të cilën një person e jep kapitalin e tij te një ndërmarrës në mënyrë që të ndahet fitimi sipas marrëveshjes së tyre paraprake.

-Hanefijët:Mudaraba është një partneritet me pjesëmarrje në profit, në të cilën kapitali është i siguruar nga njëra pale, kurse puna a ekspertiza nga pala tjetër, për ta ndarë fitimin sipas marrëvshjes paraprake.

Edhe pse përshkrimi i mudarabas nga katër shkollat juridike ka pak ndryshime, të gjitha çojnë tek e njëjta çështje. Mendimi a përshkrimi nga Hanefinjtë është marrë si definicioni më gjithëpërfshirës krahasuar me mendimet e tjera dhe përdoret për përshkrimin e kësaj kontrate në shumicën e vendeve, ku praktikohet bankimi islam.

**Legjitimiteti i Mudarabas**

Legjitimiteti i Mudarabas mbështetet në Kur'an, Synet dhe në konsensusin e dijetarëve.



Edhe pse nuk ka ndonjë ajet kuranor, i cili flet drejtpërdrejt për lejimin e mudarabas, ekzistojnë ajete që në mënyrë indirekte tregojnë për lejimin e mudarabas. Për shembull, 'Të tjerët udhëtojnë në tokë duke kërkuar mirësitë e Zotit...'. Disa komentatorë të Kur'anit e interpretojnë këtë ajet në kuptimin,'ata të cilët udhëtojnë për qëllim tregtie duke synuar fitime të lejuara, përfshirë edhe ata që punojnë me kapital të të tjerëve, duke ndarë fitimin e krijuar', që përshtatet me konceptin praktik të mudarabas.

Mbështetja e kësaj kontrate nga Syneti mund të ndahet në dy kategori. E para, ekziston evidencë që Pejgamberi a. s. ka punuar në konceptin e kësaj kontrate para dhe pas ardhjes së Shpalljes. Dhe kategoria e dytë janë thëniet e Pejgamberit a.s. në lidhje me këtë kontratë, po ashtu edhe pëlqimet e tij rreth praktikimit të kësaj forme të biznesit. Shokët e Pejgamberit a.s. e kanë përdorur këtë formë të kontraktimit ndërmjet tyre për financim të projekteve tregtare dhe Pejgamberi a.s. e ka miratuar këtë formë kontraktimi.

Konsensusi i juristëve myslimanë është se 'Mudaraba' është e lejuar dhe nuk ka ndonjë kundërshtim rreth legjitimitetit të saj. Kjo kontratë është njëra ndër kontratat më të rekomanduara nga dijetarët për t'u përdorur nga bankat islame për investime kapitale në partneritet dhe financime të projekteve të ndryshme, por përdorimi i saj mbetet i kufizuar për arsye të ndryshme, që do të përmenden në vijim.[II]

'Mudaraba' dhe kontratat e ngjashme

'Mudaraba'qëndron si një kontratë dhe formë financimi në vete, por ekzistojnë edhe kontrata të tjera, të cilat kanë disa karakteristika të njëjta apo të ngjashme. Është e rëndësishme të bëhet dallimi ndërmjet tyre.

**'Mudaraba' në krahasim me 'Musharakah'**

Që të dyja kontratat janë të kategorizuara në grupin e kontratave që synojnë partneritet duke u pajtuar për bartje rreziku dhe ndarje fitimi ndërmjet partnerëve në investimet ose financimet e tyre, por ekzistojnë disa dallime në mes tyre.

Mudaraba ndryshe quhet edhe partneritet pasiv, sepse aktiv është vetëm ndërmarrësi i projektit, kurse pala që ka siguruar kapitalin, është pasive. Qëllimi i kësaj kontrate është mundësimi i takimit ndërmjet kapitalit dhe ekspertizës. Njëra palë ka kapital, po nuk ka aftësi për ndërmarrësi të projektit, kurse pala tjetër ka aftësi po nuk ka kapital dhe, me anë të kësaj kontrate, këta persona bashkohen për një projekt ekonomik.

Musharakah quhet partneritet aktiv, sepse të gjitha palët e involuara në projekt e kanë të drejtën që të jenë aktive. Mund të jenë dy a më shumë partnerë, të cilët kanë kontribuar me para të gatshme ose me pajisje pune dhe mund të janë aktiv në menaxhimin e projektit. Qëllimi i kësaj kontrate është bashkimi i forcave dhe kapitalit për financimin e ndonjë projekti kolosal. Ekzistojnë shumë elemente të përbashkëta ndërmjet Mudarabas dhe Musharakas, por ka edhe dallime, për të cilat do të diskutohet pasi të flitet edhe për Musharakan në veçanti.

**'Mudaraba' në krahasim me pagesën mujore**

Në kontraktim me mëditje, njëra palë a person është e obliguar ta bëjë punën për dikë tjetër dhe, në fund, një shumë e përcaktuar i jepet punëtorit. Mund të duket e ngjashme në aspektin së njëra palë punon me kapitalin e tjetrit, mirëpo ka një dallim në mënyrën e punës dhe pagesës. Në Mudaraba personi që është ndërmarrës i projektit dhe personi që financon, janë partnerë dhe ndarja e fitimit në mes partnerëve bëhet vetëm në fund të projektit, e kjo varet nëse projekti ka përfunduar me fitim dhe atëherë ndahet fitimi. Kurse në raste të angazhimit të personit me pagesë mujore, ajo nuk varet nga partneriteti që obligon mbarimin e projektit për ta ndarë fitimin në mes tyre.

**'Mudaraba' në krasahasim me huadhënien**

Edhe pse 'Mudaraba' dhe huaja kanë veçori të përbashkëta në aspektin e dhënies së kapitalit personit që udhëheq projektin, megjithëkëtë, natyra e dhënies së kapitalit dallon. Në mudaraba, ai që siguron kapitalin është i emëruar si partner, dhe kjo i jep të drejtë atij të ndaj fitimin me ndërmarrësin e projektit duke bartur edhe rrezikun e humbjes, nëse projekti përfundon me humbje. Në rastet kur kapitali është dhënë në formë huazimi, huadhënësi nuk ka të drejtë të marrë asnjë pjesë të fitimit, mirëpo edhe kapitali i tij duhet të jetë i sigurt

pa marrë parasysh përfundimin e projektit të financuar nga huamarrësi.

**Elementet dhe kushtet e 'Mudarabas'**

Elementet e 'Mudarabas', sipas shumicës së juristëve myslimanë, janë[III]:

1. Palët e kontratës – (Rabul mal & Mudarib);
2. Përmbajtja e kontratës –(Kapitali, puna dhe profiti) dhe
3. Forma (oferta dhe pranimi)

**Kushtet e'Mudarabas'**

Përveçqë mudaraba duhet t'i plotësojë kushtet në aspektin ligjor, ka edhe kushte të tjera për të filluar implementimi i mudarabas. Në mudarabah kapitali i financimit duhet të jetë patjetër në para të gatshme për fillimin e projektit që mund të jetë në fusha të ndryshme: investime kapitale, tregti, bujqësi, etj., dhe, në fund të projektit, llogaritet përsëri në para të gatshme dhe përqindja e caktuar ndahet në fillim të kontratës. Por ka raste kur edhe një pasuri e patundshme apo e tundshme (vlerë jomonetare) mund të konsiderohet si kapital për mudaraba.

AAOIFI ka pranuar mendimin se edhe kapitali jomonetar mund të konsiderohet si kapital financues, nëse merret çmimi i tregut për vlerësimin e pasurisë. Vetë pasuria duhet të jetë pjesë e projektit. Një shembull: Nëse një person A ka 15 vetura për t'i shitur, ai i ofrohet personit B dhe i ofron një kontratë që, nëse arrin t'i shesë ato vetura, margjina e fitimit ndahet 50:50. Në këtë rast kapitali i projektit është kapital jomonetar.

Ky standard është më i përgjithshëm dhe nuk i përkrah disa mendime që nuk lejojnë kapital tjetër përveç parasë si kapital investues.

**Llojet e 'Mudaraba'**

**Mudaraba jo e limituar**

Mudaraba, në të cilën kapitali i dorëzohet udhëheqësit të projektit pa caktuar se në çfarë biznesi, vendi, metode, kohe dhe mënyre të investohet.

Investitori nuk ka të drejtë të ndërhyjë në menaxhim të projektit, por ka të drejtë të informohet për mbarëvajtjen e projektit dhe, nëse dyshon se nuk punohet sipas projektpropozimit të bërë në fillim nga ndërmarrësi, atëherë ai ka të drejtë të kërkojë verifikimin e gjërave dhe, nëse vërtetohet devijimi i projektit nga marrëveshja e bërë në fillim, atëherë mund të kërkojë ndërprerjen e punës dhe kompensimin e dëmeve të shkaktuara.

'Mudaribi' (ndërmarrësi i projektit) ka të drejtë të praktikojë çdo gjë për realizimin e projektit të dakorduar në mes tyre si dy partnerë përveç hyrjes borxh për zotërinë pa lejen e tij.

Kjo lloj kontrate zakonisht bëhet në mes të bankës dhe klientëve të cilët hapin llogaritë e tyre në banka islame. Sipas kësaj marrëveshjeje, klienti është investitori, kurse banka është ndërmarrës e projektit dhe klienti e autorizon bankën që të punojë në projekte që i vlerëson rentabël e pa i kushtëzuar se ku të investohet.[IV]

**Mudaraba e limituar**

Sipas standardeve të AAOIFI-t - "Kontratë në të cilën furnizuesi i kapitalit i limiton veprimet e udhëheqësit të projektit në një vend të caktuar apo të ndonjë lloji të veçantë investimesh, por nuk mund t'i ndërhyjë në mënyrën e udhëheqjes dhe operacionet e projektit. Në këtë kategori koha dhe shuma e mjeteve për investime duhet të caktohen në fillim dhe ndërprerja e parakohshme nuk lejohet. Në këtë kategori bëhet marrëveshje në mes bankës dhe klientit, banka si investitor e klienti si ndërmarrës i projektit, ku dihen shuma e investimit dhe koha e implementimit të projektit. Por mund të bëhet edhe në anën tjetër, klienti si financues (depozitor) për një projekt të caktuar, ku dihet shuma dhe koha për investim. Kjo llogari në bankat islame quhet 'Llogari specifike për investime'.

**Të drejtat dhe përgjegjësitë e Mudaribit (ndërmarrësit)**

- Ndërmarrësi i projektit është person i besuar tek 'Rabul-mal' (investitori) dhe është përgjegjës për të ndërmarrë projektin në mënyrën më të mirë.

-Sipas AAOIFI-t(Accounting Auditing Of Islamic Finance Issue) :

- Investimi në të gjitha fushat që janë të lejuara, profitabël dhe të realizueshme.
- Kryerja e punëve nga ai personalisht ose caktimi i dikujt, nëse është e nevojshme.
- Zgjedhja e vendit për investime që janë me rrezikshmëri më të vogël.
- Ruajtja e fondeve apo depozitimi i tyre, nëse e kërkon nevoja për shkak të sigurisë.

**Çështjet në implementim**

- Kontrata hyn në fuqi menjëherë pas marrëveshjes dhe nënshkrimit të saj nga të dyja palët

• Kjo kontratë është jodetyruese, mund të ndërpritet në mënyrë të njëanshme nga secila palë përderisa të mos ketë filluar implementimi i saj.

• Nëse puna ka filluar, atëherë kjo kontratë bëhet detyruese për të dyja palët dhe asnjëra nuk mund të tërhiqet para kohës së dakorduar në fillim.

• Gjithashtu koha e implementimit duhet të specifikohet dhe nuk mund të ndërpritet.

(1)INCEIF, Shariah Rules in Financial Transactions (Kuala Lumpur: INCEIF, 2009), f. 275 (2)Ibid. (3)Islamic Shari'ah Research Academy for Islamic Finance, Islamic Financial System: Principles and Operations, (Kuala Lumpur: Pearson Custom Publishing, 2012), f. 250.(4)Ibid, 251. (5)Muhammad Imran Ashraf Usmani, Meezan Bank's Guide to Islamic Banking, (Karachi: Darul-Ishaat, 2002),f.98.

# Zekati për fabrika, apartamente, ferma dhe të ngjashme

**Mr. Ejup Haziri**

**"Jepni pa u kursyer nga të mirat që keni fituar, dhe nga ato që jua kemi nxjerrë Ne nga toka"! (El Bekare, 267).**

Gjatë shtjellimit të tematikës së zekatit, kemi shpjeguar pesë llojet e pasurive, prej të cilave duhet dhënë zekat, e që ishin: Zekati i kullotave apo bagëtive, ku hynin devetë, lopët, dhentë e dhitë; zekati për ar, argjend dhe valuta bashkëkohore; për mall tregtie, që konsiderohet çdo send që është bërë gati për shitblerje me qëllim përfitimi; për të vjelat dhe të korrat, pra për prodhimet që vilen dhe që korren; dhe për pasuritë nëntokësore e thesaret e fshehura, ku përfshihen mineralet xeherore, pasuritë e ndryshme që gjenden në brendësi të tokës dhe thesaret e ndryshme, si ari, argjendi, bakri e të ngjashme. Për të gjitha këto lloje, shumë të rëndësishme, kemi diskutuar veç e veç, duke i paraqitur në formën më reale të mundshme, e për të cilat ka tekste të qarta që obligojnë domosdoshmërinë e nxjerrjes së zekatit. Ndërkaq, në këtë shkrim, do të shtrojmë një çështje tjetër, e cila ka ndërlidhje të ngushtë me disa nga llojet që i kemi shpjeguar në shkrimet në numrat paraprakë. Duhet theksuar që në fillim se kjo çështje është e re, për shkak se në të kaluarën nuk kishte apartamente të mëdha dhe as fabrika, prandaj as që janë përmendur në librat e juristëve të hershëm, mirëpo e kanë trajtuar juristët e mëvonshëm dhe aktualë.

### Ç'kuptojmë me këtë lloj?

Ky lloj, në Jurisprudencën islame njihet me emrin "el-Mustegil-lat", me se nënkuptohet: "Pasuria e cila nuk konsiderohet për shitje, mirëpo konsiderohet për zhvillim (përfitim), duke marrë prej saj dobi dhe fryte, kur ajo që prodhohet, shitet."Pra, objekti mbetet, e prodhimi i objektit shitet. Ky është dallimi në mes kësaj pasurie dhe mallit të tregtisë, që e kemi diskutuar në llojin e tretë të pasurive, ngase malli i tregtisë shitet, pra kalon nga pronari tek një pronar i ri, kurse te ky lloj i pasurisë, objekti mbetet, kurse prej tij ka dobi dhe arrihet fitimi. Kur e themi dobia, këtu përfshihet edhe dhënia me qira e apartamenteve dhe veprime të ngjashme. Pra, ajo që është e rëndësishme këtu, është fakti se objektet nuk shiten, por zekati jepet nga përfitimi prej tyre që bëhet në mënyra të ndryshme.

### Ç'hyn në këtë lloj?

Në këtë lloj hyjnë gjëra të ndryshme, që juristët i kanë përmendur kohët e fundit, si për shembull: ndërtesat; ato që lëshohen me qira dhe për shfrytëzim, fabrikat, fermat e lopëve për qumësht etj., fermat e pulave për prodhimin e vezëve, anijet, veturat dhe aeroplanët që transportojnë dhe bartin njerëz.[1] Këtu futen edhe gjëra të tjera, por jo të gjithë dijetarët e pranojnë këtë, prandaj do të jetë me dobi ta shtjellojmë këtë tematikë sipas juristëve, se çfarë mendojnë ata dhe a janë të ndarë në këtë çështje apo janë të bashkuar?

### Qëndrimi i juristëve ndaj këtij lloji

Që në fillim kam theksuar se kjo lloj pasurie, është e re, prandaj edhe fetvatë për këtë çështje janë krejtësisht të reja dhe të kohës aktuale, po megjithëkëtë, juristët kanë mendime të ndryshme rreth këtij lloji.

Mendimi i parë: Nuk parashihet të jepet zekat, përveç për ato (lloje pasurie) që kanë ardhur

me tekst, prandaj qëndrimet e këtyre juristëve argumentohen si në vijim:

1.I Dërguari i Allahut, ka përcaktuar qartë pasuritë, prej të cilave jepet zekati, e për pasuri si ndërtesa, fabrika dhe të ngjashme, nuk ka parashikuar asgjë. Dhe, përderisa nuk ka ndonjë tekst të qartë për këtë, prej tyre nuk lejohet të nxirret zekati, përpos atëherë kur ka ndonjë tekst të qartë, qoftë nga Kur'ani dhe qoftë nga syneti.

2.Përveç kësaj, qëndrimet e këtyre juristëve argumentohen edhe me faktin se juristët myslimanë, nga të gjitha vendet dhe nëpër kohë të ndryshme, nuk kanë parashikuar që nga kjo pasuri të jetë obligim dhënia e zekatit.

Prandaj, këta juristë kanë theksuar se nuk ka zekat për mjete transportuese që bëhen me qëllim tregtimi, as për ndërtesa apo fabrika, sado të mëdha dhe gjigante të jenë ato, dhe as për gjëra të ngjashme me këto.

Ky mendim i këtyre juristëve konsiderohet me tendenca kufizimi, që nga juristët bashkëkohorë trajtohet si medhheb i vjetër, që është njohur nga disa juristë të kohëve të hershme dhe është mbrojtur nga juristi dhahirij, Ibn Hazmi[2] e më vonë është mbrojtur edhe nga juristi i mirënjohur Shevkani.[3]

Mendimi i dytë: Në dallim nga mendimi paraprak, juristët e tjerë janë të mendimit se obligohet dhënia e zekatit edhe për llojet për të cilat jemi duke diskutuar, qofshin ato fabrika, ndërtesa a pasuri të ngjashme me to.[4]

Këta juristë bazohen në argumentet vijuese:

1. Allahu i Lartmadhëruar e bëri detyrim që nga secila pasuri të jepet një pjesë e caktuar e zekatit a sadakasë. Ai ka thënë: "Dhe ata që në pasurinë e vet kanë ndarë një pjesë të caktuar. Për lypësin dhe për nevojtarin që nuk lyp". (Mearixh, 24-25). Po ashtu thotë:"Merr prej pasurisë së tyre (të atyre që pranuan gabimin) lëmoshë, që t'i pastrosh me të dhe t'u shtosh (të mirat)..." (Et-Tevbe, 103).

2. Arsyeja që obligon dhënien e zekatit për pasurinë, është shtimi dhe rritja e pasurisë dhe, kurdo që realizohet shtimi dhe rritja e pasurisë, obligohet edhe dhënia e zekatit për të.

3. Urtësia e ligjësimit të zekatit është pastrimi për ata që e japin. Dhënia e zekatit, i pastron ata dhe pastron pasurinë e tyre. Dhe, përveç kësaj, dhënia e zekatit është ndihmë për nevojtarët, sikurse konsiderohet edhe ndihmë e fuqishme në ruajtjen e fesë islame e të shtetit dhe në përhapjen e thirrjes së vërtetë. Prandaj, ata që e japin zekatin, në të gjitha format, pastrojnë vetveten e tyre dhe pastrojnë pasurinë e tyre, ndihmojnë nevojtarët dhe të varfrit, ndihmojnë kombin dhe fenë e tyre, derisa të forcohet komuniteti, të barazohen shtresat e njerëzve dhe të lartësohet fjala e fesë dhe e besimit.

Juristët e këtij mendimi u kundërpërgjigjen juristëve që ndalojnë zekatin për këto lloje, duke thënë: "Për sa i përket mendimit të tyre, që nuk parashohin zekat përveç për ato lloje për të cilat ka ardhur teksti nga Kur'ani a nga syneti, i përgjigjemi se mosardhja e ndonjë teksti nga i Dërguari i Allahut për këtë çështje, nuk mund të merret si argument për mosdetyrimin e këtij lloji të zekatit, për faktin se i Dërguari i Allahut kishte përmendur pasuritë e ndryshme që ishin të përhapura në shoqërinë arabe të kohës së tij, siç ishin: devetë, lopët, shtazët e ndryshme, gruri, hurmat, të mbjellat, valutat e asaj kohe, e kështu me radhë.

E, përveç atyre që janë cekur në hadithe profetike, myslimanët kanë obliguar zekat edhe për lloje të tjera për të cilat ka munguar teksti, duke bërë analogji me ato lloje që ishin bërë legjitime si dhe duke vepruar me tekste të përgjithshme. Juristët, në lidhje me këtë, kanë theksuar se nuk ka ardhur ndonjë tekst[5] decidiv për obligueshmërinë e mallit të tregtisë[6], por janë komentuar me tekste të përgjithshme dhe janë bërë analogji me llojet e tjera. Mirëpo, juristët myslimanë kanë rënë në dakord për sa i përket këtij lloji të pasurisë, për të cilën duhet të jepet zekat, kur arrin nisabin e caktuar,[7] ndonëse, shumë prej tyre janë të mendimit se nuk ka ndonjë tekst të prerë nga Kur'ani dhe nga syneti, por ka shumë transmetime të ndryshme që përforcojnë njëri-tjetrin.[8]

Në bazë të analogjisë, ndonëse në mungesë të teksteve ekskluzive, juristët kanë paraparë zekat për lloje të ndryshme, si Omeri - për kuaj, me kushte të caktuara, Ahmedi obligoi zekatin e mjaltit, duke u bazuar në athare dhe duke bërë kijas me fruta dhe të mbjella. Ai po ashtu e pa të arsyeshme që të ketë zekat edhe për secilin mineral (gjegjësisht për çdo gjë që nxirret nga toka), duke bërë analogji me arin dhe argjendin, si dhe duke u mbështetur në fjalët e përgjithshme: "Jepni pa u kursyer nga të mirat që keni fituar, dhe nga ato që jua kemi nxjerrë Ne nga toka"! (El Bekare, 267).

Ebu Jusufi është i mendimit se për të nxjerrat nga deti duhet të ketë zekat (një e pesta), duke bërë analogji me mineralet dhe pasuritë nëntokësore.

Gjithashtu, këta juristë të këtij grupi i kundërpërgjigjen grupit të parë -që mendojnë se myslimanët nga të gjitha vendet dhe nëpër kohë të ndryshme nuk kanë paraparë që kjo pasuri të jetë obligim për zekat-, duke thënë se ky lloj i pasurisë nuk ekzistonte në kohët e tyre, prandaj dijetarët e mëvonshëm, nga ixhtihadi i tyre, nxorën dispozita të reja, ngase koha dhe risitë e saj u imponuan një gjë të tillë. Sidoqoftë, ky mendim, ndonëse i ri, po gjen përkrahës gjithnjë e më shumë, sidomos në kohën tonë.

**Si të merret zekati nga ndërtesat dhe fabrikat?**

Nëse flasim për vetura, anije, aeroplanë, makina dhe mjete të ndryshme, që janë objekt në këtë temë, atëherë, nëse përdorimi i tyre



është personal dhe nuk ka për qëllim fitimin apo biznesin, nuk parashihet zekat për to, ndërsa, nëse me to synohet të fitohet dhe fitimi arrihet, atëherë parashihet dhënia e zekatit, sikurse për mallin e tregtisë, me të gjitha kushtet dhe kuotën e caktuar. Jo vetëm kaq, por edhe nëse këto mjete jepen me qira, edhe atëherë duhet të jepet zekati, sikurse ka thënë edhe juristi i njohur hanbelij - Ibni Akil: "Për çdo gjë që jepet me qira, e nga e cila arrihet fitimi, duhet dhënë zekat (nëse plotësohen kushtet".[9] Pra, ndërtesat dhe fabrikat, me të cilat bëhet biznes, qoftë edhe duke u dhënë me qira, sipas juristëve të grupit të dytë, duhet dhënë zekat. Madje këta juristë, në kohën tonë flasin edhe për kompanitë e ndryshme, sikur janë ato të taksive, parashihet të jepet zekati, kurdo që plotësohen kushtet dhe arrihet kuota e caktuar.

Tokat dhe pasuritë e ndryshme, sipas juristëve, konsiderohen si pasuri të fjetura, nëse nuk punohen, por nëse në to vihen mjete të ndryshme ose ndërtohen fabrika, atëherë duhet të jepet zekati, jo për tokën, po për shkak të të ardhurave dhe përfitimeve nga objektet në to

**Kuota e caktuar**

Për sa i përket nisabit, për këtë lloj që e kemi temë diskutimi, juristët që lejojnë dhënien e zekatit, nisabin e marrin bazë të mallit të tregtisë. Zekati për mall tregtie jepet 2.5% për fitimin e pastër, po edhe për kapitalin, së bashku. Mirëpo, përveç këtij mendimi, ekziston edhe një mendim tjetër, që është shumë i ri, i cili nuk mbështetet në kuotën e caktuar të mallit të tregtisë, por mbështetet në kuotën e caktuar të prodhimeve bujqësore (të vjelave dhe të korrave), që është 10% ose 5%. Këtë mendim e kanë shfaqur duke u mbështetur në analogji (kijas), dhe përfaqësues të këtij mendimi janë Ebu Zehreh, Abdurrahman Hasen dhe AbdulVehab Halaf. Këta argumentojnë se prodhimet bujqësore mbillen në tokë, e për to parashihet të jepet zekat 5%-10%, në varësi nga mënyra e ujitjes që është bërë, prandaj bëjnë analogji edhe me ndërtimet në tokë, nëse ato janë për biznes dhe për përfitim, dhe për objekte të tjera në tokë, që nuk mund të lëvizen, parashihet 10% (si fabrikat ose apartamentet), ndërsa për ato që nuk mund të lëvizen 5% (si firmat e taksive, autobusëve, mjetet e ndryshme transportuese). Këtë mendim të fundit e përkrah edhe juristi bashkëkohor Jusuf Kardavi, por me disa kushte të caktuara.[10]

**Koha kur llogaritet kuota**

Për sa i përket kohës se kur llogaritet apo konsiderohet kuota e caktuar për dhënien e zekatit, disa juristë janë të mendimit se ajo duhet dhënë në çdo muaj, po të tjerët parashohin që dhënia e zekatit të bëhet për çdo vit dhe jo në çdo muaj, ngase kjo do të jetë më e dobishme për të varfrit dhe nevojtarët.

Këtu duhet përmendur se zekati nuk merret nga këto gjëra, po vetëm pasi të paguhen shpenzimet, taksat, borxhet dhe gjërat e tjera që ndërlidhen me to. Dhe, nëse pas heqjes së tyre mbetet fitimi që arrin kuotën e caktuar, atëherë duhet dhënë zekati. Kështu, sa për ilustrim, nëse dikush ka ndonjë dyqan të lëshuar me qira, e fitimi është i vogël dhe i nevojshëm për anëtarët e familjes, atëherë nuk parashihet dhënia e zekatit, ngase nuk janë plotësuar kushtet.

**Përfundim**

Sidoqoftë, ky është një lloj i ri i pasurisë, për se në kohën bashkëkohore, juristët – në numër gjithnjë e më të madh- janë të mendimit se duhet dhënë zekat për to, si për ndërtesa të mëdha, banesa, mjete transportuese të ndryshme, ferma të ndryshme, kurdo që këto bëhen për biznes dhe përfitim, duke u mbështetur në analogji dhe në risitë që koha bashkëkohore i solli njerëzimit. Megjithëkëtë, në anën tjetër, shumë juristë as që parashohin të ketë zekat për këto gjëra, me arsyetimin se për to nuk ka ndonjë tekst.

[1] Et-Tajar, Abdullah in Muhamed, Ez-Zekah, f. 105. [2] Për faktin se dhahirinjtë bazohen vetëm në tekste të dukshme e të qarta.[3] Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, vëll.1, f. 461-462.[4] Të këtij mendimi janë disa juristë malikinj dhe hanbelinj, sikurse edhe një pjesë e juristëve bashkëkohorë.[5] Me përjashtim të hadithit që transmetohet nga Semurete ibn Xhundub, ku thuhet: "I Dërguari i Allahut na urdhëronte ne që të jepnim zekat për ato që ne i konsideronim mall tregtie". ( Ebu Davudi, nr. 1335).[6] Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, vëll.1, f. 463.[7] Ibni Kudameh, El-Mugni, vëll.2, f. 30.[8] Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, vëll.1, f. 407.[9] Këtë mendim e përkrah edhe Ibni Kajjimi: Bedaiu'l Fevaid, vëll.3, f. 143.[10] Shih më tepër për këtë: Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, vëll. 1, f. 479-481.

# MALAJZIA

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Të dhëna statistikore[1]:**
- Emri ndërkombëtar në anglisht: Malaysia.
- Emri zyrtar: Malaysia.
- Sistemi i qeverisjes: Mbretëror, kushtetues, federal, parlamentar dhe demokratik.
- Sipërfaqja: 330,803 km².
- Numri i banorëve: 28.334.135 (2010).
- Dendësia: 86 banorë në 1 km².
- Feja: myslimanë 60.4% (sunitë), budistë 19.2%, të krishterë 9.1%, hindusë 6.3%, fetë tradicionale kineze 2.6%, të tjera a të panjohura 1.5% dhe pa fe 0.9%.
- Kryeqyteti: Kuala-Lumpur (konsiderohet qyteti më i madh i vendit).
- Qytete të tjera: Johor-Bharu, Kajang, Ipoh, Klang, Subang Jaya, Kuching, Petaling Jaya, Seremban, Georgetown, Malacca Sity dhe Kota- Bharu.
- Grupet etnike: malajë 50.4%, kinezë 23.7%, etni autoktone 11%, indianë 7.1%, etni të tjera 7.8%.
- Gjuhët kryesore: malai (zyrtare), anglishtja, dialektet e ndryshme kineze, tamil, telugu, malayalam, panxhabi dhe thai.
- Njësia monetare: Malaysian Ringgit, (1.00 MYR = 0.249 EUR).
- Data e pavarësisë: 31 gusht 1957 (nga Britania).
- Festë kombëtare: 31 Gusht 1957 (Shpallja e pavarësisë).

**Pozita gjeografike**

Malajzia shtrihet në një rreth afër ekuatorit, në mes të rrugës detare ndërmjet Indisë dhe Kinës, konkretisht në juglindje të kontinentit të Azisë. Vendi përfshin dy zona, që janë:

1) Siujdhesa Malaj (siujdhesa Malajzia), që sot quhet Malajzia Perëndimore.

2) Zona e Bregdetit Verior, në perëndim të ujdhesës Borneo, që kufizohet me rajonin indonezian Kalimantan.

Ndarjen e dy zonave të sipërpërmendura e bën Deti Jugor i Kinës, me një gjerësi/gjatësi afërsisht 650 km. Malajzia ka pozitë shumë të favorshme gjeografike; sipërfaqja e vendit arrin afërsisht 329.750 km², nga të cilët 328.550 km² i takojnë zonës tokësore dhe 1.200 km² i takojnë zonës ujore. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin deri në 2669 km. Malajzia kufizohet me 3 shtete fqinje: nga jugu kufizohet me Indonezinë me një gjatësi prej 1782 km, nga veriu me Sulltanatin e Bruneit me gjatësi prej 381 km dhe me Tajlandën në një gjatësi deri në 506 km. Vija e përgjithshme bregdetare arrin gjatësinë deri në 4675 km; 2068 km i takojnë ujdhesës perëndimore të Malajzisë dhe 2607 km i takojnë ujdhesës lindore të vendit. Pika më e ulët në shtetin e Malajzisë u takon zonave të vendit që bien në Oqeanin Indian, dhe është në nivelin e detit, kurse ajo më e larta bie në majat e malit Kinabalui, që arrin lartësinë deri në 4100 metra mbi nivelin e detit[2].

Malajzia Perëndimore është një hapësirë me fusha të gjera bregdetare dhe në brendi me zona të larta malore, ku rrjedhin disa lumenj dhe ka liqene. Ndërkaq, në veri të Malajzisë Lindore shtrihen fushat e gjera bregdetare, të cilat fillojnë të ngushtohen në verilindje, derisa të afrohen me malet që shtrihen nëpër zonat jugore, ku rrjedhin edhe lumenj[3].

Bazuar në të dhënat e vitit 2007, shteti i Malajzisë ka gjithsej 116 aeroporte, prej tyre 36 të asfaltuara dhe 80 të paasfaltuara. Në vend ka edhe një numër të konsiderueshëm të porteve detare, prej të cilave më kryesoret janë; Bintulu, Johor-Bahru, Kuantan, Labuan, etj[4].

Malajzia ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura në vend janë: Universiteti Ndërkombëtar Islamik, Universiteti Kuala-Lumpur, Universiteti Malajzia i Shkencës dhe Teknologjisë, Universiteti i Administratës dhe Shkencës, Universiteti i Multimedias, Universiteti Tun Hussein, Universiteti Ndërkombëtar i Mjekësisë etj.[5].

**Kuala-Lumpur:** Si kryeqytet i Malajzisë dhe qyteti më i madh i vendit, zë një zonë të konsiderueshme të vendit, që përfshin më shumë se një të tretën e sipërfaqes së Malajzisë. Fjala Kuala-Lumpur domethënë grykëderdhja e lumit baltor, që rrjedh nga pozita e qytetit ku bashkohen dy lumenj - Kilang dhe Gumbik. Kuala-Lumpur, sipas statistikave të vitit 2010, ka një popullsi rreth 1.600.000 banorë. Ky qytet bie në luginën Kilang, në mes të rrugës që lidh qytetin George Town dhe Singaporin. Ky qytet u themelua fillimisht si një koloni, për nxjerrjen e kallajit në vitin 1859, dhe lulëzoi për shkak të rëndësisë së tij në nxjerrjen e kallajit dhe plantacioneve të gomës. Pastaj u bë një qendër e tregtisë dhe transportit, për se fitoi



famë botërore. Qyteti Kuala-Lumpur u zhvillua edhe në aspektin administrativ, dhe në vitin 1957 u bë kryeqytet i Fedaratës së Malajzisë, kurse në vitin 1996 në Kuala-Lumpur u bë përurimi i rrokaqiejve më të mëdhenj në botë, kulla Petronas Tower, e cila përbëhet prej dy ndërtesave gjigante. Kuala- Lumpur ka disa vendbanime të lashta, si Kibong, Gumbik dhe Sangay Bessie. Shumica e malajëve autoktonë në Kuala-Lumpur janë myslimanë. Në një pjesë të kryeqytetit gjenden tri ndërtesa, që demonstrojnë stilin e arkitekturës islame, që karakterizohet nga harqe të lakuara dhe kupola e minare. Këto ndërtesa përfshijnë edhe sallën e vjetër të mbledhjeve, e cila është ndërtuar në vitin 1976.

**Historia e Malajzisë**

Malajzia që nga kohët e lashta ka qenë udhëkryq i civilizimeve të shumta dhe popujve të ndryshëm dhe ka shërbyer edhe si një ventakim i tregtarëve indianë dhe kinezë, të cilët bënin udhëtime të tregtisë detare. Malaka (Malacca) në shekullin XV ka qenë nga qytetet më të famshme tregtare në Malajzi e më gjerë. Ajo ishte edhe qendër e tregtisë detare dhe kishte tërhequr shumë tregtarë nga shumë vende aziatike. Ndërkaq, në fillim të shekullit XVI në Malaka arritën tregtarët portugezë. Për shkak të pozitës gjeografike shumë të përshtatshme, Malajzia ka qenë gjithnjë në shënjestër të shumë vendeve të tjera. Portugezët në vitin 1511 pushtuan Malakan, kurse në fillim të shekullit XVII anijet holandeze erdhën dhe filluan të sistemoheshin në këto zona. Mandej, në vitin 1641, holandezët i sulmuan portugezët në Malacca, dhe kështu kontrolli mbi Malackan kaloi nga portugezët tek holandezët, të cilët do të vendoseshin dhe të qëndronin aty përgjatë dy shekujve. Pastaj, në vitin 1819, britanezët pushtuan Singaporin, për të marrë më pastaj edhe Malaccan pas nënshkrimit të Traktatit Britanezo-Holandez në vitin 1824, kur u bë ndarja e arkipelagut Malaj në dy pjesë, pjesa në veri të ekuatorit ra nën kontrollin britanez dhe mbi pjesën jugore morën kontrollin holandezët. Më pastaj, në vitin 1941, edhe Japonia bëri përpjekje për të pushtuar Malajzinë, dhe nga mesi i janarit të vitit 1942 nën pushtimin e japonezëve ranë dy zona të Malajzisë: Sarawak dhe Sabah, prej nga ata do të tërhiqeshin në vitin 1945. Ndërkaq, më 31 gusht 1957 u themelua shteti i Malajzisë, i cili sot quhet Gadishulli Malajzian. Kurse, më 9 korrik 1963 u themelua Federata e Malajzisë, e cila përfshinte shtetin Malaja, dy ishujt Sabah dhe Sarawak, si dhe Singaporin, i cili, më 9 gusht 1965, doli nga kjo Federatë[7].

**Historia e përhapjes së Islamit në Malajzi**

Teoritë e studiuesve rreth hyrjes së Islamit dhe mënyrës së arritjes së tij në Malajzi, janë të ndryshme. Ato mund t'i përmbledhim si vijon:

1) Disa prej tyre thonë se ardhja e Islamit në këto zona është rezultat i kontributit të myslimanëve arabë, të cilët kishin arritur aty nga Gadishulli Arabik dhe, përmes udhëtimeve të tyre tregtare, bënin thirrje në Fenë Islame. Transmetohet se një anije e myslimanëve arabë nga Xheda kishte arritur në Malaka në vitin 675 h / 1276 m, dhe ata i kishin bërë thirrje për

të pranuar Islamin mbretit të Malakas, i cili, pasi përqafoi Fenë Islame, mori ofiçin Sulltan Muhamed Shah dhe i tërë populli ndoqën veprimin e tij drejt Islamit dhe e përqafuan atë. Kështu qe themeluar Mbretëria e parë Islame në ato zona, dhe ajo kontriboi në përhapjen e Islamit në Malajzi dhe në zonat përreth.

2) Disa të tjerë theksojnë se Feja Islame ka arritur në Malajzi përmes Indisë, kurse marrëdhëniet në mes këtyre zonave dhe Indisë kanë qenë të vjetra. Kjo teori thekson se Islami në botën malajas kishte arritur përmes pedagogëve myslimanë indianë.

3) Të tjerët mendojnë se Islami në këto rajone ka arritur nga Kina, gjegjësisht përmes rrugës tokësore.

Ekzistojnë zbulime të gjurmëve historike, të cilat tregojnë praninë e hershme islame në këto rajone, prej tyre edhe mbishkrimi i një varri të quajtur Shejh "Abdul Kadir ibn Husjen", nga viti 291 h, që korrespondon afërsisht me vitin 903 m.. Gjithashtu ka një zbulim në rajonin Terengganu, që përfshin një gur të madh, të gdhendur me mbishkrimin "El Xhavij-jetu", i cili është në gjuhën malaje me shkronja arabe, që sqaron dispozitat e Sheriatit islam në fushën e jurisprudencës së transaksioneve, si: borxhet (kreditë); të së drejtës penale, si: ndëshkimi për prostitucion dhe për shpifje. Këto mbishkrime tregojnë për praninë e një shoqërie islame dhe të një sulltanati që zbatonte Sheriatin Islam. Këto mbishkrime datojnë rreth vitit 702 h / 1303 m.. Marrëdhëniet e Arkipelagut Malaja me Jugun e Indisë kanë qenë të ngushta, sikur ishin të ngushta edhe me disa pjesë të Gadishullit Arabik, prej nga depërtoi Feja Islame, kurse, përmes rrugës paqësore të zbatuar nga tregtarët dhe pedagogët myslimanë, arriti edhe në juglindje të Azisë. Mirëpo, prestigji islam në Malajzi u bë i fuqishëm sidomos me paraqitjen e Sulltanatit Islam Malaka në shekullin VII hixhri, që korrespondon me shekullin XIV miladi. Në fund, mund të themi se Feja Islame nuk arrinte tek një popull dhe nuk përhapej në një shtet përmes një rruge të vetme, po depërtonte edhe përmes rrugësh tjera. Është e rëndësishme të theksohet se arritja e Islamit në Azinë Jugore – ndër to edhe në Malajzi – ka edhe një karakteristikë të veçantë, e cila na bën me dije se Islami në këto zona kishte arritur dhe ishte përhapur me paqe e siguri dhe se historia nuk njeh të ketë ndodhur ndonjë betejë apo luftë për këtë qëllim. Pikërisht kjo ka ndikuar që edhe populli autokton, duke qenë i lirë dhe i kënaqur në vendimmarrje, përqafoi Islamin me vetëdëshirë dhe pa kurrfarë presioni[8].

## Klima

Në Malajzi kryesisht gjatë tërë vitit mbizotëron një klimë tropikale, e nxehtë dhe me lagështi, me përjashtim të vendeve malore. Temperaturat ditore sillen prej 21 deri në 32 gradë celsius. Shumica e reshjeve atmosferike bien të shoqëruara nga era jug-perëndimore, në stinën që shtrihet nga muaji prill deri në muajin tetor. Klima në vend cilësohet relativisht e thatë. Ndërkaq, era stinore veri-lindore shtrihet në kohën nga mesi i muajit tetor deri në shkurt, që karakterizohet e ngopur me lagështi nga Deti i Kinës Jugore, duke çuar drejt shirave të dendura në bregdetin lindor. Edhe pse klima në Malajzi specifikohet me lagështi dhe me të reshura gjatë tërë vitit, zonat e mesme dhe të larta, gjatë verës, anojnë nga një klimë e butë, kurse gjatë dimrit ajo është e ngrohtë. Pyjet gjatë verës ndikojnë në zbutjen e temperaturave[9].

## Gjendja ekonomike

Ekonomia e Malajzisë ngrihet mbi baza të forta dhe mbështetet në mallrat kryesore që eksporton vendi. Përveç kësaj, Malajzia karakterizohet edhe nga një tokë bujqësore pjellore, e cila përfshin një të tretën e sipërfaqes së vendit. Prej kulturave më të rëndësishme që kultivohen në vend, janë: erëzat, orizi, bajamet, kallami i sheqerit, çaji, arrat, specat dhe kakao. Gjithashtu, në vend rriten edhe një numër kafshësh, si: lopë, dhi, dele, buallica, për mbajtjen e të cilave ka gjithandej kullosa të mira. Po ashtu në Malajzi nxirren minerale të rëndësishme, si: zinku, nafta, gazi natyror, hekuri. Ndërsa nga industritë, më të njohurat janë industria ushqimore, e përpunimit të mineraleve, e mjeteve elektrike, e mjeteve shtëpiake, e mjeteve të rënda, e veturave dhe e pjesëve montuese të tyre. Gjithashtu, në vend mund të gjenden edhe dru nga pyje tropikale, dhe janë të zhvilluara peshkimi, prodhimi i vajit dhe i gomave natyrore. Për nga prodhimi i gomave dhe eksportimi i tyre, Malajzia konsiderohet shteti numër një në botë, ashtu sikurse ajo eksporton edhe shumë lloje të tjera mallrash. Sektori industrial, për nga zhvillimi, konsiderohet sektori me ritmin më të shpejtë të ngritjes ekonomike të vendit.

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f.553, 554. Mektebetul Adab, 2007 , Kajro. Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, f. 96, 97. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 144, 145. Dasara, 2007, Tiranë. (2) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f. 196. Dar Alem El Kutub, 1997 Rijad. Umer ibn Jusuf (me mentorin: prof. Maahmud El Arnaut); El Islam fi Malajzia, f. 9. 2006 , Damask. (Temë diplome e pabotuar, e mbrojtur në Kolegjin El Fet'h El Islami). (3) Amine Ebu Haxher; Mewsuatu-l- Muduni-l- Islamij-jeti, f. 432. Daru Usame, 2010, Aman, Jordani.(4) www.moqatel.com (5) universities.roro44.com(6) www.marefa.org(7) www.m-arabi.com(8) www.malaysiaarab.com Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; f. 197. Umer ibn Jusuf; f:. 18, 19, 20, 23, 25, 27. (9) www.m-arabi.comAmine Ebu Haxher; f. 432. (10) Amine Ebu Haxher; f. 432, 433. Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; f. 200.

# Anëtarësimi i Kosovës në Organizatën për Bashkëpunim Islamik

**Mr. Qemal Morina**

Kosova ka aplikuar zyrtarisht për t'u bërë pjesë e Organizatës së Bashkëpunimit Islamik, e njohur me emrin OIC, raporton KTV. Sipas agjencisë së lajmeve "MENA-FN" nga Lindja e Mesme, sekretari i përgjithshëm i kësaj organizate, Ekmeleddin Ihsanoglu, e ka mirëpritur vendimin e Kosovës për të aplikuar dhe për t'u bërë anëtare e përhershme e kësaj organizate.

"Kosova ka vuajtur nga padrejtësia dhe represioni nën një administratë që nuk i respektonte të drejtat politike, religjioze dhe kulturore të njerëzve të atij vendi. Dhe pas njohjes nga më shumë se 90 shtete, tani organizata jonë po pret që Kosova të bëhet anëtare e plotë e OKB-së dhe e OIC-së", ka thënë Ihsanoglu.

Një pohim i këtij lloji nuk përmendet fare në komunikatën e botuar në Web sajtin e OIC, që ka të bëjë me vizitën e kryeministrit të Kosovës, z. Hashim Thaçi, në selinë e Organizatës për Bashkëpunim Islamik në Xheda të Arabisë Saudite.

Në lajmin e botuar, lidhur me vizitën e parë që kryeministri i Kosovës i bëri selisë së OIC-së thuhet: "Prof. Ekmeludin Ihsanoglu ka pranuar, sot, më 16 qershor 2012 , Hashim Thaçin, kryeministrin e Kosovës, ku patën bisedime formale në prani të dy delegacioneve.

Sekretari i Përgjithshëm dhe musafiri i tij patën një bisedë të gjatë dhe të dobishme, ku këmbyen mendimet e tyre për gjendjen aktuale dhe rolin e Kosovës në sigurimin e stabilitetit dhe paqes në Ballkan. Në mënyrë të veçantë, ata analizuan një scenario të detajuar ndërkombëtar për ta ndihmuar Kosovën në anëtarësimin në organizata të ndryshme ndërkombëtare dhe rajonale si dhe për të hulumtuar mënyrat dhe metodat për të garantuar njohje të reja për të.

Nga ana e tij, Prof. Ihsanoglu përgëzoi rolin e Kosovës në sigurimin e paqes së qëndrueshme në Ballkan dhe mirëpriti interesimin e Kosovës për aktivizimin e saj në Organizatën për Bashkëpunim Islamik. Ai potencoi domosdoshmërinë e forcimit të marrëdhënieve bilaterale në mes OIC-së dhe Kosovës, në mënyrë të veçantë lidhur me mirëqenien e myslimanëve të Ballkanit si dhe shpresën e anëtarësimit të Kosovës në familjen e popujve myslimanë".

Në komunikatat zyrtare të Qeverisë së Kosovës për takimin me Ihsanoglun nuk është përmendur askund mundësia e anëtarësimit të Kosovës në Organizatën e Bashkëpunimit Islamik,që përfshin vendet myslimane.

### Themelimi i Organizatës së Konferencës Islamike

Që nga shekulli i 19-të, shumë prijës myslimanë admiruan nocionin e ymetit për të qenë në shërbim të përgjithshëm të interesave të tyre politike, ekonomike dhe sociale. Kolapsi i Perandorisë Osmane dhe i kalifatit, pas Luftës së Parë Botërore kishte lënë një vakum në institucionet islame. Disfata e madhe që pësuan tri shtete arabe kundër Izraelit, në luftën e gjashtë ditëve të qershorit të vitit 1967, i detyroi liderët myslimanë të ndërmarrin ndonjë iniciativë në këtë drejtim. Prijësit myslimanë u takuan në Rabat më 25 shtator 1969 ku u themelua Organizata e Konferencës Islamike.



Sipas Kartës së OIC-së, qëllimi i formimit të kësaj organizate është t'i ruaj vlerat sociale dhe ekonomike islame, të promovojë solidaritetin në mes shteteve anëtare; të shtojë bashkëpunimin në aspektet shoqërore, ekonomike, kulturore, shkencore dhe politike, të përkrah paqen dhe sigurinë ndërkombëtare, ta përparojë edukimin, në veçanti në sferën e shkencës dhe teknologjisë.

Organizata e Bashkëpunimit Islamik ngërthen në vete 57 vende anëtare të OKB-së. Disa prej tyre, në veçanti ato të Afrikës Perëndimore, janë me shumicë me popullatë myslimane, por për të qenë anëtar i OIC-së nuk është kusht që shumica e popullatës të jetë myslimane.

Disa vende me një numër të kufizuar të popullatës myslimane, siç janë Rusia, Tajlanda, ato kanë statutin e vëzhguesit në OIC. Ndërkohë që vendet siç janë India dhe Etiopia ende nuk e kanë arritur këtë, me gjithë kërkesat e vazhdueshme.

Numri i përgjithshëm i popullatës së vendeve anëtare të OIC-së është afër 1.6 bilion, sipas statistikës së viti 2010.

**Kërkesa për anëtarësim**

Sipas sekretariatit të OIC-së me seli në Xheda, të Arabisë Saudite konfirmojnë po ashtu se ka edhe shtete tjera, të cilat kërkojnë anëtarësim. Prej vendeve që kanë kërkuar statusin e vëzhguesit janë: Britania e Madhe (nga viti 2011), Afrika e Jugut (nga viti 2002), Sri Lanka (nga viti 2008), Filipinet ( nga viti 2008), Serbia (nga viti 2008), Nepali (nga viti 2008), Republika Demokratike e Kongos (nga viti 2008) e Liberia. Shtetet që kërkojnë statusin me të drejta të plota janë: Republika e Morishjos (nga viti 2002) dhe Republika e Afrikës Qendrore (nga viti 2002).

Në mesin e vendeve që kërkon të ketë statusin e vëzhguesit në OIC është vendi me popullatë më të madhe në Amerikën Jugore dhe me diasporën më të madhe arabe, ai është Brazili. Sipas Ministrit të Punëve të Jashtme, Itamaraty, objektivi kryesor i vendosjes së marrëdhënieve më të ngushta me botën islame, sepse Brazili dëshiron të jetë partner me vendet myslimane në luftimin e intolerancës dhe në stabilizimin e paqes në Lindjen e Mesme. Brazili ishte shteti i parë i Amerikës Jugore që njohu shtetin Palestinez, gjë që kjo ndikoi që hapave të tij të shkojnë edhe shumë shtete tjera të Amerikës Jugore. Duke u mbështetur në të gjitha këto të dhëna mund të përfundojmë se Kosova është vonuar në anëtarësim në një organizatë ndërkombëtare, siç është Organizata për Bashkëpunim Islamik. Po të veprohej në këtë mënyrë, numri i njohjeve do të ishte shumë më i madh se ai që është sot. Si vend në tranzicion do të ishte ndihmuar shumë më tepër nga Banka Islame për Zhvillim si dhe nga vende tjera anëtare të OIC-së.Andaj të gjithë zërat që këto ditë u ngritën kundër anëtarësimit të Kosovës në Organizatën për Bashkëpunim Islamik, këtë e bëjnë nga mos njohja e rrethanave gjeostrategjike në botën bashkëkohore apo duke u mbështetur në stereotipie të së kaluarës. Vlen të theksojmë se Shqipëria është anëtare e OIC-së që nga viti 1992, me numrin rendor 43, kurse ky numër sot ka arrit në 57, gjë që tregon për vitalitetin e kësaj organizate. Kosova i plotëson të gjitha kushtet për anëtarësim në Organizatën për Bashkëpunim Islamik, andaj është obligim i spektrit politik që një hap të këtillë të ndërmerr sa më parë.

# Inserte Ramazani tek Shqiptarët

**Refik Gerbeshi**

**Tradita e Ramazanit tek ne është e hershme dhe shumë e larmishme; ajo manifestohet në forma të ndryshme, sipas rajoneve, dhe ka ndikim të gjerë në jetën kulturore islame-shqiptare**

**Identitet i shqiptarëve , toleranca fetare**

S'ka dyshim se Islami është pjesë integrale e kulturës dhe identitetit shqiptar dhe ruajti identitetin tonë kombëtar duke e dalluar nga fqinjët grabitës, nga asimilimi në sllavë, por edhe duke u identifikuar me Islamin mbrojtës. Duke njohur e toleruar të tjerët dhe besimet e të gjithë popujve, gjithsesi jemi shembull i rrallë dhe pasuri e lakmueshme për Evropën e botën. Multireligjioziteti është i pranishëm në familjet, në fiset e vendbanimet shqiptare, ngase ne jemi vendtakim, jo vetëm gjeografik po edhe kulturor,politik e fetar, që lidhi Lindjen dhe Perëndimin.Këtë e vunë re edhe mbretëritë fqinje, që dështonin në nxitje luftërash fetare; pastaj në mes Perandorisë Osmane dhe Perandorisë Austro-Hungareze shqiptarët ishin si një ekuilibër. Prandaj është i domosdoshëm vazhdimi, kultivimi dhe rritja e kësaj fryme që e kemi trashëgim edhe nga aspekti multishoqëror e kulturor si edhe për t'u ruajtur që të mos rrëshqasim në humnerën e ekstremizmit, injorimit të të tjerëve dhe urrejtjes brenda islame, po as brendakombëtare. Kjo tolerancë e ky respekt në mes feve, manifestohet sidomos në festat fetare, siç janë në këtë rast Ramazani e Bajrami, iftaret e teravitë, kur shpesh takohen edhe të krishterë në sofrën e hoxhës-iftarit apo edhe e shtrojnë atë bashkërisht, si dhe në vizitat për të uruar Bajramin, Pashkët dhe Kërshëndellat.

**Ramazani në traditën shqiptare**

Më shumë se në çdo kohë tjetër, në kohën e Ramazanit populli afrohet tek Allahu, duke E përmendur më shumë e më shpesh, duke u larguar nga gjërat që janë në kundërshtim me Sheriatin dhe duke bërë vepra të tjera të rëndësishme. Tradita e Ramazanit tek ne është e hershme dhe shumë e larmishme; ajo manifestohet në forma të ndryshme, sipas rajoneve, dhe ka ndikim të gjerë në jetën kulturore islame-shqiptare, përfshirë këtu kulturën e pritjes e të thirrjes në iftare, përgatitjen e ushqimeve, jetën argëtuese me rite fetare si dhe përgëzimet e urimet. Nga kuzhina janë të njohura "pitarkat", samunët e bukët për iftar e syfyr, ëmbëlsirat e Ramazanit e të Bajramit. Pastaj njerëzit përgatiten e dërgojnë gjellëra për të varfrit dhe bëhen vizita të ndërsjella. Ramazani konsiderohet mysafiri i shenjtë, mysafiri i Zotit me gjithë mysafirët e tjerë që vijnë gjatë këtij muaji. Përgatitjet për të nisin disa muaj më herët, duke blerë rroba e dhurata dhe gjëra ushqimore. Oborret e shtëpive të besimtarëve, do të pastrohen dhe të marrin shkëlqim në të katër anët. Veçanërisht për këtë muaj, shtrojat e mbulojat pastrohen e riparohen dhe, nëse ka nevojë, ndërrohen tërësisht. Sexhadet (shtrojat) për namaz, tespitë, kapelat e shamitë, për respekt ndaj Ramazanit, blihen të reja."Të gjitha mbulesat dhe ndërresat e shtëpisë ndërroheshin, laheshin dhe hekuroseshin duke u vendosur secila në vendin e tyre", - kujton gjyshja. Me seriozitetin më të madh planifikohej, sipas saj, "kë do ta ftojmë e kë do ta vizitojmë për këtë muaj të shenjtë të Ramazanit", me qëllimin e vetëm: shumëfishimin e sevabeve dhe vlerësimin e tij, sepse është muaj që ditët dhe netët e tij kanë vlerë e shpërblim të veçantë. Edhe shtëpitë e Zotit-xhamitë pastrohen , zbukurohen e përgatitën për vizitat e panumërta të besimtarëve gjatë ditës e sidomos gjatë natës për namazin e teravive. Duke

filluar nga oborri e shatërvani, për të vazhduar me peshqirët e sandalet si edhe me ndriçuesit brenda xhamisë, e kohët e fundit edhe me zërimin. Vendet e mëdha, si Prishtina, Shkupi, Prizreni, Tirana, Shkodra kanë qenë qendra dhe vende me traditë më të pasur të Ramazanit, por kjo kulturë nuk ka qenë e panjohur as nëpër vendet e vogla që kanë qenë me tradita të pasura fetare.

**Netët e mëdha**

Sihariqet apo lajmëtarët e Ramazanit fillonin dy javë e më tepër përpara këtij muaji, me netët e mira a netët e mëdha, siç i quan populli, për të qenë përgatitja shpirtërore për shenjtërinë e madhëruar të muajit të adhurimeve. Dy muaj më parë - Rexheb dhe Sha'ban (muajt e mëdhenj), populli fillon të vizitojë më shpesh xhamitë, duke u penduar tek Allahu i Madhëruar me pendim të sinqertë. Të moshuarit kujtojnë marrjen dhe dhënien e kuleçëve me hallvë për këto netë dhe ndërrimin e tyre, për se përdoret ende shprehja "si kuleçtë e qirave".(Fatkeqësisht këto net emëroheshin si 'net të qirave', që nuk është në pajtim me mësimet islame.) Disa edhe agjëronin ato ditë, sidomos të dy netëve të fundit - Nata e Isras dhe e Miraxhit, dhe Nata e Beratit, për të qenë si një hyrje drejt përsosmërisë së shpirtit dhe fillim i ngritjes së devotshmërisë, kulmi i së cilës do të arrihet gjatë muajit të udhëzimit, mëshirës dhe faljes - muajit Ramazan

**Hoxha i Ramazanit**

Hoxhët respektohen gjithnjë nga shqiptarët. Përveç si prijës fetarë, ata janë edhe ndërmjetësues në mosmarrëveshje e konflikte fqinjësore e familjare, janë psikologë e ngushëllues në fatkeqësi e vdekje, po të pranishëm edhe në dasma e ahengje,veçanërisht gjatë këtij muaji. Madje ekziston emërtimi "hoxha i Ramazanit", i cili, së bashku me edukatën e ligjërimet islame, sjell edhe atmosferën e gostive e gazmendeve të mysafirllëkut nëpër lagje e shtëpi. Nëpër fshatrat e Dardanisë (Kamenicë) hoxhët merreshin për konak dhe atyre u bëhej respekt i veçantë dhe, kur vinte hoxha, ftoheshin jo vetëm farefisi i ngushtë dhe fqinjët, por edhe personalitete të dalluara, miq e shokë për iftare e teravi.Bile në kohët kur kishte më shumë hapësirë, përpos ligjërimit dhe pyetjeve e përgjigjeve organizoheshin edhe lojëra tradicionale, si loja e filxhanave, loja me kapuça etj.. Hoxha shkonte edhe në familje të varfra për iftar, por për teravi shkonin në oda më të mëdha për shkak të vendit më të gjerë për t'u tubuar tërë fshati a lagjja e qytetit. Nuk mund të mos përmendim gëzimin dhe festën e madhe kur vinte hoxha i Ramazanit dhe ftoheshin farefisi i gjerë e namazi falej me xhemat në shtëpi. Buzëqeshja, gëzimi humori e shërbimi me pije e ushqime tradicionale, kulmin do ta arrini me dua e lutje për të zotin e shtëpisë, përgatitësin e ushqimit, dhe për anëtarët e familjes së tij: "Zoti ju dhashtë bereqet. Allahu t'i ruajtë



fëmijët e familjen në përgjithësi";"Gjithmonë për të mirë e në gëzime u shtroftë sofra në këtë familje". Hoxha thërriste ezanin në ballkon dhe lajmëronte kohën e namazit.

Gjithashtu hoxha i Ramazanit zhvillonte edhe mësime fillestare për të rinj dhe pyetjeve të shumta të të interesuarve u përgjigjeshin gjatë këtij muaji duke kryer misionin e daiut me përkushtimin më të madh. Organizoheshin edhe gara fëmijësh – recitim dovësh (suresh e duash)..

**Prej iftari deri në syfyr**

Të moshuarit kujtojnë me nostalgji atmosferën e iftareve kur kriste topi e daullja e vinin e shkonin mysafirë nën breshërinë e buzëqeshjeve, urimeve e lutjeve për njëri-tjetrin. Sofra shtrohej gati gjysmë ore para iftarit: uleshim të gjithë rreth saj dhe agjëruesi më i vogël do të bënte iftar i pari me llokum e ujë, me ndonjë petull me mjaltë a me reçel e pastaj falej namazi i akshamit, për ta shtruar më pastaj darkën. "Përpara nuk kishte iftare nëpër xhami, bile hoxhallarët na thoshin se nuk është mirë të hamë në shpinë e Zotit, po iftaret baheshin nëpër oda", - e kujton plaku mbi 80 vjeç, i cili thotë se kishte filluar të agjëronte që nga mosha 11 vjeçare. "I kam ra dy herë rreth" – thotë ai. "Dhe nuk e kam mendjen me e lanë edhe nëse vdes, edhe pse hoxha më ka thanë se kam të drejtë me hangër. Insani më shpejt sëmuhet prej hajes e pijes se prej ninimit", - përfundon ai.

Në të kaluarën në këto troje në kohën e iftarit kërciste topi sidomos në qytetet e mëdha, si Novobërda, Prizreni,Vushtrria, Shkupi, Shkodra etj..Në kohën e iftarit po dhe të syfyrit binin daullet për t'u kujtuar njerëzve se ishte koha e fillimit ose e mbarimit të agjërimit. Përpos në xhami, ezani thirrej edhe në shtëpitë ku ishte hoxha i Ramazanit. Këndoheshin edhe këngë: "Zgjohuni për syfyr", dhe zakonisht përmendeshin emrat e fëmijëve dhe ato këndoheshin në formë poezie. Fëmijët gumëzhinin nëpër rrugica duke thirrur : "O u ndezën kandilat, pini ujë";" U bë iftari! Allahu kabull"!



Në muajin Ramazan fytyrat e njerëzve shndërrohen në fytyra që shkëlqejnë, ngase marrin abdes shpesh dhe vazhdimisht përulen duke i bërë sexhde Allahut, duke larguar edhe grimcën më të vogël të urrejtjes, shpërfilljes, xhelozisë dhe cilësive që të çojnë në shkatërrim. Zemra lidhet drejtpërdrejt me Zotin. Shkuarja në teravi bëhej në mënyrë të organizuar në grupe kabilesh e lagjesh. Sa më herët në xhami për të dëgjuar ligjëratën e imamit, të qetë të pastër, të freskët e me devotshmëri të lartë për ta falë namazin e jacisë dhe 20 rekatet e teravisë. Pastaj bënin dua e lutje për njëri-tjetrin: ”Allahu kabull-Allahu jua pranoftë, inshalla”! Kandilat në këtë muaj vazhdojnë të vezullojnë nëpër minaret e xhamive nga akshami e deri në sabah-agim. Por vazhdon të mbijetojë edhe tradita që “tupanxhiu” t’i zgjojë njerëzit me daulle për të ngrënë syfyr.

**Elementet islame tek shqiptarët**

Elementi islam në traditën kombëtare shqiptare është i pranishëm prej shekujsh, prandaj është i dukshëm duke filluar nga traditat popullore, për t’u shtrirë tek ato historike kombëtare si edhe tek ato artistike e folklorike. Kjo fushë karakterizohet edhe nga figura artistike humane e sociale.[1] Këto elemente jetojnë ende në popullatën e gjerë, qoftë vetëm në gojëdhëna apo në këngët popullore, si, për shembull në vargjet: “Tridhjetë ditë të ramazanit”;“Republikë u shpall Kosova natën e Bajramit”; “Ishte duke marrë abdes Bacë Shabani”; “Ishte agjerueshëm dhe ra shehid-dëshmor ”; ”Me bismilah filloi dasma” etj.. Populli ynë lidh ngjarje të shumta me festat fetare ose me vende që lidhen me besimin, si: “Takimet tek xhamia “; “Tubimet tek Medreseja”; “Falja e gjakut në fillim të Ramazanit apo për hir të Bajramit”. Ngjyra islame është e pranishme tek rapsodi shqipare: ”Lum për Ty, o i Madhi Zot!”; “T’lumt na vllazën, jena myslimanë / Hak p’e dim Nja ZotinTamam / Masi Zotin hak p’e dimë tamam / Hjekim keq veç kush s’ka çka na ban”.[2] Edhe tek ninullat, si ”Nina Nana me bismilah” e për nuset: ”Vjen e mirë e vjen e e madhe /Si xhamia me minaret”.

Gjithashtu në jetën e përditshme, për ta bërë një punë me nam të dukshëm dhe me ndikim, thuhet: “E bëmë teravi”. Ndikimi islam tek shqiptarët vërehet lehtë edhe tek bindjet e tjera fetare, krishtere e ortodokse, jo vetëm në shprehjet “inshalla”,”xhuma” etj., por edhe tek rendi shtëpiak, duke zbatuar traditat islame, të cilat po ashtu nuk vijnë në kundërshtim me traditën kombëtare P.sh. edhe gratë ortodokse aplikuan mbulesën dhe u bë ndarja gra/burra në kisha. Këto i vërejmë edhe ne, por edhe të tjerët, që nuk janë as të kombit dhe as të rajonit .[3]

**Ruajtja e kësaj tradite është domosdoshmëri**

Tradita identifikuese e popullit tonë është toleruese, qytetëruese dhe është ngritur e zhvilluar nga faktorë të shumtë kohorë, rajonalë e kombëtarë e gërsheton brenda vetes shumëngjyrësinë. Duke u bazuar në rregullat e pastra islame, elementet e fisnikërisë, bujarisë, humanitetit, sinqeritetit dhe respektimit të tjetrit, - hodhën shtatin ndër këto troje e u bënë traditë. Urfi apo tradita është argumentim i plotë islam dhe duhet ta kenë në konsiderat sidomos hoxhallarët e ligjëruesit, e jo ta anashkalojnë e të sjellin traditë të huaj, ngase (urfin) që nuk është i ndaluar me argument, dijetarët e konsiderojnë si një bazë ose mbështetje juridike. “Respektimi i muajit të Ramazanit edhe nga ata që nuk agjëronin, për arsye besimi tjetër, shëndeti apo nga justifikime të arsyeshme islame, -ishte ruajtja nga publiku, kështu që nuk mund t’i hetoje ata (se nuk agjëronin), kishin respekt, bile jo vetëm myslimanët po edhe të tjerët. Katolikët e ortodoksët as hanin as pinin në praninë e agjëruesve,vetëm aty-këtu ndonjë komunist-ateist, që madje edhe provokonte”, - rikujton Ragipi. Nga ana tjetër (në kohën tonë!) ndodh shpesh që në iftaret e organizuara nga shoqata të huaja e të ndryshme, hanë jo agjëruesit, po ata që marrin nëpër këmbë rregullat fetare, ose edhe vitrat e kurbanet nuk i çojnë në xhami e institucione islame, po nëpër shoqata të ndryshme dhe kjo zbeh shumë anën adhuruese. Kështu qëndron puna edhe me disa tradita të tjera fetare që praktikohen tek ne, si për shembull, leximi i Kur’anit (mukabele, ashere), bile edhe Mevludet e ilahitë, që jehonin për Ramazan tek ne, tash janë zëvendësuar nga ilahi jo prej hoxhallarësh e fetarësh, po prej këngëtarësh me “famë” jashtislame!

**Humanizmi dhe dashuria për Ramazan**

Asnjë popull nuk mund të korrë suksese në jetë pa qenë në lidhjet e forta në mes veti dhe të mos i lënë të varfrit të vuajnë thellësisht dhimbjet e skamjes. Islami parasheh rregulla fisnike e parime të sakta për realizimin e barabarësisë e humanizmit në mes njerëzve.[4] Ndjenjat e solidarizimit janë në funksionin më të lartë të dhimbjes për të varfrit,

- gjatë agjërimit, një ndjejnë në vete që provon dhimbjen e urisë, prandaj agjëruesit bëhen të gatshëm për të shtrirë dorën e ndihmës për t'i ndihmuar me furnizim të ngratët, jetimët, të varfrit, skamnorët dhe ata pa përkrahje. Ramazani është një rast ideal për humanizëm,dashuri, ndihmë e solidaritet. Shumë ajete kuranore tërheqin vërejtjen për humanizëm, dashuri reciproke e ndihmë, siç ka sqaruar Allahu i Lartësuar në Kur'anin famëlartë: "Na bën njërin prej jush sprovë për tjetrin se a do të jeni të durueshëm. E Zoti yt është Ai që sheh çdo gjë".[5]

Muaji i Ramazanit është një fillim e promotor i ngritjes dhe përsosmërisë shpirtërore e aktivitetesh të shumta humane e të dashurisë midis njerëzve. Programet që emetohen në radio, televizion dhe internet gjatë kohës së iftarit dhe syfyrit, u kanë ndryshuar jetën shumë njerëzve, duke u dhënë ngjyrë të re në jetën e tyre. Hoxhallarët tanë të famshëm mbajnë ligjërata, lexojnë Kur'an, ilahi dhe kaside.

**Nata e Kadrit në kujtesë**

Prej manifestimeve më madhështore është Nata e Kadrit ose, siç njihet në popull, -nata Katerxheçave, të cilën që nga ikindia, - besimtarët në xhami a në shtëpi, i shoqërojnë ligjërata, mukabele, mevlude, ilahi e poezitë islame. Kuleçët e natës së Katraxheçave në kohët e hershme ishin të njohur dhe shpërndaheshin gjithandej së bashku edhe me ndojë sadaka modeste. Sidomos të moshuarit e kalonin tërë natën duke u falur. Së paku shtonin nga 2 rekate, kurse kohë te fundit falet namazi i natës gjatë tërë ramazanit ose vetëm në dhjetë netët e fundit në xhami e shtëpi. Besimtarët garojnë se cili shtron më shumë iftare për këtë natë duke ditur vlerën e shpërblimit shumëfish, por edhe vrapojnë për bamirësi: sadaka, lëmoshë llojesh të ndryshme për nevojtarë e të afërm dhe, të nesërmen, për t'i dhënë vitrat në xhami, ku do të marrin dëftesën për pagesën e sadekatul-fitrit për taksën për çdo anëtar të familjes. Vitri apo fitrat tek ne jepen tradicionalisht në medrese ose u jepen të varfërve dhe jo si veprohet kohët e fundit - shoqatave të ndryshme. Sepse në medrese është e ardhmja e Islamit, aty ndihmohen e financohen nxënësit për dituri Islame dhe është vendi më i sigurt dhe më i preferuar e më i argumentuar për dhënien e sadekatul-fitrit.

**Bashkimet dhe urimet për Ramazan e Bajram**

Për hir të Muajit të mëshirës, besimtarët shfaqin mëshirën e tyre duke filluar që nga familjarët e tyre me dhurata - veshmbathje e gjëra ushqimore, pëgatitur në syfyr e iftar e deri tek faljet e ngatërresave e gjaqeve, duke i marrë hallallin njëri-tjetrit. Gojëdhënat e shumta tregojnë se hasmëritë zhdukeshin shpesh në muajin Ramazan, duke kontribuar hoxha si ndërmjetësues, krahas pleqnarëve.

Edhe për Bajram mbahen mend pajtime tek xhamia pas faljes së Bajramit. Shpesh kanë bërë Bajram ndoshta me vetiniciativë apo të emocionuar nga ligjërimi i hoxhës ose edhe vetëm për madhështimin e festës. Edhe në ditët e sotme këto iniciativa nuk mungojnë, dhe lutemi që të vazhdojnë në të ardhmen. Për shkak të përgatitjeve të veçanta – njerëzit pastrohen e vishen me rroba të reja për Bajram, - është krijuar fjala popullore kur shohin dikë të jetë rregulluar mire: "Je veshur si për Bajram". Disa familje ende e mbajnë traditën e vizitës së varrezave, edhe pse më mirë është që Bajrami të bëhet-të urohet me të gjallët. Kjo është ditë feste, gëzimi e urimi dhe lëvizjesh shtëpi më shtëpi me gjithë familjen, dhe dhurata të vogla për fëmijët - ndonjë sheqerkë, bonbone ose ndonjë qindarkë, për se ata kërcejnë nga gëzimi, sikurse u blihen atyre edhe rroba a këpucë të reja. Dhe kjo sidomos veshje kombëtare - plisi, tirq e xhamadan si dhe shami të kuqe e fustanella për vajzat. Edhe nuset vishen me dallamat e tyre si edhe gjithë familja - me rroba të reja. Atë ditë shkëlqen gjithçka, gëzohen të gjithë, jepen dhurata e bëhen dua.

Në kohët e shkuara bëheshin gara në vrapime me kuaj ose edhe gara vrapimi - "ykdyl", dhe fituesit merrnin shpërblim – mahramë, mendil ose dhe këmishë.

Në ditët e sotme bëhen edhe aktivitete ndërkombëtare - boks,futboll e lojëra të tjera. Gjithashtu organizohen edhe ekspozita arti e programe artistike, sidomos panaire librash. Është me rëndësi kultivimi, ripërtëritja dhe stimulimi i aktiviteteve të tilla gjatë Ramazanit dhe për Bajram.

**Edhe në diasporë**

Fëmijët e diasporës shqiptare janë të edukuar që të ruajnë identitetin e tyre islamo-shqiptar, nga prindërit, që u mësojnë se janë shqiptarë dhe i gëzohen kësaj me të vërtetë, po kur prindi i dërgon nëpër xhami e mësojtore, atëherë ata integrohen në shoqëritë europiane në shkallën më të lartë. Madje edhe të huajt – europianët, kur lexojnë për Islamin, binden se Islami është ndryshe nga sjelljet e myslimanëve të paedukuar. Përmes edukimit me Zotin krijues, fëmijët bëhen të sjellshëm dhe respektues të ligjit të vendeve ku jetojnë, por edhe largohen nga vetitë negative globale. Ka ndodhur që në hapjen e xhamisë të vijnë edhe shqiptarë të besimit të krishterë. Edhe televizionet e vendeve shpesh japin emisione e debate të ndryshme për agjërimin e Ramazanit dhe për Islamin në përgjithësi.

Vizitat e hoxhallarëve pikërisht në muajin e Ramazanit sjellin gëzim, buzëqeshje e bashkim në mes njerëzve në diasporë, si dhe humanitet, art e ngritje shpirtërore.

(1) A. Zejnullahiu "Këngë popullore me elemente Islame". Prishtinë 2011. (2) Kengë dhe gojdhëna popullore. (3) Edit Durham, "Brenga e Ballkanit". (4) M.Gazali " Karakteri i muslimanit"Shkup 2001. (5) Kur'ani i madhërishëm S. Furkan 20 S. Muhamed 20 S. Isra 26 etj. (6) Zadul Mead,"Furnizimi për botën tjetër" Ibn Kajjim El-Xhevzie II Shkup 2011.

Këshilli i Bashkësisë Islame
DEÇAN, shpallë

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës -
imam, hatib,dhe mualim në xhaminë e re të qytetit të Deçanit

KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

DOKUMENTET E NEVOJSHME:
Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
• Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet)
• Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

VËREJTJE
Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Deçanit. Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim. Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

Këshilli i Bashkësisë Islame
FUSHË KOSOVË, shpallë

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës -
- Kryeimam në Këshillin e Bashkësisë Islame në Fushë Kosovë
- Sekretar në Këshillin e Bashkësisë Islame në Fushë Kosovë

KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2. Kandidatët për Kryeimam të kenë së paku 5 (pesë) vjet përvoj pune, kurse për sekretar së paku 3 (tre) vjet përvojë pune në Bashkësinë Islame të Kosovës
3. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
4. Të kenë shkathtësi kompjuterike
5. Të kenë aftësi komunikuese,
6. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
7.Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

DOKUMENTET E NEVOJSHME:
Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
• Certifikata se nuk është nën hetime ( pasi të pranohet)
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

VËREJTJE
Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Fushë Kosovës. Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim. Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

Këshilli i Bashkësisë Islame
OBILIQ, shpallë

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës për imam, hatib dhe mual-lim në:
1. Xhamia e M.Xhemail Hashanit në Kastriot i Vjetër; 2. Xhamia e Dardhishtës; 3. Xhamia e Azizisë; 4. Xhamia e Plemetin; 5. Xhamia e Bakshisë; 6. Xhamia e Grabovcit; 7. Xhamia e Sibovcit; 8. Xhamia e Kozaricës; 9. Xhamia e Hades; 10. Sekretar i Këshillit të BI-së në Obiliq; 11. Arkëtar i Këshillit të BI-së në Obiliq

KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:
1. Të ketë të kryer Medresenë dhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë ose fakultetin e studimeve islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahet Kushtetutës së BI të Republikës së Kosovës dhe Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të ketë aftësi komunikuese me xhemat,
4. Të mos ketë vërejtje në punë, nëse paraprakisht ka qenë i punësuar.

DOKUMENTET E NEVOJSHME:
Kërkesës për punësim duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
• Certifikata e lindjes,
• Certifikata shëndetësore.
• Certifikatën se nuk është nën hetime,
• Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
• Dëshmi mbi karakteristikat në punë ( nëse paraprakisht ka qenë në punë),
• Deklaratë më shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare,
• CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional (të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

VËREJTJE
Dokumentacioni i kompletuar dorëzohet në zyret e KBI në Obiliq. Dokumentet e pa kompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim. Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



## MYFTIU TËRNAVA E KRYETARI MUSTAFA BASHKË TE TRUALLI I XHAMISË

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, së bashku me kryetarin e Prishtinës, prof. dr. Isa Mustafa, vizituan më 26 qershor truallin për Xhaminë e Re, që e ka ndarë Komuna e Prishtinës tek vendi i quajtur "Blloku III i ndërtesave" afër PTK-së, në Dardani. Fillimisht Myftiu Tërnava dhe kryetari Mustafa panë nga afër punët që po kryhen në shpimet gjeomekanike në truallin e ndarë nga komuna për xhami. Me këtë rast Myftiu Tërnava u shpreh: "Në emër të Kryesisë së BI të Kosovës, në emër të besimtarëve dhe në emër të gjithë qytetarëve të Kosovës, dëshiroj që të falënderoj kryetarin e Prishtinës, të gjithë këshilltarët e Kuvendit Komunal, stafin e komunës dhe të gjithë ata që u angazhuan që kjo parcelë të ndahet për ndërtimin xhamisë që ka qenë nevojë e kamotshme, dhe njëherësh ishte edhe kërkesë e vazhdueshme e BIK që të kemi një vend ku besimtarët tanë të kenë mundësi të kryejnë ritet e tyre, ibadet adhurimet për të Madhin Zot xh.sh".

Ndërsa duke folur për bashkëpunimin e BIK me Komunën Prishtinës, Myftiu tha: "Bashkëpunimi, i BIK me KK të Prishtinës edhe në të kaluarën po edhe tani është jashtëzakonisht në nivel. Kuvendi Komunal, ka bërë një gjest jashtëzakonisht të madh dhe ka argumentuar se Kuvendi Komunal është për një bashkëjetesë të besimtarëve brenda kryeqendrës sonë"."Besoj që shpejt ne do jemi gati që të vëmë gurthemelin e xhamisë së re, bashkë me kryetarin e Prishtinës dhe me përfaqësuesit e institucioneve të tjera të Kosovës dhe shpresoj se do të ndodh gjatë muajit të Ramazanit"- tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava. Ndërsa kryetari i Prishtinës, prof. dr. Isa Mustafa tha: "Kemi pas orientime të ndryshme me caktimin e lokacionit, gjithherë kemi qenë të interesuar që të caktohet një lokacion që kishte hapësirë të mjaftueshme, për një xhami të madhe sepse ka qene vlerësimi i BIK që të zgjidh problemin. Është obligim i yni që të krijojmë kushte normale për të gjithë, në rend të parë për BIK si komuniteti më i madh. Prishtina po ashtu ka bërë zgjidhje për konfesionin katolik. Ne kemi investuar edhe në objekte tjera siç është rasti në restaurimin e xhamisë së çarshisë e cila do të rikonstruohet dhe do të duket shum bukur". I pyetur nga gazetarët për financimin e ndërtimit të xhamisë Myftiu Tërnava tha: "Nuk kam pikë dyshimi se këtë xhami do ta ndërtojnë besimtarët, jo vetëm të Kosovës por besimtarët e trojeve tona etnike shqiptare, që do të marrin pjesë me donacionet e tyre për ndërtimin e xhamisë". (R. Shkodra)



## MYFTIU TËRNAVA NË GJAKOVË E DEÇAN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava , më 2 qershor 2012 qëndroi për vizitë pune në Gjakovë, ku u prit nga drejuesit e KBI-së, Ahmet Hoxha -kryetar e Fatmir Ilazi -kryeimam, të cilët e njohën atë me gjendjen, aktivitetet dhe projektet e Këshillit.

Myftiu Tërnava, i shoqëruar nga drejtuesit e këshillit, vizitoi dhe inspektoi punimet në ndërtimin e çerdhes së fëmijëve, që po i kryen Bashkësia Islame me donacion nga Kuvajti. Çerdhja po ndërtohet në rr. "Hasan Dashi", në Lagjen e Hadumit, në lokacionin e ish-Hanit të vjetër, objekt ky që u shkatërrua gjatë luftës së fundit (1999).

Hapësira e çerdhes kap një sipërfaqe prej afro 600 metrash katrorë dhe pritet të ofrojë kushte për akomodimin e fëmijëve të kësaj lagjeje dhe të lagjeve përreth.

Çerdhja do të administrohet nga Këshilli i BI-së i Gjakovës, dhe, si e tillë, është institucion i parë i kësaj natyre që ndërton BIK.

Po atë ditë, Myftiu qëndroi edhe në Deçan, ku u prit nga kryetari i Këshillit, Besim Halilaj, me bashkëpunëtorët. Myftiu aty vizitoi dhe inspektoi punimet në ndërtimin e xhamisë së re dhe selinë e këshillit të Deçanit. Në të dy



këshillat, Myftiu, pasi u njoh me aktivitetet dhe kërkesat e tyre, u premtoi drejtuesve të tyre ndihmë e përkrahje në realizimin e projekteve që kanë hartuar.

## MYFTIU TËRNAVA PRITI PËRFAQËSUESIT E MEDRESESË NË KONKURSIN E TURQISË

Më 7 qershor 2012, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, priti përfaqësuesit e medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinës, të cilët përfaqësuan Kosovën në konkursin ndërkombëtar për njohuritë në gjuhën arabe, që u mbajt në Bursa të Turqisë. Myftiu përgëzoi nxënësit dhe profesorët për rezultatet e arritura në Turqi. "Ju, me punën tuaj, me rezultatet tuaja, me praninë tuaj në Turqi, në një garë ndërkombëtare, keni përfaqësuar në mënyrën më dinjitoze Medresenë, Kosovën dhe popullin tonë. Suksesi juaj është sukses i të gjitha institucioneve të BIK dhe i tërë Kosovës. Kryesia e BIK-së dhe unë si myfti, ju përgëzoj dhe do t'ju mbështes në çdo aktivitet tuaj"- u tha Myftiu Tërnava, përfaqësuesve të Medresesë. Përfaqësuesit e medresesë, të prirë nga profesori Fadil Hasani, falënderuan Myftiun për pritjen, përkrahjen dhe mbështetjen që u ka dhënë.





## MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION NGA KATARI

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti më 18 qershor një delegacion nga Katari të prirë nga Ayidh bin Dabsan Al Qahtani- drejtor gjeneral i RAF dhe Ali Al-Haxhiri - Drejtori i Fondacionit Eid Al-Thani.

Myftiu Tërnava i falënderoi miqtë nga Katari për ndihmën që ka dhënë qeveria dhe populli i Katarit në ditët e vështira për Kosovën. Po ashtu Myfti tha se populli i Kosovës është mirënjohës për punën që kanë bërë fondacionet dhe bamirësit e Katarit në Kosovën e pasluftës.

Myftiu, gjithashtu i njohu mysafirët edhe me historikun, arritjet dhe sfidat e BIK.

Miqtë nga Katari, në bisedë me Myftiun thanë se fondacionet që drejtojnë ata janë të gatshme që të bashkëpunojnë me BIK dhe institucionet e saj.

## MBAHET KONFERENCA E SHTATË NDËRKOMBËTARE PËR BASHKËPUNIMIN KULTUROR TË TË RINJVE MYSLIMANË

Për dy ditë me radhë, më 26 e 27 maj, në Stamboll u mbajt konferenca e shtatë për të rinjtë "International Conference of Muslim Youth Cultural Coorperation (IYFO). -Konferenca ndërkombëtar për bashkëpunimin kulturor të të Rinjve Myslimanë", ku morën pjesë rreth 150 organizata nga 120 shtete të botës si dhe 50 organizata nga Turqia.

Tema në këtë konferencë ishte "Uniteti Islam dhe Rinia Myslimane". Në këtë konferencë, përmes paneleve, u diskutuan shumë çështje lidhur me arritjen e qëllimeve të përbashkëta, mirëkuptimit dhe konsensusit për sa u përket koncepteve si: "udhëheqja islame, demokracia, liria, të drejtat e njeriut, politika, edukimi, kultura, mediet, teknologjia, si dhe detyrat që duhet të bartin të rinjtë myslimanë pas arritjes




së unitetit islam”. Në realizimin e unitetit islam, arritja e konsensusit të rinisë myslimane rreth koncepteve shihet si hapi më i rëndësishëm që duhet hedhur. Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-së edhe këtë vit mori pjesë në këtë konference dhe u përfaqësua nga Abedin Sadriu, i cili gjatë qëndrimin në Stamboll, zhvilloi edhe disa takime me përfaqësues të të rinjve nga vende të ndryshme të Botës Islame, si Egjipti, Iraku, Tunizia, India etj.. Nga takimet e rëndësishme qe dhe ai me zotërinë Muhamed Musa Budak- kryetar i IYFO, të cilin e informoi për gjendjen aktuale në Kosovë, me theks të veçantë për gjendjen e të rinjve myslimanë në këtë vend. (Fejsal Spahiu)



## UDHËHEQËSIT E DEPARTAMENTIT TË TË RINJVE TË KRYESISË SË BIK, TAKIM PUNE

Udhëheqësit e Departamentit të të Rinjve të Kryesisë së BIK, kanë takuar në selinë e Kryesisë përfaqësuesit e Departamenteve të Këshillave të Bashkësisë Islame, para të cilëve prezantuan raportin e aktiviteteve njëvjeçare, si dhe shpalosen edhe projektet për vitin e ardhshëm. Në këtë takim, qenë të pranishëm edhe dr. Fahrush Rexhepi anëtar i Kryesisë së BIK-së dhe kryeimami, Sabri efendi Bajgora.

Duke iu drejtuar të pranishmëve, dr. Fahrush Rexhepi, pasi i përshëndeti në emrin e Myftiut dhe të Kryesisë, tha se puna e Departamentit të të Rinjve për këto dy vite prej kur është themeluar, është për t'u përshëndetur, ngase këto aktivitete kanë sjellë freski në kuadër të BIK. Në aktivitetet tuaja, ju do keni përkrahjen dhe mbështetjen e Kryesisë së BIK dhe të të gjitha forumeve të saj. Tani jemi në prag të muajit të madhëruar të Ramazanit, andaj së bashku do të jemi në terren me besimtarët dhe të rinjtë tanë anekënd Kosovës.Kryeimami, Sabri ef Bajgora, të pranishmëve u tha se rezultatet e juaja nga aktivitetet që keni pasur, më së miri kanë dëshmuar për nevojën e themelimit të Departamentit të të Rinjve. Edhe shtrirja në këshilla, për këto dy vite, është një rezultat në vete, tani të rinjtë në shumicën e këshillave kanë një adresë ku të drejtohen. “është koha që të rinjtë të jenë bartës të aktiviteteve dhe të jetës fetare tek ne”-tha ndër të tjerat, kryeimami Sabri ef. Bajgora.

Udhëheqësi i Departamentit të të Rinjve, mr. Fitim Gashi në raportin e tij për punën njëvjeçare tha se deri tash Departamenti ka themeluar degët e tij në 20 këshilla vendor të BI, kemi mbajtur 7 tribuna tematike në Prishtinë, kemi bashkorganizuar tryezë me institucionet dhe forumet e tjera në kuadër të BIK.Ai, më tutje, tha se vitin që shkoi kemi realizuar me Kryeimamin dhe me Unionin e FSI-së një numër të konsiderueshëm të ligjëratave në ditën e xhuma nëpër xhamitë e Kosovës, pastaj kemi mbajtur ligjërata për studentët e UP dhe të universiteteve të tjera, kemi bashkëpunuar me Këshillat e BI, si dhe kemi marrë pjesë në takime e forume ndërkombëtare të të rinjve. Po ashtu vjet për të parën herë kemi organizuar edhe kursin për njohuritë fetare.

Ndërsa si propozime për t'u realizuar në periudhën e ardhshme njëvjeçare dolën: organizimi i seminareve të ndryshme, organizimi i kurseve të ndryshme edhe nëpër degë, organizimi i garave të diturisë, etj. (R. Shkodra)

## TRIBUNË NË PODUJEVË PËR FEMRA ME RASTIN E ISRASË DHE MIRAXHIT

Sektori i Femrës i KBI të Podujevës më 16.06.2012 për nder të natës së Israsë dhe Miraxhit organizoi në sallën e filmit në Podujevë tribunën “Israja dhe Miraxhi”. Në këtë tribunë morrën pjesë femra nga personalitete të shquara të jetës fetare, politike. Fjalën përshëndetëse e



mori koordinatorja e Sektorit prof. Fetie Osmani, e cila tregoi synimin e Sektorit të Femrës, i cili është duke arritur suksese të mëdha për të tubuar afër vetes femra të profileve të ndryshme, dhe me këtë të fundit të paraqesë edhe synimin e Sektorit për avancimin e femrës drejt sukseseve të saj.prof. Selvie Salihu mbajti ligjëratën "Femra, dje dhe sot",.Programi u begatu edhe me këndimin e disa ilahive kurse u promovua monologu: "Letër të Dërguarit".Me prezantimin e saj Jehona Zhitia e bëri edhe më madhore këtë tribunë. (Shkurta Abdullahu)



## MYFTIU I SHKODRËS VIZITON PODUJEVËN

Me ftesë të Kryetarit të KBI të Podujevës, Bekim ef. Jashari, më 16 qershor 2012, Myftiu i Shkodrës Imam Muhamed Sytari, vizitoi Podujevën. Në selinë e KBI të Podujevës është pritur nga Kryetari i këtij Këshilli, Bekim ef. Jashari me bashkëpunëtorë. Kjo është një ditë e veçantë për neve dhe një mundësi më shumë për të shtuar bashkëpunimet e ndërsjella. Myftiu i Shkodrës, ka shprehur kënaqësinë e tij për vizitën në Podujevë. Ndërkohë, për nder të kësaj vizite, Këshilli organizoi tribunë fetare në xhaminë kryesore të Podujevës, "Met Podjeva". Gjatë fjalës së mbajtur, Myftiu foli mbi rëndësinë që ka mbikëqyrja e Allahut në jetën e përditshme dhe kontrolli i brendshëm i zemrës duke e orientuar atë drejt dashurisë së Allahut dhe vlerave të besimit. KBI i Podujevës ka organizuar manifestim për Natës së Madhe të Israsë dhe të Miraxhit. Kryeimami i BIK, Sabri ef. Bajgora dhe Myftiu i Shkodrës, Sytari, të cilët kanë mbajtur edhe ligjëratat e rastit. Në këtë vizitë Myftiu Sytari u nderua me"Mirënjohje" nga KBI e Podujevës: "Për punën dhe kontributin e tij në fuqizimin e vlerave të besimit dhe çështjes kombëtare". (B. Curri)



## NË PRAG TË RAMAZANIT MBLEDHJE ME ARKËTARËT E KËSHILLAVE VENDOR

Në kuadër të përgatitjeve për muajin e madhëruar të Ramazanit, më 21 qershor 2012, udhëheqësi i Shërbimit Financiar të Kryesisë së BIK-së, ka takuar nëpunësit/arkëtarët e këshillave vendor të BI-së.Në këtë takim, Kasim ef. Gërguri, para arkëtarëve të këshillave vendor ka prezantuar strategjinë e veprimit gjatë muajit të Ramazanit për shërbimin financiar në nivel këshillash dhe në nivelin qendror. Po, ashtu para arkëtarëve u shpalos edhe projekti për menaxhimin e të hyrave që krijohen gjatë Ramazanit dhe pas tij. "Detyrë kryesore mbetet grumbullimi i sadakatul-fitrit, zeqatit për fondet e BIK, ngase vetëm falë këtyre fondeve bëhet e mundur funksionimi normal i Medreseve anekënd Kosovës, pastaj funksionimi i Fakultetit të Studimeve Islame, si dhe e gjithë veprimtaria dhe aktiviteti i BIK".
- tha ndër të tjerash, udhëheqësi financiar i Kryesisë së BIK-së, Kasim ef. Gërguri.



## U PËRURUA XHAMIA NË LAGJEN “DARDANIA” TË GJILANIT

Në prag të muajit të madhëruar të Ramazanit, më 6 korrik 2012, në Gjilan në lagjën “Dardania” në një manifestim rasti u përurua xhamia e re në të cilën morën pjesë besimtarë nga Gjilani si dhe të ftuar të tjerë.

Në këtë manifestim qenë të pranishëm edhe sekretari i Kryesisë së BIK, Resul Rexhepi, dr. Fahrush Rexhepi - anëtar i Kryesisë, kryeimami, Sabri Bajgora, përgjegjësi i veprimtarisë botuese, Ahmet Sadriu, pastaj përfaqësues të këshillave të BI, si dhe udhëheqësit e KBI të Gjilanit me në krye Mustafë ef. Bajramin.

Nën përcjelljen e tekbireve të të pranishmëve, shiritin e përurimit bashkërisht e prenë sekretari i kryesisë së BIK, h. Resul ef. Rexhepi dhe kryetari i KBI të Gjilanit, Mustafë ef. Bajrami.

Për rolin dhe rëndësinë që ka xhamia në shoqëri me një fjalë rasti të pranishëmve iu drejtua, Resul efendiu Rexhepi, i cili tha se xhamia është vend i adhurimit, vend i ibadetit e unitetit, vend ku edukohet e arsimohet popullata.

Rëndësia e xhamisë në historinë e myslimanëve ka qenë vendimtare në ruajtjen e unitetit e kompaktësisë, si dhe në zhvillimin kulturor shpirtërorë e arsimor- tha ndër të tjerat Resul ef. Rexhepi.

Hytben e xhumasë e mbajti, kryeimami Sabri ef. Bajgora, ndërsa namazit të xhumasë, i priu Mustafë ef. Bajrami-i cili edhe është emëruar imam në këtë xhami.

Nevoja për xhami në lagjen “Dardania” ka qenë e kamotshëm, mirëpo kjo u bë e mundur vetëm pasi Kuvendi komunal i Gjilanit ndau truallin për xhami. Lagja “Dardania” është më e madhe dhe më e urbanizuara në Gjilan, ndërtimi i xhamisë në një farë mënyre e kompleton këtë lagje me infrastrukturë publike. (R.Shkodra)



## NË DUMOSH NDËRTOHET XHAMIA E RE

Më 9 qershor 2012, në Dumosh (Podujevë), në një solemnitet rasti u vu gurthemeli i xhamisë së re. Në këtë manifestim, përpos xhematlinjve, qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga sekretari i Kryesisë, Resul Rexhepi e kryeimami Sabri ef. Bajgora, drejtuesit e KBI të Podujevës të prirë nga kryetari, Bekim Jashari , drejtori i fondacionit KAD, z. Rashid Xharum, si dhe të ftuar të tjerë. Myftiu Tërnava, pasi përshëndeti të pranishmit dhe falënderoi të gjithë ata që kanë kontribuar për nisjen e ndërtimit të xhamisë së re, një falënderim të posaçëm i bëri financuesve nga Bahrejni që përmes fondacionit “KAD” kanë marr përsipër ndërtim e xhamisë. Ndërsa duke folur për rëndësinë që ka xhamia, Myftiu Tërnava tha: “Allahu në Kuran ka thënë që faltoret në tokë i ndërtojnë ata që e besojnë Zotin, ndërsa Muhamedi na thotë, Ai i cili ndërton në këtë dynja një xhami për Zotin, e që ka nijet të pastër që në këtë xhami të edukohen gjeneratat e reja, që në xhami të kryet ibadeti, adhurimi, Allahu xh.sh, çdo njërit prej tyre në ahiret do t’u ndërtoj nga një shtëpi , prej shtëpive të xhenetit.

Më tutje Myftiu Tërnava tha, më gëzon fakti që ne para disa ditësh kemi vënë gurthemelin e xhamisë së re edhe në fshatin Shajkoc, sot këtu, në Batllavë xhamia është në fazën

përfundimtare, por u bëj me dije se në të gjithë këshillat e BI jemi duke ndërtuar shtëpi të Zotit, jemi duke ndërtuar medrese, jemi duke ndërtuar edhe çerdhe për fëmijë - kjo e fundit është një risi, në dy komuna veç kemi filluar dhe inshalla në të gjitha komunat e Kosovës do të ndërtojmë nga një apo dy çerdhe, ku fëmijët tanë do të kenë mundësinë që të edukohen nga mosha e re. Kryetari i KBI të Podujevës, Bekim Jashari tha para të pranishmëve se fillimi i ndërtimin të xhamisë së re, sot këtu në Dumsoh shënon një moment të rëndësishëm jo vetëm për Dumoshin por për të gjithë KBI të Podujevës e më gjerë. Ndërsa drejtori i fondacionit "KAD", Rashit Xharum pasi përshëndeti të pranishmit tha se një falënderim të posaçëm për nisjen e ndërtimit të xhamisë së re në këtë fshatë është për vëllezërit nga Bahrejni e posaçërisht për zotëriun Mahmud Sherif , si dhe xhematin e xhamisë së Sadiku në Bahrejn që morën për sipër financimin e kësaj xhamie.

Ndërsa imami i xhamisë Xhevat Maçastena u shpreh i gëzuar dhe krenar më shumë se kurdoherë për faktin se po vëmë gurthemelin e shtëpisë ku madhërohet Zoti ynë fuqiplotë, ku edukohen dhe ushqehen shpirtrat me lajmin dhe fjalën e vërtet- Kuranin. Ku mësohet vepra dhe morali i mirë. (R. Shkodra)



## DUA HATMEJE NË FSHATIN PLESHINË

Më 28 prill, 9 nxënësit e xhamisë së Pleshinës, në mënyrë solemne, para imamit Mensur ef. Avdyli dhe xhematlinjve, bënë hatme. Përveç xhematit, të pranishëm ishin edhe përfaqësuesit e KBI-së me kryetarin Fehmi Mehmeti në krye – kryeimami i KBI-së Sylejman ef. Rosha dhe anëtarë të KBI-së. Të pranishmëve iu drejtua kryetari I KBI-së të Ferizajt, ef. Fehmi Mehmeti, duke i përgëzuar nxënësit për mësimin e leximit të Kur'anit. Njëkohësisht ai tha disa fjalë edhe për vlerën e leximit të Kur'anit, duke përmendur hadithin e Pejgamberit a.s.: "Më i miri prej njerëzve është ai që e mëson Kur'anin dhe ua mëson të tjerëve". Njëkohësisht i porositi nxënësit që të vazhdojnë leximin dhe mësimin e Kur'anit dhe t'i mësojnë edhe të tjerët. Nxënësit që përfunduan leximin e Kur'anit janë të moshave të ndryshme; ka prej tyre edhe studentë e nxënës të shkollave të mesme dhe fillore.
Ata janë: Zineta Cani, Blerina Avdyli, Fatlira Shatrolli, Flamur Hoxha, Endrit Cani, Leotrim Bajraktari, Driton Ferati, Driton Avdyli dhe Agim Hoxha (42 vjeç, babai i Flamur Hoxhës). (M. Avdyli)



## HATME ME RASTIN E 480 VJETORIT TË THEMELIMIT TË XHAMISË SË "MEHMET KUKLIBEUT" NË BRESANË.

Më 25 Prill 2012, në xhaminë "Mehmet Kuklibeu" në Bresanë, e ndërtuar më 1532 nga vet Mehmet Kuklibeu, emrin e të cilit sot me krenari e mban kjo xhami. Ishin mbledhur fëmijë, pleq e të rinjë me rastin e duas së hatmes. Ishte 480 vjetori i xhamisë dhe mbi 70 nxënës kishin përfunduar leximin e Kuranit.Programin e hapi imami i xhamisë Xhevat ef. Fetahi i cili pasi prezantoi nxënësit, shkurtimisht foli për sukseset e arritura të nxënësve.

Pas përfundimit të programit fjalën e mori Kryetari i KBI-së, të Dragashit Xhemal ef. Abdullahu i cili përgëzoi fëmijët, prindërit e tyre dhe imamin e xhamisë për suksesin që kishin arritur. Më pas fjala iu dha kryeimamit të BIK z. Sabri ef. Bajgora, i cili ndër të tjera tha: Kurani ju garanton ardhmërinë e tyre në dynja dhe ahiret dhe se shpërblimet janë shumë të mëdha si për ata që e mësojnë Kuranin gjithashtu edhe për ata që ua mësojnë të tjerëve, përfundoi ai duke i përgëzuar të gjithë ata që kontribuan në realizimin e kësaj hatme. Në fund nxënësve iu dhanë certifikata nga ana e KBI-së, të Dragashit, për hatmen. Gjithashtu një mirënjohje për kontributin e jashtëzakonshëm dhe merita në mësim besim iu nda imamit të xhamisë Xhevat ef. Fetahit. Ceremonia e duahatmes u përmbyll me duan që e bëri kryeimami i KBI-së, të Dragashit Xhafer ef. Fejziu. Në vazhdim po japim pasqyrën e nxënësve që bënë hatme. Aida Nazifi, Aida Kasami, Alberie Abdurrahmani,

Alma Salihu, Amar Kasami, Amire Aliu, Beslinda Qemaledini, Destan Ahmeti, Elbein Kasami, Elmedina Muharremi, Erdin Aliu, Fitim Ramadani, Fitore Tosuni, Hanomshahe Yzeri, Harbin Abdurrahmani, Hykmete Mehmeti, Jeton Asllani, Kumrie Neshati, Kushtrim Reshiti, Majlinda Halimi, Maliq Maliqi, Miranda Rysheni, Nejat Shyqeriu, Qendresa Riza, Reshat Tosuni, Sanida Shaqiri, Sara Ahmeti, Suejb Kasami, Suela Tosuni, Shpetim Saiti, Valmira Hajdari, Vesa Ymeti, Vlera Nazifi, Vlora Reshiti, Xheneta Selmani, Xhenisa Abdurrahmani, Zejnepe Maliqi, Zymryte Muharremi, Agnesa Abdurrahmani, Agnesa Sylejmani, Arlinda Salihu, Arta Qerimi, Behar Saiti, Eljesa Sylejmani, Elvira Abdurrahmani, Eroll Kasami, Fedaije Halimi, Gresa Shaipi, Jeton Shaipi, Lejla Qerimi, Medine Aliu, Rrahim Sylejmani, Sara Abdurrahmani, Adile Ibrahimi, Berina Kasami, Besarta Fejziu, Çlirimtare Salihu, Edin Vehbiu, Makfire Kamberi, Mona Ahmeti, Ramadan Yzeri, Rami Kasami, Saime Shaqiri, Semina Tosuni, Semra Kasami, Sevdije Veliu, Sylejman Sylejmani, Xhymret Shyqeriu, Ylmi Kamberi, Zinete Ahmeti, Sara Shaqiri. (Xhafer Fejziu)



**MAGJISTROI PROF. XHAVIT QERIMI**

Teologët vazhdojnë të përparojnë edhe më tutje në drejtime të ndryshme studimore pasuniversitare. Më 02.05.2012, në Fakultetin Juridik të Universitetit të Prishtinës, katedra Kushtetuese-Administrative, prof. Xhavit Qerimi mbrojti punimin e masterit: "Roli mbikëqyrës i parlamentit në sisteme parlamentare të qeverisjes-me theks të veçantë në Kosovë".Grupin punues të mbrojtjes e përbënin: Prof. dr. Visar Morina, mentor, Prof. dr. Arsim Bajrami e Prof. dr. Agur Sokoli, anëtarë. Pas prezantimit me sukses të punimit të kandidatit, profesorët shtruan pyetje për disa teza dhe, pasi kandidati mbrojti me sukses tezën e punimit të tij, ata shpallën vendimin:" Prof. Xhavit Qerimi fitoi titullin akademik: MASTER i shkencave Juridike- Kushtetuese-Administrative".

Xhavit Qerimi ka lindur në fshatin Gadime e Epërme më 12.04.1958, shkollën fillore e ka mbaruar në vendlindje për të vazhduar më pastaj të mesmen në medresenë "Alauddin" të Prishtinës (1973-1978). Studimet më tutje i vazhdoi në fakultetin Usulu Din – Dega Akaid dhe Filozofi – Universiteti i Az'harit – Kajro (1980-1984). Aktualisht punon si edukator në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës dhe është anëtar i Kuvendit të BIK-së dhe të KBI-së të Lipjanit. (A. Jusufi)

**MAGJISTROI RIJAD MISINI**

Në Universitetin"Mbreti Saud" të Riadit, kandidati Rijad Misini, student i shkallës së tretë në departamentin e kurrikulit dhe instruksioneve arsimore, në fakultetin pedagogjik, mbrojti me sukses temën e masterit "Hartim qëllimesh të propozuara për lëndën e Fikhut, për nivelin e mesëm të shkollës Alaudin në Republikën e Kosovës". Komisioni në përbërjen Prof. Ass. Dr. Salih Mufeda (mentor - kryetar), Prof. Asoc. Dr. Ahmed Xhuhejmi (anëtar), Prof. Asoc. Dr. Abdulmuhsin Sejf (anëtar), kandidati Misini bëri ekspozenë e temës në mënyrë brilante dhe më pastaj anëtarët e komisionit shtruan pyetje që ndërlidheshin drejtpërdrejt me temën e paraqitur. Më pastaj ata bënë verifikimin e autorësisë



së punimit dhe vlerësuan nivelin e njohjes së problematikës që u trajtua në punim. Ata e cilësuan temën si shumë të qëlluar, sepse një temë e tillë shënon një hap të madh drejt avancimit të kurrikulit të arsimit islam në Kosovë. Duke i uruar suksese të mëtutjeshme, kandidatin Rijad Misini komisioni e vlerësoi pozitivisht dhe i dha titullin Master i Kurrikulit dhe Instruksioneve të Arsimit Islam. (R. Misini)

## PAS 81 VJETËSH ULQINIT I RIKTHEHET XHAMIA E MARINARËVE

Më 1 qershor 2012, pas 81 vjetësh Ulqinit iu rikthye Xhamia e Marinarëve, të cilën më 1931, pushteti i atëhershëm e kishte shkatërruar. Në manifestimin e përgatitur për inaugurimin e xhamisë që u mbajt para namazit të xhumasë, qenë të pranishëm përfaqësuesit më të lartë ta BI të Malit të Zi, pastaj mysafirë të ftuar nga Kosova, Shqipëria, Turqia, Bosnja e Hercegovina, Maqedonia etj. Xhamia e Marinarëve është në lagjen "Rana", pran plazhit të vogël. Xhamia e marinarëve është konsideruar si një ndër objekte më të rëndësishëm të trashëgimisë materiale islame. Xhamia konsiderohet e shekullit XIV, me gjithë që viti i ndërtimit të xhamisë së shkatërruar më 1931 nuk dihet, kjo xhami konsiderohet si një ndër xhamitë më të vjetra në Ballkan. Rindërtimin e xhamisë së marinarëve e bëri "TIKA" nga Turqia. (R. Shkodra)



## MYFTIU TËRNAVA TELEGRAM NGUSHËLLIMI MBRETIT TË ARABISË SAUDITE

Me rastin e vdekjes së princit të kurorës së Mbretërisë saudite, Najif bin Abdul Aziz, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i ka dërguar më 18 qershor telegramngushëllimi Mbretit të Arabisë Saudite, Abdullah bin Abdul Aziz al- Saud, Familjes Mbretërore dhe Popullit saudit. Në telegramin e Myftiut Tërnava thuhet: "Lartmadhëria juaj, me keqardhje morëm lajmin për vdekjen e trashëgimtarit të fronit, Princit Najif bin Abdul Aziz – Allahu e mëshiroftë. Në emër timin dhe në emër të popullit të Kosovës me lejoni t'u shpreh ngushëllimet më të sinqerta Juve, Familjes Mbretërore dhe popullit saudit.

Lusim Allahun fuqiplotë t'u jep durim dhe tu dhuron shëndet dhe forcë, dhe lusim Allahun fuqiplote të mëshiron merhumin me mëshirën e Tij dhe ta bëjë nga banuesit e xhenetit.

"Të Allahut jemi dhe tek Ai do kthehemi".

*Myftiu i Kosovës,*
*Mr. Naim Tërnava*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, shpallë

## KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:
Nëpunës në Shërbimin Fetaro-arsimor

KANDIDATI DUHET T'I PLOTËSOJË KËTO KUSHTE:

- Të ketë të kryer Medresenë dhe Fakultetin Islam (diploma e nostrifikuar nga Kryesia),
- Të ketë përvojë pune në BIK së paku pesë (5) vite,
- Të ketë aftësi komunikuese me xhemat dhe me imamë.

DOKUMENTET E NEVOJSHME

Kërkesës për punësim duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore,
- Certifikatën se nuk është nën hetime,
- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Vërtetim për përvojën e punës.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim. Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

## SHEJKHU AL-EZ'HER KA KËRKUAR VENDOSJEN E DEMOKRACISË NË BAZË TË PARIMEVE ISLAME

Shejhul Ez'her iu ka drejtuar Mohamed Morsi për hir të fitores të tij në zgjedhjet presidenciale të Egjiptit, ka kërkuar nga ai që ta formon një qeveri demokratike të bazuar në parime të sheriatit islamik. Në këtë mesazh urimi thuhet: Ez'heri duke i kujtuar përgjegjësitë e rëndësishme të Muhamed Morsiut në të qëndruarit besnik ndaj zotimeve dhe premtimeve të tij, kërkon nga ai që të jetë president shteti për të gjitha shtresat e shoqërisë egjiptiane pavarësisht qëndrimeve, ideve dhe bindjeve që i kanë ata dhe le ta dinë se ai është përfaqësuesi i të gjithë popullit të Egjiptit. Mesazhi i urimit të shejhul-Ez'herit fletë për atë se presidenti i ri shtetit është përgjegjës për mbështetjen dhe mbrojtjen e të drejtave njerëzore, politike dhe sociale të egjiptianëve dhe duhet të i respekton të drejtat e atyre, si të myslimanëve ashtu edhe të krishterëve në mënyrë të barabartë. Në këtë mesazh është theksuar: Ez'heri kërkon nga presidenti i ri i shtetit që t'i bënë të gjitha përpjekjet e veta së bashku me kabinetin e tij për të i zgjidhur problemet e vërteta të popullit me dinjitet dhe durim të Egjiptit.

## POPUJT ARAB PO KËRKOJNË ROL MË TË MADH TË SHERIATIT NË INSTITUCIONET E LIGJVËNIES

Në bazë të rezultateve të një sondazhi të fundit të Institutit Botëror Gallup, thuhet se popujt revolucionare arabe po kërkojnë që sheriati islam të ketë rol më të madh në sistemin e ligjvënies në vendet e tyre. Rezultatet më të reja tregojnë se shumica e qytetarëve femra dhe meshkuj të vendeve arabe që kohëve të fundit kanë qenë dëshmitarë të revolucioneve politike, kanë kërkuar që feja të hynë në sistemin ligjor të vendeve të tyre. Vetëm një pakicë e vogël në këto vende kërkojnë që feja të ndahet plotësisht nga sistemi ligjor ku 44 % e femrave dhe 50 % e meshkujve në Egjipt po kërkojnë që sheriati islam të jetë i vetmi burim ligjvënës në vend. Në Jemen kjo statistikë është edhe më e madhe dhe 68% e femrave dhe 58% e meshkujve jemenas kërkojnë vendosjen e sheriatit islamik. Në Libi gjithashtu 39% e meshkujve dhe 32 % e femrave kërkojnë vendosjen e ligjeve islamike si burim i ligjvënës në vendin e tyre. Në bazë të këtyre rezultateve gjithashtu thuhet se meshkujt të cilët janë më të zotuar ndaj primeve dhe bindjeve fetare të tyre në krahasim me meshkujt të cilët janë më pak të zotuar ndaj primeve dhe bindjeve fetare, janë më shumë mbështetës të së drejtave të femrave

## NË OKSFORD ORGANIZOHET KONFERENCA NDËRKOMBËTARE "KUR'ANI NË BOTËN E SFIDAVE"

Kjo konferencë organizohet me kontributin e Institutit Kur'anor të Oksfordit dhe ka për qëllim kryerjen dhe zhvillimin e studimeve dhe hulumtimeve rreth dimensioneve të ndryshme të Kur'anit në botën e sotshme përplot me sfida në mënyrë që të njihet më mirë ky libër qiellor. Në këtë konferencë do të paraqiten artikuj rreth krijimit të qeverive islamike dhe strategjive kur'anore të tyre, ligji në Kur'an dhe marrëdhënie dhe bashkëveprimi i tij me ligjet sekulare dhe ligjet ndërkombëtare, sistemi bankar islamik dhe tregjet financiare, bazat kur'anore të tyre dhe zbërthimi dhe analizimi i sistemeve islamike dhe në bazë të nevojave kur'anore, përgjigjet e Kur'anit ndaj sfidave intelektuale dhe filozofike që gjenden përpara myslimanëve janë prej pyetjeve të cilat shtrohen nga grupet pabesimtare dhe ideologjitë e tjera e rrymat e ndryshme intelektuale, themelet kur'anore të lëvizjeve spirituale dhe gnostike brenda dhe jashtë botës islame si dhe shtrirja e mbulimit medial citohen të jenë prej temave kur'anore që do të trajtohen në këtë konferencë.

## FRANCA PRODHON PROGRAM KOMPJUTERIK PËR IDENTIFIKIMIN E PRODHIMEVE HALLALLE

Programi kompjuterik për identifikimin e prodhimeve hallall është prodhuar me emrin "Just Hallall" i veçantë për aparatet e telefonave celular Android dhe Aifon në Francë. Ky program është një lloj lexuesi i etiketave i cili ka një kapacitet që të i identifikon rreth pesëdhjetë mijë prodhime ushqimore dhe artikujt i kategorizon në tre kategori, hallall, haram dhe të dyshuara. Ris Mabik, drejtore e kompanisë "Smart Gig", në lidhje me arsyet e projektimit të këtij programi kompjuterik, ka thënë: unë jam mysliman dhe besoj në parimet dhe mësimet islame dhe shumë mirë jam i informuar rreth kësaj çështje se zgjedhja dhe blerja e artikujve hallall në shitoret e mëdha është një punë shumë e vështirë sepse ekzistojnë mbi 1400 lloje shtesë të ushqimit prandaj ne duhet të dimë se këto lëndë ushqimore në cilin artikull janë përdor dhe në cilën kategori radhiten, hallall ose haram. Ky program kompjuterik tash për tash është në dispozicion të atyre që kanë telefon celulare Androidi dhe Aifon. Ajo duke folur rreth mirëpritjes në nivel të madh të këtij programi nga ana e qytetarëve mysliman, ka nënvizuar: për fat të mirë edhe pse ky program kompjuterik shumë frikë është ofruar në treg, por është mirëpritur

në nivel shumë të gjerë. Edhe nëpër rrjetet sociale përdoruesit e internetit flasin rreth këtij programi.

### MALAJZIA FORCON STANDARDET E INVESTIMIT TË VETË ISLAMIK

Komisioni për Letra me Vlerë i Malajzisë në kuadër të rritjes të investimit islamik në këtë vend, i përmirëson politikat e veta për investim duke përfituar më shumë nga standardet islame. Në përputhshmëri me standardet islamike të më hershme të Malajzisë, ka një kohë bukur të gjatë prej kur në këtë vend investimi në kompanitë të cilat veprojnë në industrinë jo të lejuar si të asaj për prodhimin e pijeve alkoolike dhe cigareve është përkufizuar në masë të madhe ose ndaluar fare. Ky komision ka sqaruar: në bazë të standardeve të reja, këto përkufizime do të zbatohen në mënyrë më serioze dhe në përpikëri të madhe duke shfrytëzuar mësimet islame në masë më të madhe në mënyrë që politikat për investime islamike të zbatohen dhe realizohen më shumë se në të kaluarën. Këto reforma gjithashtu përmbajnë dy standarde të reja financiare si dhe plane për zbatimin e mësimeve të sistemit islamik të bankave në mënyrë që të parandalohen kamatat e larta dhe kredi me përfitime të mëdha në këtë vend. Këto plane do të fillojnë të zbatohen në muajin tetor ku drejtuesit e investimit islamik do të kenë afat gjashtë muaj që të marrin masat përkatëse për vendosjen në zbatim të këtyre planeve.

### FILLOI TRANSMETIMI TESTUES I KANALIT TELEVIZIV TË DIANETIT TË TURQISË

Kanali televiziv i Dianetit të Turqisë ka filluar transmetimin testues që nga 18 qershor pa kurrfarë animi ndaj ndonjë medhëhebi ose gjuhe vetëm për të dërguar mesazhin e fesë së pastërt islame për të gjithë botën. Në ceremoninë e fillimit të transmetimit testues të programeve të këtij kanali televiziv, Muhamed Gyrmez, kryetari i Organizatës të Dianetit të Turqisë, gjatë një fjalimi ka thënë: të njohurit e shoqërisë me principet dhe rregullat e fesë islame konsiderohet prej punëve esenciale dhe më të rëndësishme të muslimanëve në përgjithësi, prandaj edhe qëllimi kryesor i këtij kanali televiziv është arritja e këtij qëllimi të rëndësishëm. Ky kanal televiziv është themeluar për ta dërguar mesazhin e fesë së pastërtë islame për të gjithë botën, do të thotë besimin në një Zot, etikën islame, adhurimin dhe drejtësinë për të gjithë qytetarët e botës pa marrë parasysh se cilit medhëheb i përkasin. Ky kanal televiziv do të vepron nën mbikëqyrjen e kryetarit të Organizatës të Dianetit të Turqisë dhe duke i respektuar të gjitha rregulloret e kësaj organizate do të i prodhoj programet e veta në sferën e mësimeve dhe kulturës fetare, mbështetja e familjes dhe themeleve të saj, zhvillimin dhe ngritjen e shoqërisë duke e dërguar atë në një qetësi stabile. Prezantimi i komentimit të Kur'anit fisnik, përgjigjja e pyetjeve fetare, transmetimi i ceremonisë së faljes të namazit së xhumas dhe muzikës spirituale citohen se do të jenë prej programeve kryesore të këtij kanali televiziv.

### TUNIZIA MBAN KONFERENCË NDËRKOMBËTARE PËR EKONOMI ISLAME DHE ZHVILLIM RAJONAL

Konferenca e parë ndërkombëtare për sistemin financiar-islamik me temë "Ekonomia islame dhe zhvillimi rajonal" organizohet në fund të muajit qershor në qytetin Safakis të Tunizisë. kjo konferencë ndërkombëtare do të organizohet me kontributin e Fakultetit e Ekonomisë dhe Administrimit të qytetin Safaks me pjesëmarrjen e institutit për hulumtime islamike i cili vepron në kuadër të Bankës për Zhvillim Islamik. Mbi 100 ekspertë të sferës të ekonomisë, mendimtar dhe drejtor të institucioneve financiare-islamike nga vende të ndryshme të botës veçanërisht nga vendet islame të rajonit të Gjirit Persik dhe Evropës do të marrin pjesë në këtë konferencë ndërkombëtare. Çështjet e ekonomisë në sistemin financiar-islamik, ekonomia e vogël islamike dhe drejtësia shoqërore, administrimi i rrezikut në sistemin financiar-islamik, shpikjet financiare-islamike dhe sigurimi islamik janë temat kryesore që do të diskutohen dhe trajtohen gjatë kësaj konference. Burhan Terikuji, dekan i Fakultetit të Ekonomisë dhe Administrimit të Safaksit në lidhje me arsyet e organizimit të kësaj konference ka thënë: kjo konferencë ndërkombëtare deri diku do ta kompenson prapambetjen e Tunizit nga tregjet globale në sferën e ekonomisë islame. Ai ka shtuar: në këtë konferencë përveç organizimit të tryezave të ndryshme shkencore dhe analitike, do të paraqiten gjithashtu edhe mbi 30 artikuj shkencor rreth metodave për zhvillimin e sistemit të ekonomisë islame në Tunizi dhe në shtetet e tjera të rajonit. Sipas pohimeve të dekanit të Fakultetit të Ekonomisë dhe Administrimit të Safaks, organizimi i tryezës shkencore me temë "Elementet dhe metodat për shfrytëzimin e bazave të ekonomisë islame" është prej programeve të tjera gjatë organizimit të kësaj konference.

(Mr.Rexhep Suma)

| | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| AUTOR: AGIM GASHI | EJA NË NAMAZ | SHESHI | LLOJ SHPATE | HUMNERË | LLOJ STROFULLI I KAFSHËVE | EKREMI (DIM.) | LËRE! | FRANCA | DRAMA E PARË SHQIPE | PËRKUND | SHKEL E SHKO | ISH-KRYEM. LIBANEZ, RAFIK | | MAJË PENE SHKRIMI, XINË |
| EJA NË SHPËTIM | | | | | | | | | | | | | 50 ROMAK / TITANI | |
| E ARABISË | | | | | | | | ALBANOLOGU, BLAKU (SHQ.) / SAGITARIUS | | | | | | |
| BONJAKU | | | | | | | LAJM I MIRË / H.N. | | | | | | | |
| VENDËSE | | | | | | E NDALUARA NË ISLAM / AUSTRIA | | | | | | | SPANJA / ... E BASHKUARA ARABE | |
| HEDH UJË | | | | QË BËN RANGË / ABONIM | | | | | | | | | | AI QË BËN AGJITACION |
| ENERGJIA | | AL PAÇINO / ROMAN I KAFKËS | | | | | | | | PËRPUTHJA E VARGJEVE | | | | |
| BARI I THATË | | | | | | | | | | AMPERI | | I.G.J. / BREGDETAS | | |
| EMËR MASHKULLI | | | | | | | | | | | DUKATI / I PJEKUR | | | |
| L.E. | | | ZANORE / PJESËT E NJË SUREJE | | | | | | | MËRI | | | | |
| ZEZAK | | | | | | | | | | PËRCAKTOVA MASËN | | | | |
| ROMAN I KADARESË | | | | | | | | | | TRADITË | | | | |
| | BAREL I VOGËL / LIRBI I BESIMTARËVE ISLAMË | | | | | | | | | TEZE | | | | |
| PJESA E NJË SHTËPIE | | | | | HAPËSIRA MBI RETË | NDESHJE | ITALIA | MINUTË | BESIM | UNIVERSITETI I TIRANËS | | | RADIUSI / ÇATIA | |
| URANI | | TRANSMETIMI / KRYEHOXHË | | | | | | | | LUMË NË SLLOVENI / PARARARDHËS ITALIAN | | | | LLOJ ËMBËLSIRE |
| CEREMONI | | | | TAKSA / DATA | | | | | | | LUMË NË IRLANDË / INDUSTRI KROATE E NAFTËS | | | |
| AMERICI | | | NDËRTESA KRYESORE E NJË FAKULTETI / TITANI | | | | | | | | | LIRI RASHA / ILIR KONUSHEVCI | | |
| MENDJEHOLLI | | | | | | | E NJËZËSHME / EDHE | | | | | | | |
| KOPJIMET | | | | | | | | | DREDHIM | | | | | |



ZGJIDHJA E KALUAR: MESXHIDUL AKSAJA, USKUP, REGRESET, STAM, PAGUAR, PI, TELATINA, JEMEK, ATIJ, KILIANET, FITA, AD, A, AK, DRIN, AVA, AEDI, S, EL, SR, KAHE, REIS, RUBA, E, ZK, ARIT, MAGJE, PADI, ZGJIM, A, I, PAH, MI, LA, RABIJELALA, MAT, LLURBA, ALUZIONI, IDARE, BALISTIK, UI, I, KATETI, E.

# Ordinanca Specialistike Stomatologjike

# “DHËMBI”



## OFRON SHËRBIME ME STANDARDE EVROPIANE:

- Ndihma e parë
- Stomatologji preventive
- Shërim të dhëmbëve
- Stomatologji estetike
- Protetikë
- Kirurgji

Dr. Enver Lokaj, Dr. Xheve Lokaj

Telefona kontaktues: 044-179-175; 039/ 432-614.

Rr. “Adem Jashari” Pejë.

Afër stacionit të autobusëve, përballë furrës “Flamuri”

